VENDIMMARRJA DHE ORIENTIMI I SHOQËRISË ISLAME

# DITURIA ISLAME

NUMER 262 | VITI 25 | MAJ 2012 | XHUMADEL-UHRA 1433 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

## KOMENTIMI I SURES "ER-RRAHMAN"

SABRI BAJGORA



www.dituriaislame.net

...Allahu nuk ndryshon gjendjen e një populli
përderisa ata nuk e ndryshojnë vetveten e tyre...
(Er-Ra'd, 11)

O ju që besuat, bindjuni Allahut, respektoni të
dërguarin dhe përgjegjësit nga ju.
Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje,
atëherë parashtrojeni atë tek
Allahu (te libri i Tij) dhe tek i dërguari,
po qe se i besoni Allahut dhe Ditës së fundit.
Kjo është më e dobishmja dhe përfundimi më i
mirë.
(En-Nisa, 59)

... e konsultohu me ta në të gjitha çështjet,
e kur të vendosësh, atëherë mbështetu në
Allahun, se Allahu i do ata që mbështeten.
(Ali Imran, 159)

"Kur njerëzit e shohin zullumqarin-despotin që
po bën padrejtësi dhe ata nuk e pengojnë , është
dro se shumë shpejt Allahu do t'i përfshijë me
ndëshkimin e Tij".
Transmeton Ebu Davudi nga Amër Ibn Hushejmi

DITURIA
ISLAME







Një delegacion nga Banka Islame për Zhvillim (IDB)- sektori i bursave, me seli në Xhedë të Arabisë Saudite, i përbërë nga Dr. Malik Shah bin Yusif , drejtor i sektorit, dhe z. Adil Sindi ,zyrtar i lartë, qëndroi për vizitë në Kosovë. Si mysafirë të Myftiut të Republikës së Kosovës, ata qëndruan në vendin tonë nga data 16 deri më 19 mars. Ky delegacion u prit nga Myftiu i Kosovës, z. Naim Tërnava, me bashkëpunëtorët. Myftiu ka falënderuar IDB-në për ndihmën që po i ofron Kosovës në të gjitha fushat dhe në veçanti edhe me programin e bursave për student të fushave të ndryshme dhe, në shenjë respekti, për ta shtroi një darkë. Qëllimi parësor i kësaj vizite ishte takimi me studentët kosovarë, të cilët përfitojnë bursa nga IDB si dhe u interesuan se si po implementohet ky program që udhëhiqet nga Kryesia e BIK-së. Më 17 mars studentët bursistë patën rastin të takoheshin me mysafirët dhe kjo e bëri delegacionin të ndihej mirë dhe të bashkëbisedonte me studentët për programin, për qëllimin, intencën dhe prioritetet që ka kjo bankë për të investuar anekënd botës në fushën e edukimit dhe arsimit, në përgjithësi, dhe në Kosovë, në veçanti.



DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamed Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Shëndeti dhe falënderimi



*Qenia njerëzore e krijuar nga dheu u ekspozohet gjithnjë gjërave që e rrethojnë. Sikurse shëndeti, ashtu edhe sëmundja janë pjesë e jetës së njeriut dhe ato thuajse janë në luftë me njëra-tjetrën për të dominuar trupin e njeriut. Vlerat shpirtërore e mbajnë njeriun në lartësinë metafizike, kurse vlerat trupore si faktorë fizikë, e stabilizojnë njeriun në sferën tokësore. Njeriu si krijesa më e respektuar tek Allahu xh.sh., duhet të shprehë mirënjohje dhe falënderim të veçantë Atij Që i dha shëndet, begati dhe nimetet, të cilave, sado që të mundohet t'i numërojë ato, njeriu s'do t'ua gjejë kurrë fundin. "Dhe kur të sëmurem ai më shëron" (Esh-Shuaraë, 80). Çdo sëmundjeje, me përjashtim të pleqërisë dhe vdekjes, Allahu xh.sh.i ka caktuar edhe ilaçin. Resulullahu, në lidhje me këtë, shprehet: "Allahu nuk ka zbritur sëmundje, për të cilën të mos ketë zbritur edhe shërim". (Buhariu, 5246). Patjetër që shëndeti trupor ndërlidhet shumë ngushtë me shëndetin e zemrës. "Në trup gjendet një copë mishi, e cila, kur është në rregull, është në rregull i gjithë trupi dhe, me prishjen e saj, prishet i gjithë trupi. Ajo është zemra!" (Muslimi). Ekzistojnë dy lloje sëmundjesh: sëmundja e zemrës dhe sëmundja e trupit dhe që të dyja këto i paraqet Kur'ani shumë qartë. Zemrat e shëndosha prodhojnë edhe trupa të shëndoshë.*

*Ajete të shumta flasin për shërimin e zemrës. ".... e juve ju ndihmon kundër tyre dhe shëron zemrat e njerëzve besimtarë". (Et-tevbe, 14); " O Ju njerëz! Juve ju erdhi nga Zoti juaj këshilla (Kur'ani) dhe shërimi i asaj që gjendet në kraharorët tuaj (në zemra).."(Junus, 57) "... dhe në të cilin ka shërim (bar-ilaç) për njerëz".(En-Nahl, 69); "Ne të shpallëm Kur'anin që është shërim dhe mëshirë për besimtarët, kurse jobesimtarëve nuk u shton tjetër përveç dëshpërim". (El Israë, 82); "Dhe kur të sëmurem, ai më shëron". (Esh-Shuaraë, 80); "Thuaj:"Ai është për besimtarët udhëzues e shërues".(Fussilet, 44)*

*Sëmundjet e trupit janë të dukshme, e sëmundjet e zemrës ndahen në dy grupe: sëmundja e dyshimit a e pandehjes dhe sëmundja e epshit apo që shpie në rrugë të shtrembër, dhe që të dyja janë të cekura në Kur'an. Në këtë vazhdë Allahu xh.sh., për sëmundjet e dyshimit (shybes), sjell ajetin "Në zemrat e tyre kanë sëmundje, e Allahu u shton sëmundje edhe më shumë..". (El Bekare, 10), kurse në një ajet tjetër thotë: "...dhe ata që zemrat i kanë të sëmura dhe jobesimtarët, të thonë: "Çfarë deshi Allahu me këtë shembull?"..(El Muddeththir, 31). E kur ftohen që e drejta e Kur'anit dhe synetit të jetë gjykatës në mes tyre, ata refuzojnë këtë gjykim. "E kur thirren që ndërmjet tyre të gjykojë Allahu dhe i dërguari i Tij, një grup prej tyre nuk i përgjigjet asaj. Po, nëse është (fakt) që e drejta u takon atyre (në atë gjykim), ata i shkojnë atij të bindur e me respekt. A thua janë të sëmurë në zemrat e tyre apo mos dyshojnë (në të dërguarin), ose mos frikësohen se Allahu dhe i dërguari i Tij do të gjykojnë në mënyrë të padrejtë kundër tyre? Por jo, ata vetë janë zullumqarë". (En-Nurë, 48-50). Kurse, për sa u përket sëmundjeve të epshit apo që shpien në rrugë të shtrembër, Allahu në Kur'an thotë: "O gratë e Pejgamberit, ju nuk jeni si asnjë grup tjetër, nëse keni kujdes e ruheni, andaj mos u llastoni në të folur e të lakmojë ai që ka sëmundje në zemrën e tij"..(El Ahzab, 32).*

*Kurse, kur jemi tek sëmundja e trupit (fizike), individi përpiqet derdh edhe pasurinë e tij, për të gjetur ilaçin dhe shpeshherë krijon bindjen se filan mjeku a filan personi, më shëroi, duke harruar shëruesin e shëruesve, pra Allahun në zemrat e tyre. Pra, në këtë fazë, kur njeriu harron se Allahu ka vënë sebepet që njeriu të gjejë ilaçin, atëherë besimi i tij me të vërtetë dobësohet shumë. Thelbësore është që zemrat të zhvishen nga adhurimi i Zotit dhe të mos drejtohen nga Ai Që meriton adhurimin e saktë. Kur shërohen zemrat, atëherë lidhen me Të, dhe atyre u jepet një shëndet dhe furnizim në këtë dhe në Botën tjetër. Në një meditim më të thellë, në ngjarjen e Ibrahimit a.s. kur i tha popullit të tij: "A po shihni se ç'po adhuroni? Ju dhe prindërit tuaj të mëparshëm. Në të vërtetë, ata (që adhuroni ju) janë armiq të mi, përveç Zotit të botëve (nëse përveç idhujve adhuroni edhe Atë). Zoti që më krijoi, Ai më udhëzon mua. Dhe Ai që më ushqen dhe më jep të pi. Dhe, kur të sëmurem, ai më shëron" (Esh-Shuaraë, 75-80). Për shëndet të mirë, qoftë shpirtëror a fizik, myslimani nuk kursen falënderimet, lutjet dhe përuljet para të Gjithfuqishmit xh.sh..*

*Mr. Rexhep Suma*



# Komentimi i sures “Er-Rrahman”

**Sabri Bajgora**

**Surja “Er-Rrahman” bën pjesë në grupin e sureve, për të cilat nuk janë në ujdi të gjithë dijetarët nëse është mekase a medinase, ndonëse, sipas shumicës dërrmuese të tyre, kjo sure është mekase. Por, për të sqaruar më mirë pozicionimin e dijetarëve në lidhje me këtë çështje, do të sjellim mendimet dhe argumentet e të dy grupeve...**

**Argumentet e grupit që mendojnë se kjo sure është mekase**

-Transmeton Nehasi nga Ibn Abasi të ketë thënë: “Surja “Er-Rrahman” ka zbritur në Mekë”.

- Transmeton Ibn Merduvije nga Abdullah ibn Zubejri, të ketë thënë: “Surja “Er-Rrahman” ka zbritur në Mekë”. Të njëjtin transmetim, Ibn Merduvije e përcjell edhe nga Aishja r.a..[1]

Mendimin se kjo sure është mekase, prej mufessirëve e përkrahin: Kurtubiu[2], Ebu Hajjan El-Endelusi[3], Ibn Kethiri[4], Ibn Adili[5], Begaviu[6] dhe shumë të tjerë, të cilët bazohen në fjalët e Hasanit, Urvete ibn Zubejrit, Ikrimes, Ataut, Xhabirit si dhe të Ibn Abasit, i cili një herë tjetër thotë se kjo sure e tëra është mekase përveç ajetit 29: “Jes’eluhu men fi-s-semavati vel erd”, i cili, sipas tij, ka zbritur në Medinë”.[7]

- Argument tjetër i xhumhurit të dijetarëve, se kjo sure është mekase, është ç’është transmetuar nga Urvete ibn Zubejri të ketë thënë: “I pari njeri që pas Pejgamberit a.s. lexoi haptazi Kur’an në Mekë, ishte Ibn Mes’udi. Kjo kishte ndodhur pasi ashabët kishin thënë: Deri më tani asnjëherë kurejshët nuk e kanë dëgjuar Kur’anin të lexohet me zë të lartë, prandaj, a ka dikush në mesin tonë, i cili mund ta bëjë këtë?

Unë do ta bëj këtë, - tha Abdullah ibnu Mes’udi. Shokët ia pritën: Ne druajmë për ty. Por, dëshirojmë që këtë ta bëjë dikush që ka familje, e cila mund ta marrë nën mbrojtje, në rast se kurejshët i dëshirojnë të keqen. Por ai e refuzoi këtë dhe u nis në drejtim të Qabesë, derisa arriti te “Mekami Ibrahim” dhe filloi të lexonte me zë të lartë:

“Bismil-lahirr-rrahmanirr-rrahim. Err-Rrahman Al-lemel Kur’ane. Halekal insane. Al-lemehul bejane...”. Ai vazhdoi të lexonte derisa tërhoqi vëmendjen e kurejshëve, të cilët pyetën të habitur: Çka është duke thënë Ibnu Um-mi Abdi?! Medet për të... Ai po lexon atë që i është zbritur Muhamedit! Kurejshët u ngritën të mllefosur. Filluan ta grushtonin, ta goditnin fytyrës, por megjithatë ai vazhdoi ta lexonte derisa e përfundoi, ndërsa gjaku po i rridhte rrëke prej fytyrës. Kur shkoi tek as’abët, ata i thanë: Për këtë ta kishim frikën. Ndërsa Ibn Mes’udi ua ktheu: Betohem në Allahun se armiqtë e Tij, tash janë më të dobët në sytë e mi, e nëse dëshironi, unë do ta përsëris këtë edhe nesër. – Jo, i thanë ata.. Mjafton kjo që bëre sot, sepse ata prej teje dëgjuan atë që e urrejnë.[8]

- Po ashtu transmetohet se i Dërguari i Allahut ua kishte lexuar exhinëve këtë sure, dhe kjo ngjarje dihet se ka ndodhur në Mekë, pa kurrfarë mospajtimi në mesin e dijetarëve.[9]

- Argumenti tjetër se kjo sure është mekase, është transmetimi që përcillet nga Esma, bija e Ebu Bekrit, kur thotë: “E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut s.a.v.s. duke e lexuar “Fe bi ejji alai rabbikuma tukedh-dhiban”, kur ai ishte duke u falur në qoshe të Qabesë, në kohën kur nuk ishte urdhëruar ende që të thërriste haptazi në Islam, ndërkohë që idhujtarët e dëgjonin atë çka ai lexonte.”[10]

- Imam Sujutiu, kur flet për suret për të cilat dijetarët nuk janë në ujdi rreth vendit të zbritjes, flet edhe për suren “Er-Rrahman”, për të cilën në fund, zgjedh mendimin e xhumhurit se kjo sure, sipas të gjithë parametrave të vlerësimit, është zbritje mekase.[11]



**Argumentet e grupit që mendojnë se kjo sure është medinase**

- Transmetojnë Ibn Durejsi, Ibn Merduvije dhe Bejhekiu nga Ibn Abbasi të ketë thënë: "Surja "Er-Rrahman" ka zbritur në Medinë".[12]

- Mukatili, me një grup të vogël dijetarësh, pretendojnë se kjo sure është medinase. Mbase dikush prej tyre ka dashur të aludojë se kjo sure është medinase, për faktin që Suhejl Ibn Amri, në emër të delegacionit negociues të kurejshëve, kishte refuzuar të nënshkruante Marrëveshjen e Hudejbijes me fjalët "Bismil-lahi Rrahmani Rrahim", duke thënë se nuk e njohim këtë emërtim "Er-Rrahman Er-Rrahim", por kishte insistuar ta shkruanin "Bismike Allahumme".[13] Megjithatë, ky mendim është i paqëndrueshëm dhe nuk gëzon ndonjë përkrahje në mesin e dijetarëve.

- Disa dijetarë të tjerë, pa të drejtë ia kanë adresuar edhe Abdullah Ibn Mes'udit thënien se kjo sure është medinase, po një gjë e tillë po ashtu nuk qëndron, sepse vetë Ibn Mes'udi, në Mus'hafin e tij, këtë sure e ka llogaritur të parën prej kategorisë "El-Mufassal", si dhe është pikërisht ai (ashtu siç cekëm më sipër) që e lexoi i pari haptazi këtë sure para idhujtarëve mekas, qysh në fillet e para të zbritjes.

**Përfundim**

Nga argumentet e të dy grupeve të dijetarëve, shihet qartë se kjo sure është mekase. Sa për ta përforcuar edhe më tepër këtë mendim, të cilin e përkrah edhe unë, do të sjell edhe mendimin e dijetarit të madh bashkëkohor Muhamed Sejjid et-Tantavi në lidhje me këtë, kur konstaton: "Mendimi që ka sjellë Imam Kurtubiu se surja "Er-Rrahman" është mekase, është mendim në të cilin të fle shpirti, sepse në këtë sure, që nga fillimi e deri në fund, vërehen fryma dhe shenjat e sureve mekase, në të cilat dominojnë ajetet e shkurtra, argumentet për Njëshmërinë e Allahut, fuqinë e Tij absolute, mirësitë e begatitë e Tij ndaj krijesave; për të ardhmen e ndritur të të devotshmëve (në Xhenet) dhe përfundimin e keq të të këqijve në jetën tjetër (Xhehenem)".[14]

Pra, kjo sure është mekase në tërësi. Ka gjithsej 78 ajete, 351 fjalë dhe 1636 shkronja.[15] Në radhitjen e Mus'hafit ka numrin 55, kurse në radhitjen e zbritjes është e 43-ta. Ka zbritur pas sures "El-Furkan" dhe para sures "Fatir".[16]

**Emërtimi i kësaj kaptine**

Kjo sure është emërtuar "Er-Rrahman", sipas ajetit hyrës të saj, një sure e cila është madhështore për faktin se fillon me njërin prej emrave të bukur të Allahut, i cili, në disa rivajete, cilësohet madje si emri më i madh i Allahut.

Në lidhje me këtë emërtim, kemi edhe një transmetim nga Xhabiri r.a. i cili citohet të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut një ditë doli para ashabëve dhe ua lexoi suren "Er-Rrahman" në tërësi, prej fillimit e deri në fund..."[17]

Kjo sure njihet edhe me emërtimin "Arusul Kur'an", ashtu siç e ka quajtur Pejgamberi a.s. në hadithin që përcjell Aliu r.a.: "Çdo gjë ka "Aureolën e bukurisë", e Aureola e Kur'anit - "Arusul Kur'an" është surja "Er-Rrahman",por që, sipas Imam Sujutiut, nuk do të thotë domosdoshmërish të jetë një emër tjetër i kësaj sureje.

Në disa libra të tefsirit mund të gjejmë edhe mendime si ky: se kjo sure është emërtuar"Er-Rrahman" si kombinim i shkronjave simbolike të sureve që filllojnë me këto shkronja:

Elif Lam Ra[18],

Ha Mim[19] dhe

Nun[20]

Këtë mendim e ka cekur Maverdi në tefsirin e tij[21], duke përcjellë transmetimin nga Seid ibn



Xhubejri dhe Sha’biu. Megjithatë, ky është vetëm një mendim dhe ixhtihad i dijetarëve, kurse të vërtetën e di vetëm Allahu Fuqiplotë.

Vlera e kësaj kaptine

- Transmetohet nga Alkame dhe El-Esvediu të kenë thënë: Erdhi një njeri tek Abdullah ibn Mes’udi dhe i tha: Unë i lexoj të gjitha suret “El-Mufassal”, në një rekat, e Ibn Mes’udi i tha: A mos po mendon se ky Kur’an është si poezi, që të ngutesh në leximin e tij e të ndalesh ku të duash, dhe a mendon se këto vargje kuranore u ngjajnë vargjeve të hurmave të prishura? Dije se Pejgamberi a.s. në një rekat lexonte vetëm nga dy sure prej sureve “El-Mufassal”, si: “En-Nexhm” dhe “Er-Rrahman” në një rekat, “Ikterebeti-s-sa’atu” dhe “El-Haakkah” në një rekat, “Et-Tur” dhe “Edh-Dharijat” në një rekat, “Idha vekeatil vakia” dhe “Nun” në një rekat, “Se’ele sailun” dhe “En-Naziat” në një rekat, “Vejlun lil mutaffifin” dhe “Abese” në një rekat, “El-Muddeth-thir” dhe “El-Muzzemmil” në një rekat, “Hel eta alel insani” dhe “La uksimu bi jevmil kijame” në një rekat, “Amme jetesaelune” dhe “El-Murselat” në një rekat, dhe “Ed-Duhan” dhe “Idhe-sh-shemsu kuvviret” në një rekat.”[22]

- Transmetohet nga Aliu r.a. të ketë thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut: “Çdo gjë ka “Aureolën e bukurisë”, e Aureola e Kur’anit - “Arusul Kur’an” është surja “Er-Rrahman”.[23]

- Transmetohet nga Enesi r.a. të ketë thënë: “I Dërguari i Allahut s.a.v.s. namazin e vitrit e falte nëntë rekate, ndërsa, kur u moshua dhe iu rëndua trupi, vitrin e falte shtatë rekate, ndërkohë që dy prej këtyre rekateve i falte ulur dhe në to lexonte suret: “Er-Rrahman” dhe “El-Vakiatu”.[24]

- Transmetohet nga Esma, bija e Ebu Bekrit, të ketë thënë: “E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut s.a.v.s. duke e lexuar “Fe bi ejji alai rabbikuma tukedh-dhiban” kur ishte duke u falur në qoshe të Qabesë, në kohën kur i Dërguari i Allahut nuk ishte urdhëruar ende që të thërriste haptazi në Islam, ndërkohë që idhujtarët e dëgjonin atë që lexonte ai.[25]

- Transmetohet nga Xhabiri r.a. të ketë thënë: I Dërguari i Allahut një ditë doli para ashabëve dhe ua lexoi suren “Er-Rrahman” në tërësi, prej fillimit e deri në fund, ndërsa ashabët kishin heshtur të gjithë. Ai u kishte thënë: “Ua kam lexuar exhinëve këtë sure në “Natën e exhinëve” e ata kanë reaguar më mirë se ju. Sa herë që vija tek fjalët e Allahut: “Fe bi ejji alai rabbikuma tukedh-dhiban” ata thoshin: “Nuk e mohojmë asgjë prej mirësive të Allahut. Vetëm Atij I takon falënderimi”.[26]

**Shkaku i zbritjes së kësaj kaptine**

Lidhur me shkakun e zbritjes së kësaj sureje, dijetarët kanë përmendur dy transmetime:

- Kur pati zbritur ajeti 60 i sures “El-Furkan”: “E kur u është thënë atyre: Bëni sexhde ndaj të Madhërishmit, ata thanë: “E kush është Rrahmani - Mëshiruesi?...”. Idhujtarët patën thënë: “Kush është Rrahmani”, prandaj Allahu xh.sh. e zbriti këtë sure, për të dëftuar madhështinë e të Githëmëshirshmit- Rrahmanit.[27]

- Idhujtarët mekas, në lidhje me atë që po i zbriste Muhamedit a.s., thoshin: “Atë (Muhammedin) është kah e mëson një njeri”!.- (En-Nahl, 103). Prandaj, për të demantuar këto fjalë dhe bindjet e tyre, zbriti surja “Er-Rrahman”.[28]

**Lidhshmëria e kësaj kaptine me atë paraprake “El-Kamer”**

Në mes sures “Er-Rrahman” dhe asaj paraprake “El-Kamer” ekzistojnë lidhshmëri të ngushta në shumë aspekte dhe dimensione...

- Surja “El-Kamer” fillon me mrekullinë e çarjes së Hënës, ndërkohë që surja “Er-Rrahman”, që në ajetin e 2-të, fillon me përmendjen e mrekullisë më të madhe të Muhamedit a.s.- Kur’anit famëlartë.

- Fundi i sures “El-Kamer” – “...Inde melikin muktedir”-“...te Sunduesi i Plotfuqishëm (tek Allahu).”, ka një vazhdimësi të pashkëputur me fillimin e sures “Er-Rrahman”, sepse Sunduesi i Plotfuqishëm është i Gjithëmëshirshmi-Rrahmani. E dihet se askush tjetër përveç Allahut xh.sh. nuk mund të jetë njëkohësisht i Gjithëmëshirshëm, i Gjithëfuqishëm dhe i Gjithëpushtetshëm.

- Të dy suret përfundojnë me lartësimin dhe madhërimin e Allahut xh.sh.. P.sh. në suren “El-Kamer” kemi ajetin e fundit: “...Inde melikin muktedir”-“...te Sunduesi i Plotfuqishëm (tek Allahu)”. Kurse në suren “Er-Rrahman”: “Tebarekesmu rabbike dhil xhelali vel ikram”- I lartësuar është emri i Zotit tënd, të madhëruar e të nderuar”!

- Të dy suret përfundojnë me përshkrimin e mirësive dhe kënaqësive për të devotshmit në Xhenet. P.sh. në suren "El-Kamer" kemi ajetet 54-55: "Është e vërtetë se të devotshmit do të jenë në Xhenete e në lumenj. Në një vend të kënaqshëm, te Sunduesi i Plotfuqishëm (tek Allahu)". Ndërkaq në suren "Er-Rrahman" – prej ajeti 46 deri në fund të sures, ajeti 78, përshkruhen mirësitë e Xhenetit që do t'i gëzojnë të devotshmit.

- Si në suren "El-Kamer", po ashtu edhe në suren "Er-Rrahman", janë përmendur momentet e trishtuara të Kiametit si dhe përshkrimi i Xhenetit dhe Xhehenemit.

- Që të dy suret flasin për madhështinë e Kuranit famëlartë. Në suren "El-Kamer" është përsëritur katër herë ajeti "Ve lekad jesserna hadhel Kur'ane li dhikri fe hel min muddekkir"- "Ne Kur'anin e bëmë të lehtë për ta kuptuar, a ka ndokush që merr këshillë?", ndërsa në fillim të sures "Er-Rrahman" ceken mirësitë e të mësuarit të Kur'anit nga ana e Allahut xh.sh..

**Përmbajtja e kësaj kaptine**

- Surja "Er-Rrahman", që nga ajeti i parë e deri tek i fundit, të rrëmben me madhështinë, muzikalitetin dhe vokacionin e lartë artistiko-stilistik. Kjo sure karakterizohet nga ajete të shkurtra, por me ndikim shumë të thellë, ajete që kanë të bëjnë me bazat themelore të besimit, me argumente të fuqisë hyjnore dhe dhuntive e mirësive të Allahut ndaj krijesave, përfshirë njerëzit dhe exhinët.

- Kjo sure fillon me njërin prej emrave të bukur dhe ndër më të mëdhenjtë të Allahut xh.sh.- "Er-Rrahman"-"I Gjithëmëshirshmi".

- Në vazhdim, Allahu xh.sh. numëron disa nga begatitë e Tij të mëdha, nga kryesoret Revelatën-Kur'anin famëlartë, të zbritur si udhërrëfyes dhe kurorë e të gjitha shpalljeve të mëparshme.

- Pastaj flet për krijimin e njeriut dhe qëllimin e krijimit të tij, që është të pajisurit e tij me dituri e njohuri për gjithçka e rrethon, për të njohur Krijuesin, i Cili e ka dalluar nga gjallesat e tjera me mendje, logjikë dhe ndërgjegje.

- Pas kësaj, hapen fletët e kësaj ekzistence, të cilat flasin për begatitë që Allahu i ka krijuar në këtë gjithësi, që të jenë në shërbim të njerëzve, si: Dielli, Hëna, yjet dhe bimët, për të vazhduar me ajete rreth qiellit, në të cilin mbretëron një rregull i përkryer, pastaj për tokën në të cilën ka bimë, pemë, fruta dhe të mbjella, po duke na njoftuar njëkohësisht se paralelisht, po në një dimension tjetër, të padukshëm për ne, jetojnë edhe exhinët, të cilët janë të ngarkuar po ashtu,dhe në botën tjetër do të shpërblehen ose ndëshkohen në varësi nga veprat.

Surja "Er-Rrahman" është surja e parë në Kur'an që u drejtohet bashkërisht exhinëve dhe njerëzve në mënyrë eksplicite e të drejtpërdrejtë.

- Në vazhdim të sures, i Lartmadhërishmi flet për fuqinë e Tij hyjnore teksa na tregon se vetëm Ai ka mundësi të ndajë dy dete: të njelmëtin dhe të ëmblin, që të mos puqen në mes tyre, pastaj për nxjerrjen e margaritarëve nga deti i njelmët, për nxjerrjen e farës dhe frutave nga toka si dhe për lehtësimin e lëvizjes së anijeve nëpër dallgët e deteve dhe oqeaneve.

- Pas kësaj, jeta në këtë botë do të marrë fund, çdo krijesë në Tokë e në qiej ka për të vdekur, ka për të mbetur vetëm Allahu Fuqiplotë, e pastaj, me Urdhrin e Tij, ka për të filluar ringjallja, e ata që nuk besuan, kanë për të përjetuar ndëshkime të tmerrshme në zjarret e Xhehenemit.

- Në vazhdim pasojnë ajetet që flasin për nimetet dhe begatitë, të cilat kanë për t'i përjetuar besimdrejtët në Xhenetet plot bukuri e hijeshi, në të cilët gurgullojnë lumenj, ku ka kolorit ngjyrash, pemë e fryte, ku xhenetlinjve kanë për t'u shërbyer vocërrakë të amshueshëm dhe hyritë me bukuri magjepsëse...

Surja përfundon me ajetin: "I lartësuar është emri i Zotit tënd, të madhëruar e të nderuar", që përkon me Madhërimin e Allahut, për hir të të gjitha këtyre begative ndaj njerëzve dhe krijesave të tjera… - vijon -

[1] Imam Sujutiu. "Ed-Durrul Menthur..." vëll. 14, f. 100, Kajro 2003. [2] Kurtubiu "El-Xhamiu li Ahkamil Kur'an" vëll.20, f. 111, Bejrut, 2006. [3] Ebu Hajjan El-Endelusi "El-Bahrul Muhit", vëll.8, f. 186, Bejrut 1993. [4] "Umdetu-t-Tefasir anil Hafidh ibn Kethir" vëll. 3, f.416 (redaktuar nga Ahmed Shakir, Mensure-Egjipt, 2005. [5] Umer ibn Alijj ibn Adil ed-Dimeshkijj "El-Lubabu fi Ulumil Kitabi" vëll. 18, f.290, Bejrut 1998. [6] El-Begaviu "Mealimu-t-Tenzili", vëll. 7, f. 441, Rijad, 1412 h. [7] Dr. Vehbe Zuhajli "Et-Tefsirul Munir" vëll. 27, f. 204. Damask, 2007 (botimi i 9-të). [8] "El-Xhamiu li Ahkamil Kur'an" vëll. 20 f. 111; Begaviu "Mealimu-t-Tenzil" vëll.7, fq. 438; Siretu Ibn Hisham vëll.1 f. 314.[9] Shih: Hafidh Izzuddin el Hanbeli "Rumuzul Kunuzi fi tefsiri-l kitabil aziz", vëll. 7, f. 543, Mekë, 2008; Shih edhe Tirmidhiu (5/399). [10] Transmeton Ahmedi (6/349) dhe Taberaniu në "El-Kebir" (24/86). [11] Imam Sujutiu "El"Itkan fi Ulumil Kur'an" vëll. 1. f. 23-24. [12] "Ed-Durrul menthur..." vëll. 14, f. 100. [13] Imam Bejhekiu "Delailu-n-nubuvveti" vëll. IV, f. 146, Bejrut, 1988. [14] Muhamed Sejjid et-Tantavi "Et-Tefsirul Vesit" vëll. 26, f. 161, Kajro 1986. [15] Muhamedinilemin bin Abdullah el Arumijj esh-Shafi'ijj – "Hadaiku-r-rrevhi ve-r-rrejhani fi revabi ulumi-l-Kur'ani, Bejrut-Liban, 2001, vëll. 28, f.261. [16] Ibn Ashur Et-Tahriru ve-t-tenviru, vëll. 27, f. 228. [17] Tirmidhiu (3213); Hakimi (2/473). [18] Me këto shkronja (Elif-Lam-Ra) fillojnë 5 sure: Junus, Hud, Jusuf, Ibrahim dhe Hixhr. [19] Me këto shkronja (Ha-Mim) fillojnë 7 sure: Gafir, Fussilet, Esh-Shura, Ez-Zuhruf, Ed-Duhan, El-Xhathije dhe El-Ahkaf. [20] El-Kalem, 1. [21] Maverdi "En-Nuket vel Ujun" vëll. 5, f. 424. [22] Transmetimi është i kategorisë "sahih". E transmeton Ebu Davudi në Sunenin e tij (1396) dhe thotë se radhitja e këtyre sureve është bërë nga Ibn Mes'udi. [23] Hadithi është "daif". E transmeton Bejhekiu në "Shuabil Iman" (2/490). Për dobësinë e këtij hadithi ka dhënë shenjë edhe Imam Sujutiu në "El-Xhamiu-s-Sagir". El-Menavi në sqarimin (komentimin) e "Sherhu-s-Sagir" të titulluar "Et-Tejsiru bi sherhi el Xhami'i-s-Sagiri" (2/297) në lidhje me këtë hadith thotë: Isnadi i tij është "hasen". [24] Hadithi është i kategorisë "Hasen fil fedail". E transmetojnë Ibn Huzejme në "Sahihun" e tij (2/143) dhe Bejhekiu në "Es-Sunenu-l-Kubra" (3/33). [25] Transmeton Ahmedi (6/349) dhe Taberaniu në "El-Kebir" (24/86). [26] E transmetojnë Tirmidhiu (3213); Hakimi (2/473) i cili këtë hadith e vlerëson si "sahih" në "Mustedrekun" e tij, sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, ndonëse këta nuk e kanë transmetuar; Bejhekiu në "Ed-Delail en-Nubuvveti" (2/232); [27] Hadaiku-r-rrevhi ve-r-rrejhani... vëll.28. f. 265. [28] Po aty, vëll.28. f. 265.

# Kryerja e amaneteve

**Dr. Zaglul Nexhar**

**"Allahu ju urdhëron që amanetet t'ua ktheni atyre që u përkasin, dhe, kur të gjykoni midis njerëzve, të gjykoni drejt. Vërtet, Allahu ju këshillon mrekullueshëm dhe, vërtet, Allahu dëgjon çdo gjë dhe vështron të gjitha punët". (En-Nisa, 58).**

Ky ajet kuranor ka ardhur nga çereku i tretë i Sures "En-Nisa". Është quajtur me këtë emër për shkak të dispozitave të shumta të Sheriatit që janë përmendur në të e që i përkasin gruas.Tema kryesore e kësaj sureje ka të bëjë me dispozitat e gruas , familjes e të shoqërisë si dhe me disa rregulla edukative, morale dhe sjellje, të cilat rregullojnë shoqërinë myslimane për ta vënë në baza të shëndosha të kësaj feje madhështore.

**Aspekte të mrekullisë së dispozitave të tekstit kuranor**

Zoti ynë i Lartësuar në librin e Tij fisnik thotë: " Allahu ju urdhëron që amanetet t'ua ktheni atyre që u përkasin dhe, kur të gjykoni midis njerëzve, të gjykoni drejt. Vërtet, Allahu ju këshillon mrekullueshëm dhe, vërtet, Allahu dëgjon çdo gjë dhe vështron të gjitha punët". (En-Nisa, 58). Amanetet janë shumësi i fjalës amanet, është ajo që ka obliguar Allahu për adhuruesit e Tij nga besimi: adhurimi, morali dhe sjellja. Besimtar është ai që beson. Imani është të besuarit në Shpalljen qiellore. Çështja e parë që na kujtohet prej këtij urdhri të Allahut, lidhur me kthimin e amaneteve tek ata të cilëve u përkasin, është kthimi i amaneteve të njerëzve dhe depozitave të tyre materiale. Thuhet se shkaku i zbritjes së këtij ajeti kuranor ka të bëjë me rastin e çlirimit të Mekës, kur Uthman ibnu Talha mbylli derën e Qabesë dhe u ngjit lart në kulm. Ai refuzoi që t'ia dorëzonte Pejgamberit a.s. çelësat e Qabesë dhe tha: "Po ta pranoja se është i dërguari i Allahut, nuk do ta kisha refuzuar". Në atë moment erdhi Ali ibnu Ebi-Talibi, ia mori me dhunë çelësat, e hapi derën e Qabesë, hyri në të i Dërguari i Zotit dhe i fali dy rekate. Kur doli prej Qabesë, Pejgamberi a.s. e urdhëroi Aliun t'ia kthente çelësat Uthman ibnu Talhas dhe t'i kërkonte falje. Kur shkoi Aliu r.a. për t'i kërkuar falje, Uthmani i tha : "Më poshtëruat, më detyruat t'jua jap çelësat, e pastaj vjen të më kërkosh falje"! Aliu r.a. ia ktheu se Zoti i lartësuar ka zbritur Kur'an për të dhe ia lexoi ajetin kuranor(Shih: En-Nisa, 58).

Në momentin kur Uthmani e dëgjoi këtë, pa u hamendur, e pranoi fenë Islame. Pastaj Pejgamberi a.s. iu drejtua Uthman ibnu Talhas me këtë fjalë: "Merreni çelësin, o bijtë e Talhas, që përgjithmonë të jetë tek ju dhe nuk jua merr askush përveç atij që bëhet zullumqar"!

**Nuk ka fe ai që nuk e kryen premtimin**

Fjalimi në këtë ajet është i përgjithshëm, vlen për të gjithë myslimanët, adhuruesit e Zotit të Madhërishëm. Amanetet përmbledhin gjithë të drejtat e njerëzve, të drejtat e Zotit dhe të drejtat e adhuruesve të Tij. Ky ajet kuranor siguron detyrat dhe të drejtat e njerëzve, përmbledh amanetin ndaj gruas dhe amanetin e edukimit të mirë të brezit të ri, amanetin e edukimit të shenjtërisë së pjesëtarëve të familjes dhe për popullin e për shtetin, për sigurimin e tij dhe amanetin në punë, e shumë të tjera, siç janë prindërit , vëllezërit, motrat, amanetet ndaj shoqërisë, pasurisë, sigurisë dhe interesave të tij, pastaj amaneti i punës si dhe amanetet dhe obligimet e tjera, me të cilat i ngarkoi Allahu i Madhërishëm robërit e Tij besimtarë.

Të gjitha këto amanete duhet të kryhen për Allahun e Madhërishëm si dhe për të gjitha



krijesat e Tij, sepse të drejtat e robërve janë të shenjta tek Krijuesi i krijesave. Allahu është Që fal kë dëshiron prej robërve të Vet, nëse ai nuk ka kryer ndonjë prej obligimeve ndaj Tij. Ndërkaq, për sa u përket të drejtave dhe detyrimeve ndaj robërve, ato ose duhet të kryhen në këtë botë, ose ekzekutimi të bëhet në Ahiret, kur njeriu nuk posedon vetëm të mirat e tij, ndaj të cilave nuk do të heqë dorë në asnjë mënyrë. Për këtë, Pejgamberi a.s u kishte thënë shokëve të tij: "A e dini se cili është i varfër prej populli tim? Ata iu përgjigjën: I varfër është ai që nuk ka asnjë dërhem dhe gjësend. I Dërguari i Allahut ua ktheu: "I varfër i popullit tim është ai person që vjen në Ditën e Kiametit me namaz, agjërim dhe zekat, mirëpo e ka ofenduar këtë, e ka përgojuar atë, ka keqpërdorur pasurinë e dikujt, ka derdhur gjakun e dikujt tjetër,ka rrahur dikë, - atëherë prej të mirave të tij i jepet atij e këtij. Kur të përfundojnë të mirat e tij, para se të gjykohet, i jepen prej mëkateve të tyre dhe, nëse ato peshojnë më shumë, atëherë ai hidhet në zjarr (Xhehenem)." (Muslimi).

Nga zbatimi i amaneteve është që myslimani të jetë i vetëdijshëm për mesazhin e tij në këtë jetë: Duke qenë adhurues i Zotit të Lartësuar, myslimani është i obliguar të adhurojë vetëm Zotin, siç ka urdhëruar. T'i vërtetojë të gjitha cilësitë që i përkasin Krijuesit, heqjen e cilësive që nuk i përkasin të Lartësuarit. Duke qenë ai mbizotërues i suksesshëm në Tokë, prej tij kërkohet meremetimi i saj, vendosja e ligjit të Zotit dhe drejtësisë së Tij në Tokë, me sa të ketë mundësi ta bëjë këtë, që nesër ta takojë Zotin dhe Ai të jetë i kënaqur me të.

Këto janë të gjitha amanetet për të cilat na ka urdhëruar Krijuesi ynë, me zbatimin dhe përcjelljen e tyre tek ata të cilët janë pronarë të tyre. Në qoftë se i ngel robit një nga këto në qafë dhe nuk e kryen, ai duhet ta paguajë atë nga të mirat e tij Ditën e Gjykimit, dita kur nuk bën dobi as pasuria e as fëmija përveç nëse vetë njeriu vjen me zemër të pastër tek Allahu i Madhërishëm.Për këtë i Dërguari i Zotit thotë: "Në qoftë se humb amaneti, atëherë prite Kiametin". Është pyetur, si humbet amaneti? Pejgamberi a.s. tha: "Në qoftë se gjërat u lihen jokompetentëve, atëherë priteni Kiametin". (Buhariu). "Nuk ka besim ai që nuk ka amanet, dhe nuk ka fe ai që nuk e kryen premtimin". ( Dy imamët, Ahmedi dhe Bejhakiu)."Dërgoje amanetin, tek ai që të është besuar, dhe mos tradhto atë që të tradhton!" E ka nxjerr Ebu Davudi. Ebu Dherri, mëshira e Allahut qoftë për të, i tha Pejgamberit a.s.: "O i Dërguari i Zotit, pse nuk po më ngarkon ndonjë përgjegjësi? I Dërguari i Allahut më ra me dorën e tij në shpatullën time, pastaj më tha: "O Ebu Dherr! Ti je i dobët, dhe ajo është amanet dhe në Ditën e Kiametit është poshtërim e pendim, përveç atij që ka marrë hakun e vet dhe e ka kryer atë me se është ngarkuar", sipas Muslimit. Në këtë mënyrë shpjegohet aspekti legjislativ i mrekullisë për çështjen e kryerjes së amaneteve tek pronarët e tyre. Kjo është e domosdoshme, pa të cilën nuk mund të paramendohet ekzistimi i shoqërisë njerëzore.

(Përktheu nga arabishtja: Desara Vathaj Marrë nga "El-Ahrami" 27 mars 2012)

# Reflektime kuranore

**Mr. Adnan Simnica**

**"E kur Allahu i shpëton ata, ja, ata përnjëherë, pa kurrfarë të drejte, bëjnë turbullira në tokë. O Njerëz! Vërtet, padrejtësia që bëni për t'u kënaqur në jetën e kësaj bote, vetëm ju dëmton. Pastaj ju do të ktheheni tek Ne dhe Ne do t'ju njoftojmë për atë që keni punuar". (Junus, 23)**

**Njerëzit, me gjithë mirësitë hyjnore, vazhdimisht shpërfillës**

Allahu xh.sh., në ajetin paraprak sjell shembullin e njerëzve të cilët, kur janë në vështirësi, I premtojnë Atij dhe zotohen se, nëse mbijetojnë atë situatë, do të besojnë dhe do jenë falënderues ndaj Tij, mirëpo, pikërisht në këtë ajet Fuqiploti paraqet shpërfilljen këtij premtimi nga ana e tyre. Madje, të tillët jo vetëm që nuk janë mirënjohës, po edhe bëjnë padrejtësi, turbullira dhe të këqija mbi tokë. Njeriu, sa mohues që është!!! Kur është në rrezik, drejtohet i përulur tek Zoti, e kur e tejkalon atë, bëhet kryelartë, vepron keq dhe harron të kaluarën e bëhet përbuzës ndaj mirësive. "E kur Allahu i shpëton ata, ja, ata përnjëherë, pa kurrfarë të drejte, bëjnë turbullira në Tokë", - tërë kjo ndodh për çudi dhe për habi të madhe, prandaj përdorimi në origjinal i shprehjes "idha" – 'ja, (ata) përnjëherë', e tregon këtë nga dy aspekte: Shpejtësia në veprimin e së keqes, që dëshmon se ajo është thellë e ngulitur në shpirtrat e tyre dhe se përulja në situatën e vështirësisë ishte vetëm formale. E dyta, se ata duhej të vepronin të kundërtën, sepse zotimi i tyre që, nëse do të shpëtonin, do të ishin falënderues, këtë sjellje do ta bënte një fakt të domosdoshëm për ta. Nga kjo del se ata (njerëzit) duhet të jenë mirënjohës ndaj Zotit të gjithësisë, të kujtojnë fuqinë dhe pushtetin e Tij dhe ta kuptojnë se Ai do t'i ringjallë patjetër ashtu siç u mundësoi të përballojnë vështirësinë.[1] Shprehja e përdorur "turbullira", sipas Ibni Abasit, ka për qëllim: shkatërrimet dhe çrregullimet e ndryshme (fesadin), kryeneçësinë dhe përgënjeshtrimin e argumenteve hyjnore të Allahut xh.sh., prandaj kjo nënkupton shkallën më të lartë të padrejtësisë që bëjnë.[2] D.m.th. kjo paraqet kapërcimin e çdo kufiri të padrejtësisë, siç konfirmon Krijuesi kur sjell shembullin e padrejtësive të Karunit: "Me të vërtetë, Karuni ka qenë nga populli i Musait, por i shtypte ata". (El Kasas, 76)[3] Kjo përfshin të gjitha mëkatet e njerëzve si: adhurimin e zotave të trilluar, prostitucionin, alkoolin, padrejtësitë ndaj njerëzve dhe të gjitha llojet e armiqësive e dëmit ndaj dikujt tjetër. Meqë Allahu xh.sh. ka përmendur edhe shprehjen "tokë", kjo nënkupton se këto turbullira e shkatërrime përfshijnë tokën në përgjithësi. Ndërkaq, shprehja e përdorur "pa kurrfarë të drejte" aludon faktin se ata që veprojnë. punët e këqija, nuk kanë kurrfarë arsyetimi.[4] Shumica e njerëzve janë të tillë, prandaj, në shumicën e rasteve, pas mbijetimit të vështirësive, nuk janë falënderues fare, madje vazhdojnë veprimet e këqija!! Kjo është e çuditshme shumë, ngase për këso veprimesh nuk mund të gjejnë asnjë justifikim logjik, përveç kryeneçësisë dhe përgënjeshtrimit.

**Veprimet e këqija pasoja ndëshkuese edhe në këtë botë**

Në pjesën e parë të ajetit, Fuqiploti sqaroi gjendjen faktike të shumicës së njerëzve, ndërsa tash u tërheq vërejtjen të gjithë njerëzve në përgjithësi me fjalët: "O Njerëz! Vërtet, padrejtësia që bëni për t'u kënaqur në jetën e kësaj bote, vetëm ju dëmton". Pavarësisht nëse bëhet padrejtësi mbi një njeri apo ndaj shumë njerëzve, në të dyja rastet, autorët marrin ndëshkimin edhe në këtë botë. Padrejtësia më e madhe ndaj vetvetes është adhurimi i ndonjë zoti të trilluar përveç Zotit të Vërtetë - Allahut,

prandaj, ata marrin ndëshkim edhe në këtë botë, para ndëshkimit në botën tjetër. Njerëzit ose adhurojnë Allahun xh.sh., ose adhurojnë zota të trilluar, por është veprimi i vetëm i drejtë që njerëzit duhet të angazhohen me çdo kusht, për të përhapur adhurimin e Allahut, sepse kjo nënkupton angazhim për njerëzi, liri, ndershmëri e fisnikëri dhe e shpëton njeriun nga injorimi, humbja e ndershmërisë dhe shkatërrimi i shoqërisë[5]. Ja, Allahu xh.sh., nga një shembull i njerëzve që solli, tash u drejtohet vepërkëqijve drejtpërdrejt, për të tërhequr vëmendjen gjithandej nga rreziku i tyre dhe e keqja që shkaktojnë. Thirrja: "O Njerëz!" nënkupton këtë tërheqje të vërejtjes për njerëzit, si masë parandaluese nga rreziku i veprimeve të këqija të tyre, duke sqaruar gjithashtu pasojat që do të jenë një përfundim i keq. Padrejtësitë që bëni, ju dëmtojnë ju dhe vetëm ju bartni përgjegjësinë, e jo të tjerët.[6] Ju, o njerëz çrregullues, që veproni padrejtësisht ndaj të tjerëve me mendjemadhësinë tuaj, ta dini se kjo ju dëmton ju dhe është kundër jush, pasojat i bartni ju vetë, ngase ju përjetoni kënaqësitë e tilla vetëm në këtë botë kalimtare, e cila përfundon shpejt, ndërsa ndëshkimi ndaj jush mbetet përherë në Botën tjetër.[7] Nëse ti, o njeri, krahason kënaqësinë që rezulton nga veprat e këqija me ndëshkimin që pason, atëherë do ta kuptosh se ajo është shumë e vogël dhe e shkurtër, sepse, qoftë të jetosh edhe njëzet milionë vjet në këtë botë, kjo do përfundojë gjithsesi, prandaj Allahu xh.sh. tha: "Thuaju: kënaqësitë e kësaj jete janë të vogla". (En Nisa, 77)[8] Lidhur me këtë, Muhamedi a.s. thotë: "Nuk ka mëkat më të madh për të cilin Allahu të shpejtojë ndëshkimin për autorin (vepruesin) e tij, se turbullirat dhe këputja e lidhjeve farefisnore"[9] Allahu xh.sh. nuk vonon ndëshkimin ndaj personit që bën turbullira dhe këput marrëdhëniet farefisnore, madje nuk e lë vetëm për botën tjetër, por e ndëshkon edhe në këtë botë, në mënyrë që të balancojë jetën shoqërore. Kjo sepse, nëse sheh një njeri vepërkeq, i cili jeton me plot begati e mirësi dhe vdes në këtë gjendje, atëherë çdo njeri që i di të këqijat e tij, duke ditur se për to një vepërimkeq nuk është ndëshkuar në këtë botë, atëherë inkurajohet për të bërë edhe ai vetë të këqija. Për këtë arsye Allahu xh.sh. njeriun çrregullues e ndëshkon edhe në këtë botë, në mënyrë që njerëzit e tjerë të shohin përfundimin e tij të keq dhe nga kjo të marrin mësim e të mos bëjnë të këqija.[10] Prandaj, Muhamedi a.s. transmetohet të ketë thënë: "Vepra më e mirë që meriton menjëherë shpërblim, është ruajtja e lidhjeve familjare, kurse veprat që më së shpejti meritojnë ndëshkim, janë turbullirat dhe betimi i rrejshëm. Nga ato për të cilat Allahu shpejton ndëshkimin në këtë botë, janë: turbullirat dhe sjellja e keqe me prindërit".[11] A nuk meritojnë edhe në këtë botë ndëshkim ata që ndërpresin lidhjet familjare e farefisnore?! Po edhe ata që veprojnë keq e bëjnë turbullira dhe vepra degjeneruese?! Pa dyshim, mënyra më e përshtatshme për t'u ballafaquar me to, është qasja hyjnore nëpërmjet ligjit të Tij absolut. Kjo metodë balancon rrjedhën e të gjitha shtresave të shoqërisë, të të gjitha gjeneratave deri në Kiamet, duke reflektuar mësim e përvojë për të gjithë.

**Kthimi doemos tek Krijuesi për llogaridhënie**

Mbase ai që bën të këqija, mendon se po përjeton kënaqësi, ndonëse, në të vërtetë, një gjë e tillë është kalimtare dhe shumë e shkurtër, prandaj Krijuesi dëshmon: "Pastaj ju do të ktheheni tek Ne dhe Ne do t'ju njoftojmë për atë që keni punuar". Kur të ringjallemi tek Allahu xh.sh., nuk ka padrejtësi asnjëherë, askush nuk mund të bëjë padrejtësi dhe askujt t'i bëhet padrejtësi, secili merr shpërblimin a ndëshkimin, në varësi nga besimi dhe veprat e tij. Ka ardhur njoftimi hyjnor mbi llogarinë në Botën tjetër, para se të ndodhë, në mënyrë që ta dinë të gjithë se çdo vepër ka llogarinë dhe përgjegjësinë në Botën e amshueshme. Gjithashtu, ky njoftim është përmendur për të qortuar dhe kritikuar fuqishëm ata që i bëjnë vetes së tyre padrejtësi duke kryer vepra të këqija.[12] Përdorimi në origjinal i "thumme - pastaj" nënkupton se vepërkëqijtë kërkojnë zgjatjen e jetës në këtë botë dhe dëshmon mbi çrregullimet (fesadin) e mëdha që bëjnë ata. Gjithashtu, mënyra kuranore e theksuar në pjesën e ajetit "do të ktheheni tek Ne" dëfton për "veçimin" që do të thotë se kthimi i të gjithëve është vetëm tek Allahu - Zoti i botëve.[13] Premtimi hyjnor mbi llogarinë dhe përgjegjësinë e njerëzve për veprat e tyre, përmban zotimin hyjnor mbi ndëshkimin e vepërkëqijve në Botën tjetër.[14] Zoti i gjithësisë, pasi me ligjin dhe rregullat e vendosura balancoi jetën e kësaj bote, tash, me këtë pjesë të ajetit, balancon përfundimisht dhe në mënyrë absolute, çdo gjë. Kjo maksimë bëhet funksionale me rastin e ringjalljes së të gjithë njerëzve dhe daljes para Allahut xh.sh. për llogaridhënie dhe përgjegjësi. Në këtë mënyrë pason shpërblimi a ndëshkimi i amshueshëm për njerëzit, në varësi nga besimi dhe veprat e tyre të kësaj bote. A nuk është kjo drejtësi absolute? Patjetër se - Po!

[1]. Muhamed Ebu Zehra, Zehretu Et-Tefasir, f. 3545, v. i bot. 1987, Kajro. [2]. Tefsir El-Fahru Er-Razi, Mefatihul-Gajb, v.17, f. 74, v. i bot. 1981, Bejrut. [3]. Muhamed Muteveli Esh-Sharavi, Tefsiri i Sharaviut, v. 9, f. 5854, pa vit bot. Kajro. [4]. Zehretu Et-Tefasir, f. 3546. [5]. Sejjid Kutub, Fi Dhilalil Kuran, v. i 3, f. 1774, v. i bot. 1996, Bejrut. [6]. Zehretu Et-Tefasir, f. 3546. [7]. Ahmed Mustafa El-Meragi, Tefsir El-Meragi, f. 91, v. i bot. 1946, Kajro. [8]. Tefsiri i Sharaviut, f. 5856. [9]. Ed-Durru El-Menthur fi Et-tefsiri bil Me'thur, Xhelaludin Es-Sujutijj, vëll i shtatë, f. 646, v. i bot 2003, Kajro. Hadithin e transmeton Imam Bejhekiu (6670). Hadithi është vërtetuar edhe nga Albani (918). [10]. Tefsiri i Sharaviut f. 5854. [11]. Zehretu Et-Tefasir f. 3547, hadithi: Te'rih Et-Taberijj, nga Ebi Bekre r.a., kështu afërsisht e transmeton edhe Tirmidhiu dhe Ibni Magje, gjithashtu edhe Ebu Ju'ala nga Aishja r.a.. Shiko si ka ardhur në Fejdul Kadir (xh 1/299). [12]. Tefsiri i Sharaviut, f. 5858. [13]. Zehretu Et-Tefasir, f. 3547. [14].Tefsir El-Fahru Er-Razi, f. 75.

# Si filloi frymëzimi hyjnor - dërgata

**Dr. sci. Musa Vila**

**Lexo me emrin e Zotit tënd që ka krijuar gjithçka, e ka krijuar njeriun prej një cope gjaku të ngjizur! Lexo në emër të Zotit tënd që është më bujari!...**

Tregon Aishja r.a. se frymëzimi hyjnor i të Dërguarit të Allahut pati nisur në formë ëndrrash të mira (besnike), të cilat i shfaqeshin në gjumë. Nuk ka pasur ndonjë ëndërr që ta ketë parë e të mos i jetë shfaqur si shkëlqimi i mëngjesit. Pastaj atë e tërhoqi vetmia. Ai vetmohej në shpellën (e kodrës) Hira dhe adhuronte (meditonte) aty për net të tëra, derisa përmallohej për familjen e tij (Hatixhen), aty edhe furnizohej. Pastaj kthehej tek Hatixhja e furnizohej njësoj (si më parë), derisa, papritur, i erdhi e vërteta (frymëzimi hyjnor), për sa kohë që ndodhej në shpellën Hira. I erdhi meleku dhe i tha: - Lexo! - Unë nuk di të lexoj (iu përgjigj). (Pejgamberi a.s. e tregon ngjarjen.) Pastaj meleku Xhibril a.s. më shtrëngoi fort, derisa m'u prenë forcat, pastaj më liroi dhe më tha: -Lexo! -Unë nuk di të lexoj,- iu përgjigja përsëri. Meleku më shtrëngoi fort për të dytën herë, derisa m'u prenë forcat dhe më tha: - Lexo! Dhe i Dërguari i Allahut iu përgjigj përsëri po ashtu: - Unë nuk di të lexoj. Meleku më shtrëngoi fort për të tretën herë e pastaj më liroi dhe më tha: - Lexo me emrin e Zotit tënd që ka krijuar gjithçka, e ka krijuar njeriun prej një cope gjaku të ngjizur! Lexo në emër të Zotit tënd që është më bujari!... (Aishja r.a. vazhdon të tregojë) Dhe kështu i Dërguari i Allahut u kthye me të, e zemra e tij ishte e trembur. Hyri tek Hatixhja, e bija e Huvejlidit, i tronditur, dhe i tha: "Më mbulo, më mbulo!" E mbuluan (dhe pushoi), derisa e mori veten nga shqetësimi. I tregoi Hatixhes ndodhinë dhe i tha: "Vërtet kam qenë shumë i frikësuar për veten time". Hatixhja iu përgjigj: "Kurrsesi, betohem në Allahun se Ai kurrë s'ka për të të lënë të turpërohesh! Sepse ti i viziton të afërmit, e merr mbi vete barrën e atyre që s'janë të zotët për ta mbajtur veten (të dobëtin, jetimin), ti i jep të varfrit dhe e ushqen mikun, ti e ndihmon popullin duke gjykuar me drejtësi (në mes njerëzve)...[1]

### Shpjegimi i hadithit

Thënia në hadith – Për herë të parë kur filloi te Profeti s.a.v.s., d.m.th. për herë të parë kur Allahu xh.sh. e filloi me të Dërguarin e Tij ishin ëndrrat . Neveviu thotë: "Ky hadith hyn në mesin e haditheve që ashabi i transmeton pa qenë fare i pranishëm. Aishja e transmeton këtë ngjarje pa marrë pjesë ose pa qenë e pranishme në kohën kur kishte ndodhur ngjarja, por ka mundësi ta ketë dëgjuar nga vetë Profeti a.s.. apo nga ndonjë ashab. Transmetimi i ashabit, pa qenë i pranishëm, është argument i pranuar nga të gjithë dijetarët, me përjashtim të dijetarit Ebu Is'hak El-Isferajini".[2] Nga ky hadith kuptohet se Allahu xh.sh. frymëzimin e Tij hyjnor tek Profeti i Tij e nisi me ëndrra të qarta, të mira dhe besnike, që i shfaqeshin në gjumë. Shprehja në hadith: – prej frymëzimit, tregon se parafjala – prej (këtu) është parafjalë që tregon burimin e dërgatës, që janë ëndrrat besnike. Po ashtu parafjala – prej ka kuptimin e parafjalës sqaruese(!) , d.m.th. ëndrrat besnike janë dërgatë e plotë dhe jo hyrje për dërgatë dhe as pjesë për dërgatën. Prej dobive të kësaj parafjale është të kihen në konsideratë edhe disa argumente dhe shenja të tjera përgatitëse për profetësinë që do të pasonte. Vlen të përmenden: guri që përshëndeste Profetin a.s. në Mekë, përgëzimi i priftit në Sham kur pa vulën profetike, etj.. Pra, vetë shprehja e hadithit se frymëzimi hyjnor ka filluar në formë ëndrrash besnike tregon më së miri se ëndrrat kanë qenë pa diskutim fillimi i Shpalljes. Kjo është një urtësi se ardhja e dërgatës në gjendje ëndrre për Profetin a.s. është më e lehtë sesa ardhja në gjendjen e zgjuar.

**Shprehja: ëndrrat e mira (besnike)**

Fjala (erruje) në gjuhën arabe përdoret për diçka që personi sheh në gjumë. Këtë mund ta argumentojmë me citatin kuranor:"Pa dyshim që Allahu do ta përmbushë ëndrrën e vërtetë, të cilën Ai ia shfaqi të Dërguarit të Tij me plot vërtetësi". (El Fet'h, 27) Sipas këtij ajeti, fjala (erru'je )identifikohet me diçka që shihet vetëm në gjumë. E njëjta fjalë, por me – -tu në fund (erru'jetu) përdoret për diçka që personi sheh në gjendjen zgjuar, edhe pse nganjëherë fjala (erru'ja) mund të përdoret për diçka që shihet në gjendjen zgjuar. P.sh. ajeti kuranor:"... Ne e bëmë pamjen që ta treguam ty (o Muhamed, si një dëshmi të parë me sy dhe jo si ëndërr Natën e Israsë) veçse provë për njerëzit ...". (El Isra, 60). Në këtë ajet (erru'je) është përdorur si rrallëherë në kuptimin e pamjes në gjendjen zgjuar . Njëkohësisht ky ajet është argument i fortë se Israja dhe Miraxhi kanë ndodhur me trup dhe shpirt e jo siç pretendojnë disa, se një gjë e tillë ka ndodhur vetëm me shpirt. Atëherë, si mund të jetë mrekulli kjo ndodhi, kur dihet fare mirë se njeriu në gjumë sheh gjëra edhe më të çuditshme? Në versionin e Muslimit dhe në versionin tjetër të Buhariut është përdorur shprehja ëndrra besnike. Që të dy shprehjet kanë të njëjtin kuptim. Kjo e fundit es-sadika do të thotë diçka që nuk ngatërrohet, që është krejt besnike, e vërtetë, që nuk përzihet me të pavërtetën, ëndrra që nuk të tradhtojnë. Shprehja në gjumë është një fakt tjetër për të dhënë sqarime me intensitet edhe më të madh dhe për të larguar çdo fije dyshimi se fjala është për diçka që shihet në gjumë. Pra, kjo fjalë është ekskluzive për ëndrrat në gjumë.

**Shprehja: ato i paraqiteshin si agimi i mëngjesit**

Shprehja es-subhu ka sinonimin e saj – el-fexhru, që ka për qëllim mëngjesin ose fillimin e ditës. Në këtë hadith dërgata – ëndrra ka përngjarë me shkëlqimin e mëngjesit të pastër, ngase, ashtu siç ishin ëndrrat besnike hyrje në ndriçimin e profetësisë, në të njëjtin funksion është edhe paraqitja e agimit të mëngjesit si hyrje paraprake për lindjen e diellit të vërtetë.Versioni i transmetimit të Tirmidhiut ndryshon nga Buhariu dhe Muslimi:"Në fillimin e profetësisë së të Dërguarit të Allahut, kur Allahu dëshiroi të paraqiste vlerën e tij dhe mëshirën ndaj robërve, ai (Profeti) nuk shihte gjë, vetëm i paraqitej si shkëlqimi i mëngjesit".[3]

**Shprehja: pastaj atë e tërhoqi vetmia**

Shprehja – e deshi, e tërhoqi, e dashuroi është folje pasive, ku kryefjala e fjalisë foljore – vepruesi nuk është cekur për disa shkaqe:

- nuk dihet se kush e kishte dërguar në shpellë, edhe pse çdo gjë ishte prej Allahut xh.sh.;
- apo për të tërhequr vëmendjen se dërguesi në shpellë nuk kishte motiv njerëzor, as nga vetja, e as nga natyra apo rrethanat;
- apo tërheqja në vetmi ishte frymëzim në shpirt .

Bazuar në këto opsione, kuptimin e kësaj shprehjeje mund ta përkufizojmë se Allahu është vërtet dërgues duke vënë në zemrën e tij motivin e vetmisë dhe duke ia bërë të dashur vetminë, izolimin prej krijesave dhe njerëzve në drejtim të Krijuesit.

Shprehja – vetmia, izolimi nënkupton zbrazëtinë që ekziston në zemër në raport me atë që njeriu ka përballë. Nga kjo shprehje mund të përfitohet edhe vlera e izolimit për atë person që është i kujdesshëm ndaj fesë së vet. Ai izolohet vetëm e vetëm për t'u larguar nga përçarjet dhe devijimet që herë pas here paraqiten në një mjedis a shoqëri. Disa njerëz e kanë keqkuptuar këtë shprehje të hadithit "El-Huluv" dhe e kanë komentuar ashtu siç e mendojnë ata, gabimisht. Ata menduan se largimi nga mjedisi dhe izolimi total i personit dhe qëndrimi në vende izoluese për strehim, konsiderohet huluv – vetmi. Por kjo bie ndesh me udhëzimin tradicional profetik dhe me qëndrimin unanim të ashabëve. Izolimi a vetmia e Profetit a.s., të cilën zemra e tij e deshi para dërgatës, është një tregues i madh dhe ka rëndësi të veçantë për jetën e myslimanëve në përgjithësi dhe thirrësve në rrugën e Allahut, në veçanti. Ajo sqaron se myslimani, pavarësisht se është i pajisur me lloje të ndryshme adhurimesh, nuk mund ta përkryejë Islamin e tij përderisa të mos fusë në veten e tij izolimin për ta llogaritur veten e tij, për të pasur në konsideratë vëzhgimin hyjnor, për të medituar në hapësirë shenjat që tregojnë për madhështinë e Allahut xh.sh.. Paraqitja e dërgatës pas atij izolimi, nuk është argument se profetësia përfitohet me mund, izolim, angazhim. Sikur ato ditë adhurimi të ishin shkak i zakonshëm për paraqitjen e dërgatës, atëherë këtë nderim do ta meritonte më shumë Umeje bin Ebi Salt, i cili për një kohë të gjatë kishte qëndruar i vetmuar në periudhën e injorancës dhe në fund ishte kthyer i zhgënjyer. Begatia e Allahut i jepet atij që Allahu do, dhe Ai e di më së miri se ku e vendos dërgatën e Tij.[4]

**Shprehja: Ai vetmohej në shpellën e kodrës Hira**

El-gar është shpellë në majë të kodrës. Hira është kodër e njohur në pjesën verilindore, si - Kodra e Dritës. Shprehja - Gari Hira në gjuhën arabe është futja e pjesës në tërësi – , d.m.th. shpella e cila është në kodrën e quajtur Hira. Këtu nuk përmendet fjala kodër, sepse ajo njihet nga vetë emri i saj, Hira. Duhet të bëjmë dallim në mes kësaj shpelle dhe shpellës në të cilën u strehuan Profeti a.s. dhe Ebu Bekri gjatë emigrimit. Kjo e fundit quhet shpella e kodrës Thevr , e cila ndodhet në jug të Mekës. Shprehja – dhe ai meditonte në të (shpellë) . Dijetari i njohur Ez-Zuhrij,[5] njëherazi transmetues i hadithit, këtë fjalë e kishte sqaruar me kuptim të adhurimit.[6] Në transmetimin e Ibn Hishamit ndodhet shprehja – meditonte dhe lutej. Thuhet se në shpellë Profeti s.a.v.s. kishte medituar për urtësitë e krijimit të qiejve dhe të Tokës. Thuhet se ai a.s., bënte adhurim me tesbih dhe temxhidë (pastrim të Allahut nga shirku dhe madhërim për Krijuesin). Thuhet se aty lutej në formën që gjeneratat e kishin trashëguar nga

gjurmët e Ibrahimit a.s. dhe Ismailit a.s.. Mirëpo, për të gjitha këto adhurime nuk kemi fakte, ato mbeten mendime dhe supozime. Shprehja – net të tëra tregon për qëndrimin e Profetit a.s. në shpellë, i vetmuar.. Pavarësisht se mund të bëhet pyetja pse janë cekur netët, kur dihet se veprat e mira në vetmi mund të bëhen fort mirë edhe ditën e jo vetëm natën, arsyeja është se nata është e qetë dhe mbizotëron stabiliteti fizik dhe shpirtëror. Zemra gjatë natës është e qetë nga problemet dhe ngarkesat e ditës. Kështu, përkushtimi i Muhamedit a.s. ndaj Zotit të tij në ato momente është më me vlerë dhe ai është më stabil dhe shpirti gjatë natës është më vigjilent. Me natën këtu qëllim është lutja dhe falja deri në orët e vona të saj. Në këtë kontekst, Allahu xh.sh. për robërit e Tij të devotshëm thotë: "Ata ishin që gjithnjë flinin fare pak natën". (Edh-Dharijat, 178).Pra, ata njerëz e gjallëronin natën duke iu lutur Allahut dhe duke u falur me frikë prej Tij dhe me shpresë tek Ai për premtimet e dhëna në Kur'anin famëlartë, për Xhenetin dhe kënaqësitë në të. Shprehja – el-lejali për arabët nënkupton edhe ditët edhe netët. Shprehja – net të tëra në versionin e Muslimit jepet me – disa net. Kjo shprehje përdoret si mesatare, në mes netëve të shumta dhe netëve të pakta. Pra, Muhamedi a.s. as nuk e tepronte që netët të kalonin në monotoni, por as nuk e anashkalonte krejt natën, por ishte i mesëm. Mesatarja është emblemë për Ymetin islam dhe simbol i udhëzimit profetik. Në këtë kontekst, Kur'ani thotë: "Kështu, pra, ne ju bëmë ju një komb (për nga feja) i zgjedhur i mesëm për të qenë ju dëshmitarë ndaj njerëzimit dhe i Dërguari të jetë dëshmues për ju ...". (El Bekare, 143) Ky ajet tregon se në çdo çështje duhet të zgjedhim mesataren. Nuk duhet ndjekur vija më e lartë e ekstremit, as frekuenca më e ulët e liberalizimit, por duhet të përqafojmë frekuencën e mesme, e cila është realja; edhe Allahu Fuqiplotë këtë dëshiron prej nesh.
Sa net kishte qëndruar Profeti s.a.v.s. në shpellë, është e panjohur, për shkak të kundërthënieve për sa u përket çasteve të shkuarjes dhe ardhjes në familjen e tij. Izolimi që kishte praktikuar, ishte një muaj, muaji i Ramazanit, sipas konfirmimit të Ibn Is'hakut[7] në librin e Sires.[8] Tek shprehja në hadith – para se të përmallohej për familjen e tij, folja (jenziu) ka kuptimin e përmallimit, mallëngjimit. Disa e kanë shpjeguar se kjo folje ka kuptimin e kthimit - .E vërteta është se, nëse pas foljes (jenziu) vjen parafjala – nga, atëherë ka kuptimin e kthimit ((jerxhiu ve jeuduemi (nezatu anil emri) – jam tërhequr apo kthyer nga mendimi im – (rexhatu an) . E nëse pas foljes ((jenzi vjen parafjala – deri , atëherë ka kuptimin e përmallimit, mallëngjimit; themi (nezatu ilejhi)– jam mallëngjyer për të, jam përmalluar për të (ishtektu ilejhi). Shumëkush tek ne këtë pjesë të hadithit e ka përkthyer gabimisht. Feja islame ka vënë të drejtat e tyre për të gjitha kategoritë dhe strukturat njerëzore. Njeriu ka të drejta ndaj vetvetes, ndaj Allahut, ndaj familjes dhe ndaj njerëzimit. Në esencë, njeriu për të gjitha këto të drejta duhet të kujdeset maksimalisht, për të konfirmuar mesataren, drejtësinë dhe barazinë, që janë platforma kryesore të Islamit. Shprehja në hadith – dhe për atë edhe furnizohej. Profeti a.s., gjatë kohës së izolimit dhe vetmisë merrte ushqim dhe furnizohej aq sa kishte nevojë për t'i përballuar ato net në shpellën e kodrës Hira. Këtu kemi një tregues të qartë që njeriu duhet t'i sigurojë edhe kushtet, të cilat nuk bien në kundërshtim me faktin se njeriu duhet të ketë mbështetje tek Allahu xh.sh.. Në fakt, e vërteta e tevekulit – mbështetjes është kur personi, krahas kushteve që siguron, mbështetet tek Allahu për suksesin e tij. Këtë më së miri e dëshmon biografia e Profetit a.s., në të gjitha fazat që ka kaluar ai. Prej fakteve madhore në këtë aspekt është edhe hixhri – emigrimi, nga i cili mund të nxirren mësime, përvoja dhe këshilla.

**Shprehja: pastaj kthehej tek Hatixhja e furnizohej njësoj (si më parë).**

Fjala (jetezevedu) ka kuptimin se ai siguronte furnizimin me ushqim. Ndërsa pjesëza ( limithliha) ka kuptimin sikur apo ngjashëm me netët e mëparshme. Kjo është faza e vetmisë dhe nga kjo shprehje e hadithit nënkuptohet se izolimi ishte përsëritur herë pas here dhe ai çdo herë ishte furnizuar me ushqim. Në këtë pjesë të hadithit, paraprakisht është theksuar emri familje duke mos u sqaruar, e më pas përmendet se fjala është për bashkëshorten e tij, Hatixhen. Ajo ishte bashkëshortja e parë e Profetit a.s., Kur u martua me të, ajo ishte dyzet vjeçe, kurse Profeti njëzet e pesë vjeç. Hatixhja kishte vërtet cilësi dhe virtyte të jashtëzakonshme. Ajo e besoi atë dhe e përkrahu me tërë fuqinë dhe pasurinë që kishte, prandaj edhe Profeti s.a.v.s. nuk e harroi kurrë thellësinë shpirtërore të saj, kujdesin dhe butësinë e saj. Pas vdekjes së Hatixhes, sa herë që ndodhte të priste kurban, i Dërguari i Allahut gjithmonë një pjesë të tij ua dërgonte të afërmve të saj. Profeti a.s., nuk u martua me gra të tjera sa ishte ajo gjallë[9]. Ajo ishte një kujtim i vyer, i paharruar për Profetin dhe model i gruas për jetën bashkëshortore. (vijon)

[1] "Sahihul Buharij", vëll.1, f. 18, nr. 3, "Fet'hul Bari", vëll. 1, f. 30, nr. 3. "Sahihu Muslim", vëll. 2, f. 197. "Musned Ahmed", vëll. 6, f. 153. "Sunen Et-Tirmidhij" /3711. [2] "Sahihu Muslim bi sherh En-Nevevij", vëll.2, f. 197. [3] "Tuhfetul ahvedhij, bi sherh Et-Termidhij", vëll. 10, f. 109; Ibn Hisham Fis-Sire, vëll. 1, f. 251. [4] Dr. Ramadan Butij, "Fikhus-sire", f. 84; Dr. Diraz, "El-Muhtar min kunuzis-sune", f. 12. [5] Ky është Muhamed bin Muslim bin Ubejdilah bin Abdilah bin Shihab Ez-Zuhrij Ebu Bekr. I njohur si hafidh dhe fekih. Nga ky kanë regjistruar hadithe autorët e gjashtë koleksioneve të hadithit. Ka vdekur më 125h (Ibn Haxher, "Takribut-tehdhib", f. 506, nr. 6296. [6] Në hadith kjo ndërhyrje quhet el-idraxh, d.m.th. fjalë që nuk është nga teksti apo origjinali i hadithit, por është futur nga transmetuesi i tij. [7] Muhamed Ibn Is'hak El-Vakidij, i njohur si autor kyç në transmetimin e luftrave të Profetit a.s. – sahibul megazij dhe autor kyç në transmetimin e biografisë së Profetit a.s. (Ibn Haxher, "Tehdhibu tehdhib", vëll. 9, f. 42; Ez-Zejleij, "Nasbu Rraje", vëll. 1, f. 107). [8] "Siretu Ibn Hisham", vëll. 1, f. 253. [9] Pas Hatixhesë, Profeti u martua me Sevdijen (Sevde bint Zem'a). Ai bashkoi në shtëpinë e tij dy gra vetëm pas emigrimit, pas një viti e gjysmë, kur u martua edhe me Aishen r.a.

# Abdullah ibn Zubejri r.a.

Dr. Fahrush Rexhepi

**Abdullahu ka transmetuar nga Profeti a.s. 33 hadithe, të cilat i kishte dëgjuar nga babai, nëna dhe tezja - Aishja. Nga gjërat që i shtojnë vlerat Abdullahut, është se tezja e tij - Aishja shpeshherë quhej si nëna e Abdullahut. Kjo, sepse ai e konsideronte atë si djalin e saj, meqë vetë nuk mund të lindte fëmijë. Pas vdekjes së të Dërguarit të Allahut, dikush e pyeti Aishen: "Kush është personi yt më i dashur?". Aishja iu përgjigj: "Është babi Ebu Bekri." Pyetësi e pyeti sërish: "Po pas Ebu Bekrit?" Ajo i tha: "Është Abdullahu".**

Këtë shkrim ia përkushtojmë ashabit të njohur Abdullah ibn Zubejrit, djalit të Zubejr ibn Avamit, i cili shquhej për trimëri, guxim dhe ndershmëri që i kishte trashëguar nga prindi i vet, Zubejri. Mirëpo, para se të flasim për kontributin e Abdullahut, le të flasim në fillim për kohën dhe rrethanat kur kishte lindur Abdullah ibn Zubejri. Abdullah ibn Zubejri ishte fëmija i bekuar në barkun e nënës së tij qysh kur ajo kishte arritur në shkretëtirën e nxehtë, në rrugën e saj të hixhiretit prej Mekës për në Medinë. Ende pa lindur, Abdullahut iu desh të shpërngulej me muhaxhirët e tjerë, sepse, Esma, e kishte lindur Abdullahun gjatë udhëtimit për në Medinë, në vendin "Kuba".

Abdullah ibn Zubejri, pra fëmija i parë që lindi pas hixhiretit, ishte dërguar në shtëpinë e të Dërguarit të Allahut, në Medinë. Atëherë Muhamedi a.s. e kishte puthur, ia kishte përtypur një hurmë dhe me të e kishte prekur mishin e dhëmbëve të foshnjës (veprim synet, që quhet TAHNIK).[1]

Kur i Dërguari i Allahut dhe myslimanët u vendosën në Medinë, hebrenjtë aty ishin shumë të këqij në sjelljet e tyre ndaj myslimanëve, sepse këta ishin vënë në plan të dytë. Ata kishin përhapur lajme se klerikët e tyre, me ndihmën e magjisë së zezë, i kishin bërë myslimanët impotentë dhe se në Medinë nuk do të lindte asnjë fëmijë mysliman. Abdullah ibn Zubejri ende ishte i ri derisa Muhamedi a.s. ishte gjallë në këtë botë. Megjithëkëtë, kontaktet e tij të afërta me të Dërguarin e Allahut, në kohën e fëmijërisë, i garantuan atij bazën për njerëzishmëri. Ai ishte mësuar me parimet e jetesës, pra, me parimet për të cilat njerëzit do të flasin dhe nga të cilat do të mahniten. Karakteri i djaloshit të ri u zhvillua shumë shpejt. Ai tregonte energji, intelektualizëm dhe palëkundshmëri të veçantë. Rinia e tij ishte përplot trimëri, pastërti dhe adhurim. Në kohën e pushtimit të Afrikës, Spanjës dhe Konstantinopolit (Stambollit të sotëm), ai kishte më pak se 27 vjet, mirëpo qysh atëherë e kishte dëshmuar veten si hero i vërtetë.

**Abdullah ibn Zubejri vret komandantin berber**

Në moshën rinore, Abdullah ibn Zubejri kishte përgatitur një ushtri me të cilën synonte të sulmonte Afrikën Veriore. Kur u ballafaquan të dy ushtritë, Abdullah ibn Zubejri vuri re që e gjithë ushtria berbere lëvizte sipas lëvizjeve dhe udhëzimeve të komandantit të tyre. Duke e parë këtë, Abdullahu u tha shokëve të tij: "Cili prej jush më mbron krahët (kurrizin)?" Ata e pyetën: "Pse"? Abdullahu u tha: "Dua të depërtoj në zemër të ushtrisë berbere dhe ta vras komandantin e tyre".[2]

Një numër i luftëtarëve myslimanë iu përgjigjën kërkesë së Abdullahut për t`i mbrojtur krahët. Më pas Abdullahu u nis me luftëtarët e tjerë dhe arriti të çante rreshtat e ushtrisë berbere derisa arriti te komandanti i tyre, të cilin e vrau me një të goditur. Me vrasjen e komandantit berber, e gjithë ushtria u dorëzua dhe beteja përfundoi me fitoren e myslimanëve. Numri i luftëtarëve mysliman në atë betejë arrinte në njëzet mijë.

Megjithëkëtë, vendosmëria e Abdullah ibn Zubejrit në adhurim kalonte trimërinë e tij të

paparë e të jashtëzakonshme në luftë. As familja, as rinia, as pozita, as forma, as pasuria dhe as fuqia e tij, pra asnjëra prej këtyre nuk kishin mundur ta pengonin Abdullahun që të bëhej një besimtar shumë i devotshëm, që gjithë ditën agjëronte e tërë natën E adhuronte Zotin.

Në një rast, kur Umer ibn Abdulazizi i kishte kërkuar Ibn Ebi Mulejkes që t`ia përshkruante Abdullah ibn Zubejrin, ai i kishte thënë: "Pasha Allahun, kurrë s`kam parë njeri si ky. Kur e fillonte namazin, i linte të gjitha angazhimet e tjera. Binte në sexhde dhe qëndronte aq gjatë, saqë në shpinë i zbrisnin zogjtë duke menduar se ishte mur apo ndonjë rrobë e hedhur. Një herë tjetër, derisa ishte duke u falur, ndërmjet mjekrës dhe gjoksit i kaloi një projektil prej katapulte. Pasha Allahun ai s'e kishte vërejtur se i kishte kaluar dhe as që kishte lëvizur. Nuk e kishte prerë leximin dhe as që ishte ngutur të përkulej".[3]

Shpirti bujuar i Abdullah ibn Zubejrit, namazi, agjërimi, haxhi, frika e vazhdueshme prej Allahut, përkushtimi në adhurim dhe agjërimi derisa shkonte në luftë gjatë gjithë jetës së tij, pra të gjitha këto karakteristika ishin një rrjet i thurur në personalitetin e tij. Abdullah ibn Mesudi, edhe pse kishte disa mosmarrëveshje me Abdullah ibn Zubejrin, e përshkruante me këto fjalë: " Ai ishte lexues i Kur`anit. Pasues i synetit. Besnik ndaj Allahut, agjërues i devotshëm dhe djalë i nxënësit të të Dërguarit të Allahut. Nëna e tij ishte e bija e Ebu Bekrit. Tezja e tij – Aishja, ishte gruaja e të Dërguarit a.s. . Pozitën e tij mund ta nënvlerësonte vetëm ai që nuk sheh".[4]

**Rezistenca e Abdullah ibn Zubejrit ndaj Muaviut**

Në rezistencën e tij ndaj Muaviut dhe Jezidit shohim se Abdullah ibn Zubejri u bë legjendë e paparë e trimërisë. Ai, për shkak të paaftësisë së Jezid ibn Muavije ibn Ebi Sufjanit, atë e konsideronte si personin më pak të kualifikuar që t`u printe myslimanëve dhe që të udhëhiqte Ymetin. Ky fakt ishte më se i vërtetë, sepse Jezidi ishte tërësisht injorant dhe nuk mund t`i faleshin krimet dhe veprat e këqija që i njeh historia.

Këto edhe ishin arsyet që Abdulla ibn Zubejri nuk mund t'i jepte betimin këtij njeriu. Ai refuzonte haptazi që ta bënte këtë derisa ishte gjallë edhe Muaviu, po sidomos më shumë kur Jezidi u bë halif. Jezidi kishte vendosur ta dërgonte dikë që ta frikësonte Zubejrin, por ai i ishte përgjigjur: "Nuk do t`i jap betimin një pijaneci".[5] Selia e Abdullah ibn Zubejrit ishte në Mekë. Ai ishte prijës i besimdrejtëve në qytetin e shenjtë të Mekës. Më vonë Abdullah ibn Zubejri zgjeroi pushtetin e tij në Hixhaz, Jemen, Basra, Kufë, Horasan dhe në Siri, përveç Damaskut. Besimtarët e të gjitha këtyre hapësirave ia kishin dhënë betimin. Mirëpo emevinjtë ishin të pakënaqur. Kur erdhi në fron Abdulmalik ibn Mervani, njeriun më të egër dhe më të pamëshirshëm e urdhëroi ta sulmonte Abdullahun në Mekë. Ai ishte Haxhaxh Thekafiu, të cilin Umer ibn Abdulazizi e kishte përshkruar me këto fjalë: "Sikur të gjithë popujt t`i peshonin mëkatet e tyre, ndërsa ne të kishim ardhur vetëm me veprat e këqija të Haxhaxhit, ana jonë do të rëndonte".[6]

Haxhaxh ibnu Jusufi e kishte udhëhequr ushtrinë që kishte rrethuar Mekën dhe e godiste me katapulta ndërtesën e Qabesë. Ai ia kishte ndërprerë furnizimin me ujë Abdullahut bashkë me dyqind ushtarë të tij. E Abdullahut i kishin shkuar informacione që, sikur të binte duart e Haxhaxhit, ky i fundit do ta therte, do ta rripte siç rripen të imëtat dhe do ta varte në godinën e Qabesë.[7]

Haxhaxh Thekafiu njerëzve të Abdullah Zubejrit ua kishte ndaluar ushqimin dhe ujin, me qëllim që t`i detyronte që ta braktisnin Abdullahun. Nën presionin e urisë së paparë, një numër i madh i ushtarëve ishin dorëzuar dhe Abdullah ibn Zubejri kishte mbetur i vetëm. Edhe pse ishte vendosur që detyrën e tij ta kryente deri në fund, edhe pse atëbotë kishte mbushur 70 vjeç, megjithëkëtë vazhdoi të luftonte me një trimëri të paparë.

Pamjen e plotë të asaj ndodhie mund ta mësojmë nga biseda ndërmjet Abdullahut dhe nënës së tij, Esmës, që e kishte zhvilluar pak para vdekjes së tij. Ai shkoi dhe ia tregoi gjendjen e tërësishme dhe atë që i dukej si zgjidhje e vetme. Esma i kishte thënë të birit: "Biri im, ti e njeh vetveten më mirë se kushdo tjetër. Nëse je i sigurt se përfaqëson të vërtetën dhe se bën thirrje për të, atëherë duro derisa të vritesh për të dhe mos lejo që fëmijët e Emevinjve ta prekin pragun. Mirëpo, nëse derti më i madh është jeta në këtë botë, atëherë ti je një bir i mjerë që shkatërron vetveten dhe ata që luftojnë në anën tënde". Abdullah ibn Zubejri ia kishte kthyer: "Pasha Allahun, nuk më ka interesuar kurrë jeta e kësaj bote dhe as që i jam dorëzuar ndonjëherë asaj. Asnjëherë s`kam udhëhequr padrejtësisht. Kurrë me asnjë njeri nuk kam vepruar padrejtësisht e as që kam mashtruar dikë". Nëna e tij Esma i tha: "Shpresoj se do të kem ngushëllim të mirë nëse ti shkon në xhenet para meje, ose nëse unë shkoj para teje. Allahu i Madhërishëm, i mëshiroftë lutjet e tua të gjata të natës, agjërimin tënd në ditët e nxehta dhe dëgjueshmërinë tënde ndaj meje e babit tënd. O Allahu i Lartësuar, fatin e djalit tim po ta dorëzoj në duart e Tua. Do të jem e kënaqur me atë që e cakton Ti. Më shpërble për sakrifikimin e djalit tim siç i shpërblen besimtarët e Tu falënderues dhe të durueshëm".[8]

Nënë e bir, të përqafuar për të fundit herë, kishin shikuar njëri-tjetrin. Pas një orë lufte të ashpër e të paparë, shehidi kishte marrë goditjen e fundit. Haxhaxhi i egër, dinak dhe mashtrues siç ishte , insistonte që trupi i tij i pajetë të gozhdohej në kryq.

Nëna e Abdullahut që atëbotë ishte 97 vjeç, doli për ta parë djalin e saj të gozhduar në kryq.



Ajo qëndronte fort si një mal i palëvizshëm para tij dhe në atë çast iu afrua Haxhaxhi . I turpëruar e i nënçmuar, i tha: "Oj nënë, prijësi i besimdrejtëve Abdulmelik ibn Mervani më ka porositur që të kujdesem mirë. A të duhet diçka"?

Ajo i tha: "Nuk jam nëna jote, po jam nëna e atij që është gozhduar në kryq. Ti nuk më duhesh. Por, do të ta them një hadith që e kam dëgjuar prej të Dërguarit të Allahut. Ai ka thënë: "Do të vijë prej Thekifit, do të jetë kundërshtar dhe i ëgër…". Ne tashmë e pamë njeriun gënjeshtar dhe të egër. Mendoj se ky nuk është dikush tjetër, përveçse ti".[9]

Abdulla ibn Omeri iu afrua ta ngushëllonte dhe E luti Allahun xh.sh. ta bënte durimtare. Ajo ishte përgjigjur: "Pse të mos jem durimtare? Vallë, nuk i është dhënë koha e Jahja ibn Zekerijait si dhuratë një kurvari izraelit"?

Sa e dinjitetshme që ishte e bija e Es-Sidikut! A ekzistojnë fjalë më të fuqishme që mund t`u thuheshin atyre që i kishin prerë kokën Abdullahut, e pastaj e kishin gozhduar në kryq?Nëse koka e Abdullahut u ishte dhënë si dhuratë Haxhaxhit dhe Abdulmelikut, atëherë koka e të Dërguarit të Allahut, Jahja ibn Zekerijait a.s. i ishte dhënë Salomit, pra një kurvari të mjerë izraelit. Çfarë krahasimi madhështor! Çfarë fjalësh të vërteta!Abdullahu ka transmetuar nga Profeti a.s. 33 hadithe, të cilat i kishte dëgjuar nga babai, nëna dhe tezja - Aishja. Nga gjërat që i shtojnë vlerat Abdullahut, është se tezja e tij - Aishja shpeshherë quhej si nëna e Abdullahut. Kjo, sepse ai e konsideronte atë si djalin e saj, meqë vetë nuk mund të lindte fëmijë. Pas vdekjes së të Dërguarit të Allahut, dikush e pyeti Aishen: "Kush është personi yt më i dashur?". Aishja iu përgjigj: "Është babi Ebu Bekri." Pyetësi e pyeti sërish: "Po pas Ebu Bekrit?" Ajo i tha: "Është Abdullahu".[10]

Abdullahu ibnu Zubejri ishte një nga heronjtë e shumtë myslimanë. Ne na ndodh shpesh që të kërkojmë modele të suksesshme për fëmijët tanë, u blejmë atyre libra me histori, kaseta me filma vizatimorë etj…, me qëllim që të përfitojmë prej personazheve të ndryshme. Po nuk ka modele dhe personazhe më të suksesshme dhe më të përshtatshme për fëmijët tanë, se ç`janë shokët e të Dërguarit të Allahut. Kush mund të jetë model më i mirë se Abdullah ibnu Zubejri dhe dhjetë të përgëzuarit me Xhenet? Kush mund të jetë model më i mirë se shokët e të Dërguarit të Allahut? Secili nga dhjetë të përgëzuarit me Xhenet dhe shokët e të Dërguarit të Allahut, përfaqësonte një shkollë dhe model të mirë për brezat e ardhshëm!

[1] Halid Muhamed Halid, Burrat përreth Pejgamberit a.s., Shkup, 2008, f. 437. [2] Xhasim Mutava, Të përgëzuarit me Xhenet, Shkup, 2010, f. 217. [3] Halid Muhamed Halid, Burrat përreth Pejgamberit a.s. f. 439. [4] Po aty, f. 439. [5] Po aty, f. 441. [6] Po aty. [7] Xhasim Mutava, Ibid. f,. 219. [8] Halid Muhamed Halid, Ibid f.442. [9] Po aty. [10] Xhasim Mutava, Ibid. f. 220.

# Premtimi hyjnor për ngadhënjimin e besimtarëve

Sedat Islami

**Premtimet dhe përgëzimet nga vetë Islami si fe**

Të nderuar vëllezër besimtarë!

Në vazhdën e hutbeve përkitazi me përgëzimet dhe paralajmërimet hyjnore për triumfin e besimtarëve, sot do të trajtojmë paralajmërimet që vijnë nga vetë Islami si fe. Më konkretisht, do të mundohemi të shpalosim disa karakteristika të Islamit, të cilat inspirojnë dhe lënë shumë për të shpresuar se një fe me një forcë dhe prestigj të tillë, me një ndikim dhe shtrirje në vazhdimësi, herët a vonë, do të ngadhënjejë. Kjo, edhe për shkak se Allahu mohon të pranohet fe tjetër përveç saj (Ali Imran, 19 dhe 83). Në fakt, ky është vetëm një shkak a një arsye, se përndryshe ato janë shumë më shumë, kurse kjo hytbe dedikohet për të shpalosur diçka nga këto shkaqe[1].

**Islami fe e vetme për njerëzimin**

Islami është feja e parë dhe e fundit, të cilën Allahu ia shpalli njerëzimit dhe e pranon prej njerëzve. Që nga Ademi a.s. e deri tek profeti ynë, njëherësh i fundit nga radha e profetëve, Muhamedi a.s., njerëzimit nuk iu shpall fe tjetër nga qielli.

Që të gjithë bënë thirrje për monoteizëm të pastër. "Ai ju përcaktoi juve për fé atë që ia pati përcaktuar Nuhut dhe atë që Ne ta shpallëm ty dhe atë për se e patëm porositur Ibrahimin, Musain dhe Isain. (I porositëm) Ta praktikoni fenë e drejtë e mos u përçani në të. Për idhujtarët është e rëndë kjo për se i thirrni ju ata. Allahu veçon për të (për besim të drejtë) atë që do dhe e udhëzon në të atë që I drejtohet Atij". (Esh-Shura, 13)

**Islami, fe e natyrshmërisë**

Islami është fe, e cila i drejtohet mendjes dhe mbështetet në të për ta kuptuar fenë dhe për ta organizuar jetën. Është fe që bën thirrje për dije dhe ngritje e përparim shkencor...Meditimin e vlerëson për adhurim, kurse kërkimin e të gjitha dijeve, për të cilat ka nevojë Ymeti, e cilëson si obligim. Islami nuk sheh ndonjë mospajtim ndërmjet të dhënave fetare dhe atyre shkencore; mendja, siç kanë vërtetuar dijetarët, është bazë e fesë, ngase me të vërtetohet ekzistenca e Allahut, profetësia e profetëve. Në Islam, ndryshe nga fetë e tjera, nuk ka vend për rivalitet ndërmjet fesë dhe shkencës; feja tek ne është dije dhe dija tek ne është fe.

**Ekuilibrimi si imazh origjinal i Islamit**

Islami shquhet për ide të ekuilibruar dhe për balancim e drejtpeshim të çdo gjëje. Allahu ka thënë:"Dhe ashtu (siç ju udhëzuam në fenë islame) Ne ju bëmë ju një popull të drejtë (një mes të zgjedhur)...". (El Bekare, 143)

Islami paraqet balancimin pozitiv në të gjitha aspektet e jetës, në besim dhe praktikë. Ai punon në drejtim që tek individi të balancojë shpirtërore dhe materialen, mendjen dhe shpirtin, dynjanë dhe Ahiretin, të drejtat dhe obligimet, kurse në relacionin individ-shoqëri vendos peshore të drejtësisë, duke mos dëmtuar njërën palë për shkak të tjetrës. Islami nuk vepron si kapitalizmi, që individit i jep të drejta dhe liri që do ta dëmtonin shoqërinë, por as nuk i jep të drejta dhe pushtet të atillë shoqërisë, me se do ta shtypte individin, siç bëri socializmi.

**Realizmi si karakteristikë themelore e Islamit**

Islami dallohet edhe për realizmin si veçori e tij. Ai njerëzit nuk i konsideron melekë me krahë, po i trajton si krijesa humane që bëjnë mirë e keq, apo ia qëllojnë e gabojnë, udhëzohen e devijojnë. Islami pranon dobësinë njerëzore dhe ekzistimin e gabimit e të së keqes, për se nxit dhe qorton, ka obliguar urdhërimin për të mirë dhe ndalimin nga e keqja; ka ligjësuar ndëshkimet, ka hapur derën e pendimit, ka vënë ligje dhe norma, ka paraparë lehtësime dhe përjashtime për raste dhe në rrethana të caktuara, siç janë gabimi (i paqëllimshëm), harresa dhe detyrimi (imponimi), etj..

Realizmi i Islamit nënkupton që njeriu si qenie, të respektohet dhe të nderohet, të pranohet natyra e tij, kështu që as të mos ulet në shkallë shtazërie, por as të mos ngrihet në pozita adhurimi. Islami njeriun e pranon si qenie me shpirt dhe trup, me mendje dhe epsh, burrë e grua, individ e shoqëri dhe, mu për këtë, për të mos ikur nga kjo natyrë e tij, njeriut i ka mundësuar dëfrimin e lejuar. Me një fjalë, Islami ruan shëndetin trupor-fizik, mendor dhe shpirtëror të njeriut.

**Islami nderon gruan**

Për ndryshimin në të mirë të pozitës së gruas, shoqëria njerëzore më së shumti i detyrohet Islamit. Gruaja (femra) llogaritet njeri, si të gjithë meshkujt, ajo ka të drejtat sikurse ka dhe detyrimet. I kushton rëndësi të veçantë kur është vajzë, kurse e lartëson shumë kur është grua (bashkëshorte) dhe nënë. Asaj i është dhënë mundësia e adhurimit në kolektiv, e mësimit, punës, dhe kjo kuptohet në përputhje me rregullat që garantojnë ruajtjen e dinjitetit të saj prej qenieje njerëzore me vlerë tek Allahu i Madhërishëm. Në fakt, këto rregulla janë të përgjithshme dhe e shoqërojnë atë gjithnjë, çdokund dhe në çdo moshë; e ruajnë nga bashkëshorti nëse i bën padrejtësi, nga prindi nëse e neglizhon, nga fëmija nëse tregohet arrogant ndaj saj. Islami ia njeh të drejtën që të kontribuojë edhe në fushën e thirrjes islame, në urdhërimin për të mirë dhe ndalimin nga e keqja si dhe në rezistimin ndaj sherrit dhe së keqes.

**Islami kujdeset për familjen**

Familja është celulë e shoqërisë, prandaj Islami interesohet shumë për të dhe për zhvillimin e saj të shëndoshë. Martesën e sheh si themel, për se edhe nxit, i lehtëson procedurat, refuzon traditat e lajthitura që për realizimin e një martese obligojnë gjëra ndonjëherë të papërballueshme.

Po kështu, raportet ndërmjet dy bashkëshortëve janë të ndërtuara mbi bazë të dashurisë dhe respektit të ndërsjellë. Ata kanë të drejta po dhe detyrime, po dhe divorci është lejuar vetëm atëherë kur fiket çdo dritë e shpresës për pajtim të bashkëshortëve.

Raportet prindër-fëmijë i ndërton mbi bazë të përkujdesjes së plotë materiale, emocionale dhe edukative, kurse ato fëmijë-prindër mbi bazë të bamirësisë dhe respektit të detyrueshëm.

**Dallimet shtresore nuk ekzistojnë në Islam**

Islami është fe e cila shkrin dallimet ndërmjet pjesëtarëve të saj. I miri nuk kushtëzohet të ketë këtë a atë ngjyrë, të flasë këtë a atë gjuhë, të jetë nga ky kontinent a ai tjetri; i mirë është ai që ka devotshmëri, edhe nëse është me ngjyrë.

**Fe pa klerikë**

Islami nuk e njeh klerizmin dhe në të as që ka shtresë klerikësh, të cilët t'ua mbyllnin derën e pendimit njerëzve përveçse nëpërmjet tyre. Islami faljen e mëkateve nuk e shet me para dhe as që është autorizuar dikush të bëjë një gjë të tillë. Njerëzit nuk kanë nevojë për ndërmjetësues në fe, ndërsa dijetarët fetarë janë vetëm ekspertë të fushave të tyre, dhe atyre u referohemi ashtu siç u referohemi ekspertëve të fushave të tjera. Allahu ka thënë:"...pyetni pra dijetarët nëse ju nuk dini". (En-Nahl, 43)

Absolutisht, çdo besimtar ka të drejtën të bëhet dijetar fetar, duke mësuar e studiuar, dhe jo duke trashëguar një gjë të tillë.

**Përfundim**

Të nderuar vëllezër besimtarë!

Islami nuk mjaftohet vetëm nga kujtimi me pietet i kulturës së djeshme të tij, por nga zelli dhe përkushtimi, punon që të krijojë kulturë islame moderne, e cila përvetëson teknologjinë e së sotmes për të ecur me hapin e kohës dhe për të përmbushur nevojat e besimtarëve të kësaj feje, por jo kurrë në kurriz të origjinalitetit dhe veçorive të saj. Kultura islame lidh tokën me qiellin, vlerat hyjnore me botëkuptimet njerëzore, origjinalitetin islam me zhvillimin modern; është kulturë në të cilën bashkohen dija dhe besimi, takohen e vërteta dhe forca, shpikjet materiale balancohen me lartësimin shpirtëror si dhe dritat e mendjes përputhen me atë të Shpalljes.

Ky është Islami dhe këto janë vetëm disa nga veçoritë e tij, që e bëjnë jo vetëm të denjë po edhe të nevojshëm për të udhëhequr njerëzimin, ngase vetëm kështu njeriut mund t'i kthehet dinjiteti i tij dhe vetëm me Islamin vlerat mund të marrin botëkuptimet e mirëfillta.

[1] Për këtë temë, ndryshe nga ato paraprake që kam përgatitur nga libri 'Mubesh-shiratu-n-nasri ve-t-temkin...', jam mbështetur edhe në artikullin 'Hasaisu-l-Islami-l-ledhi ned'u ilejhi' të Dr. Jusuf Kardavit.
Shih: www.qaradawi.net

# Haxhi si obligim i Zotit

**Dr. spec. Agron Rexhepi**

**Ata njerëz që kanë mundësi, duhet ta kryejnë Haxhin për hir të Allahut. Mosbesimtarët duhet ta dinë se Allahu s'ka nevojë për asgjë në botë. (Ali Imran, 97)**

Këtë farz-obligim, i cili duhet kryer një herë në jetë, Allahu xh.sh. nuk ia ka bërë borxh çdokujt, po vetëm atij që ka mundësi financiare dhe shëndetësore për të shkuar në Meke, për t'i kryer obligimet e Haxhit, për të mbushur shpirtin dhe trupin me energji pozitive (besim). Ndërkaq, pasi të kthehet në vendin e vet, për ta rrezatuar atë energji pozitive tek të afërmit e vet dhe më gjerë.

Organizimi i popullatës kosovare për kryerjen e këtij farzi-obligimi bëhet nga Bashkësia Islame e Kosovës. Numri i përgjithshëm i haxhinjve kosovarë, që qenë nisur për të kryer obligimin e Haxhit 1432 - 2011 ishte 862, krahasuar me Haxhin e vitit 1424-2004, ishin 301 haxhinj më shumë (Tabela 1). Një veçori që vlen të përmendet, është numri i rritur i femrave – haxhesha: në vitin 2011 qenë 147 veta më shumë krahasuar me vitin 2004. Nga numri i përgjithshëm i haxhinjve në vitin 2004 (561) 21% kanë qenë femra, ndërsa në vitin 2011 kjo % është rritur në 30.7%, respektivisht nga numri i përgjithshëm i haxhinjve (862), 265 kanë qenë femra.

Tabela 1 Numri i hanxhinjve në Haxhin 2011 dhe 2004

| | Haxhi 2011 | Haxhi 2004 |
|---|---|---|
| Meshkuj | 597/69.3% | 443/79 % |
| Femra | 265/30.7% | 118/21 % |
| Gjithsej | 862/100 % | 561/100 % |

Për ruajtjen dhe mbarëvajtjen e shëndetit të haxhinjve janë kujdesur 5 mjekë dhe një infermiere, të angazhuar nga Bashkësia Islame e Kosovës. Numri i haxhinjve që gjatë kohës së Haxhit kanë pasur vizita dhe vizita mjekësore të përsëritura, ishte 1964 (Tabela 2), prej tyre 1410 meshkuj (71.8%) dhe 554 femra (28.2%).

Tabela 2 Numri i përgjithshëm i vizitave mjekësore të haxhinjve gjatë Haxhit 2011 dhe 2004

| | Haxhi 2011 | Haxhi 2004 |
|---|---|---|
| Meshkuj | 1410 kontrolle/71.8% | 1130 kontrolle/66.7% |
| Femra | 554 kontrolle/28.2% | 563 kontrolle/33.3% |
| Gjithsej | 1964 kontrolle/100% | 1693 kontrolle/100% |

Numri i sëmundjeve që janë trajtuar me medikamente, ishte 1657. Prej numrit të përgjithshëm të haxhinjve që janë paraqitur për vizitë mjekësore (N=1964), ngjashëm me Haxhin 2004 (Tabela 3), numri më i madh i tyre kanë pasur inflamacione të rrugëve të frymëkëmbimit – respiratore (44.2%) dhe shtypje të lartë të gjakut (15.3%). Ankesa për sistemin lëvizës të trupit (lokomotor) kanë paraqitur 4.4% të haxhinjve, 3.9% të haxhinjve kanë pasur nevojë për trajtim (pastrim dhe fashim) të plagëve apo dëmtimeve të lëkurës. Probleme gastrointestinale - të diarresë kanë pasur vetëm 2.8% të haxhinjve, ndërkaq 2.7% prej tyre janë ankuar për kokëdhembje. Ankesa të tjera për shëndetin kanë pasur një përqindje mjaftë të vogël. Është interesant të përmendet numri i madh i haxhinjve (307 ose 15.6%) që kanë bërë vizita mjekësore "preventive", pa ndonjë ankesë reale, me të vetmin qëllim që të mbanin nën kontroll shëndetin e tyre.

Prej numrit të përgjithshëm të haxhinjve (862) gjatë Haxhit 2011, vetëm një prej tyre (84-vjeçar) gjatë qëndrimit në Mekke pati pësuar një frakturë (thyerje) të këmbës, trajtimi i të cilit ishte bërë në spitalin e qytetit, mirëpo disa ditë më pastaj, derisa ndodhej në spital, për pasojë të një komplikimi të rëndë, ndërroi jetë (Allahu e mëshiroftë shpirtin e tij!).

Tabela 3 Sëmundjet e trajtuara të haxhinjve gjatë Haxhit 2011 dhe Haxhit 2004

| Sëmundjet: | Haxhi 2011 | | Haxhi 2004 | |
|---|---|---|---|---|
| | Numri i vizitave | % | Numri i vizitave | % |
| Sistemi respirator | 868 | 44.2 | 648 | 38.3 |
| Gastrit | 38 | 1.9 | x | x |
| Diarre alimentare–jashtëqitje | 56 | 2.8 | 342 | 20.2 |
| Opstipacion-kapsllëk | 9 | 0.5 | x | x |
| Diabeti-sm. e sheqerit | 32 | 1.6 | 41 | 2.4 |
| Sistemi lokomotor | 87 | 4.4 | 98 | 5.8 |
| Sistemi renal-veshka | 18 | 0.9 | 28 | 1.7 |
| Lëkurë | 49 | 2.5 | 0 | 0 |
| Lëndime-fashime | 77 | 3.9 | 176 | 10.4 |
| Depresion | 10 | 0.5 | 89 | 5.3 |
| Veshë /sy | 28 | 1.5 | 20 | 1.1 |
| Shtypje e ulët e gjakut | 29 | 1.5 | x | x |
| Shtypje e lartë e gjakut | 300 | 15.3 | 251 | 14.8 |
| Alergji me shenja në lëkurë | 3 | 0.2 | 0 | 0 |
| Kokëdhembje | 53 | 2.7 | x | x |
| Raste pa shenja sëmundjeje | 307 | 15.6 | 0 | 0 |
| **Gjithsej** | **1964** | **100%** | **1693** | **100%** |

• Numri i madh i sëmundjeve të sistemit respirator vjen si pasojë e përhapjes së gripit, sëmundje që kishte përfshirë shumicën e haxhinjve në vend. Komplikimet e këtij gripi paraqiteshin kryesisht në formë të bronkopneumonisë. Sëmundshmëria më e madhe e haxhinjve nga gripi ka qenë gjatë kohës së qëndrimit në Medinë.

• Nga sëmundjet e sistemit kardiovaskular ishin kryesisht sëmundje kronike të haxhinjve: hipertensioni dhe hipotensioni, të cilat, me ndërrimin e klimës, u shfaqën edhe më shumë. Sëmundshmëria nga këto sëmundje ishte e njëjtë si në Medinë, ashtu dhe në Mekë.

Nëse i krahasojmë problemet shëndetësore të haxhinjve gjatë Haxhit 2004 dhe Haxhit 2011, mund të konstatojmë një rënie shumë të madhe të ankesave gastrointestinale – të diarresë – si pasojë e helmimeve nga ushqimi (nga 20.2% në 2.8%), dhe nga lëndime të trupit (nga 10.4% në 3.9%).

Rënia e madhe e infeksioneve alimentare (helmimet nga ushqimi) mund të shpjegohet nga organizimi i mirë i ushqimit për haxhinj, për se kësaj here Bashkësia Islame e Kosovës ishte kujdesur që të rezervonte restorantin e hotelit ku ishin të vendosur, si gjatë qëndrimit në Medinë, ashtu dhe gjatë qëndrimit në Mekë. Ushqimi i haxhinjve ishte cilësor dhe në sasi të mjaftueshme, po ashtu me kohë edhe i sigurt në aspektin e higjienës – pastërtisë.

**Trajtimi i të sëmurëve ishte bërë me këto barna:**

- Analgjetikë, antipiretikë: Ketoprofen pulv.; paracetamol tbl 500 mg; brufen tbl 400mg; diklofen amp;
- Antibiotikë: baktrim tbl 480 mg; amoksicilinë caps. 500 mg; amoxiclav 1gr; cephalexim; garamicinë amp. 80 mg, 120 mg; Lendacinë amp; chloramphenicol ung. 5%;
- Antidiareikë: streptoksazol tbl; loperamid; enterofuryl;
- Anksiolitikë: bensedin tbl 5 mg, amp;
- Antihipertensëziv: captopril; presolol; nitroglicerinë;
- Ranisan tbl 150 mg;
- Glykozë 25%, amp.;
- NaCl 0.9% dhe Glykozë 5% infuzione;
- Orosal – rehidrues peroral;
- Gaza hidrofile; fasha elastike dhe gjysmë elastike, povidon jod;
- Multivitamina.

Një sasi e konsiderueshme e barnave ishin sjellë me vete nga Kosova, ndërkaq pjesa shtesë e tyre, sipas nevojës, qe blerë nga Bashkësia Islame e Kosovës në barnatoret e Mekës.

Më lart u theksua jo rastësisht se Allahu xh.sh. i ka obliguar për kryerjen e Haxhit të gjithë ata që kanë mundësi financiare dhe shëndetësore. Po qe se bëhet një krahasim vizualisht i haxhinjve kosovarë dhe hanxhinjve të disa vendeve të tjera (sidomos të Lindjes së Mesme), do të vërejmë se hanxhinjtë tanë karakterizoheshin nga fakti se ishin kryesisht në një moshë të shtyrë. Kur t'i shtohet kësaj edhe numri i madh i haxhinjve me sëmundje të shumta kronike, atëherë shtrohet nevoja e një pune më intensive me popullatën e moshës së mesme dhe të re, në mënyrë që ata që kanë mundësi financiare e shëndetësore, të sensibilizohen më shumë për rëndësinë e kryerjes së Haxhit, sidomos në këtë moshë. Të mos kuptohet Haxhi vetëm si larje mëkatesh, po si plotësim i besimit islam, si pastrim shpirtëror dhe trupor – për se kemi nevojë aq shumë.

Lusim Allahun xh.sh. që të gjithë haxhinjve t'ua pranojë Haxhin dhe lutjet që kanë bërë gjatë gjithë kësaj kohe.

**Ekipi mjekësor i haxhinjve gjatë Haxhit 2011:**

- Dr.Sc.Agron M.Rexhepi, spec. i mjek. sport.& nutricionist;
- Dr. Fahrie Aliu, spec. e mjek. familj.;
- Dr. Besim Guda, internist-kardiolog;
- Dr. Ramize Ibrahimi – Hajrizi, spec. e mjek. familj.;
- Dr. Adnan Klinaku, mjek i urgjencës;
- Inferm. Hava Ahmeti.



# Dorëshkrimet orientale-islame

**Sadik Mehmeti**

**Për një vlerësim më meritor të hulumtimit, tubimit, ruajtjes dhe publikimit të dokumenteve dhe dorëshkrimeve orientale-islame**

Sikundër dihet, ndër shqiptarët kanë ekzistuar një numër i madh i dokumenteve arkivore nga periudha e pranisë mbi 500-vjeçare të Perandorisë Osmane në këto troje, shumë të ndryshme për nga përmbajtja, prejardhja dhe vlera shkencore e artistike. Mirëpo, në shekujt e kaluar, në rrethanat që kaloi populli shqiptar në përgjithësi dhe për shkak të neglizhencës dhe pakujdesjes sonë, një numër i madh i këtyre dokumenteve të çmueshme u dogjën, u zhdukën apo humbën gjurmët. Prandaj, dokumentet e mbetura nga kjo kohë, si numër, përfaqësojnë një pjesë fare të vogël të asaj pasurie intelektuale, që do të ketë qarkulluar dikur gjithandej në viset tona. Një fat të ngjashëm patën edhe veprat e dorëshkruara në gjuhët orientale, një pjesë e të cilave vepra origjinale dhe unikale të autorëve shqiptarë. Ç'është e drejta, jo fort moti, kemi qenë dëshmitarë të nënvleftësimit dhe qëndrimeve jo të drejta dhe joobjektive ndaj dokumenteve dhe dorëshkrimeve orientale, një gjendje që krijoi kushte dhe hapi rrugë për të humbur shumë dokumente dhe dorëshkrime me vlera të mëdha për historinë tonë dhe, së bashku me to, për të mos u njohur kurrë më edhe shumë të dhëna për të kaluarën tonë. Kanë humbur shumë fermane, berate e dekrete; janë zhdukur shumë sixhile, deftere e kronika të qyteteve tona; janë djegur shumë vepra autografe të autorëve tanë; kanë tretur shumë kaside, mevlude, bejte e divane të poetëve tanë, kanë humbur ixhazetname e të dhëna të tjera për imamët, myezinët, myderrizët, kadinjtë, hatibët e hafizët tanë. Kanë humbur të dhëna për medresetë, iptidaijet, idadijet, ruzhdijet, sibjan-mektebet dhe për myderrizët, mualimët e talebet e këtyre institucioneve. Kanë humbur shumë përshkrime e komente të Kuranit, shumë përmbledhje e shpjegime të hadítheve, shumë fetva e vepra të tjera të ulemave tanë... Kanë humbur të dhëna për xhamitë tona, për vakëfet e vakëflënësit tanë, për hajatet e ndryshme që kanë lënë të parët tanë, për sahat-kullat e për hamamet tona. Kanë humbur të dhënat për bibliotekat tona që ishin nga më të vjetrat jo vetëm në rajon po edhe në tërë Evropën, e bashkë me to kanë humbur edhe të dhëna për shumë hafizi-kutubë e kaligrafistë tanë. Humbi, po ç'nuk humbi?!Vetëm ata që merren sadopak me këto dokumente dhe dorëshkrime, e kanë të qartë se çfarë pasurie e madhe dhe çfarë vlerash të pakontestueshme kanë humbur për të mos u kthyer kurrë më. Ata e kanë të qartë se ç'dëme të mëdha e të papërmirësueshme i janë bërë historisë dhe kulturës sonë.Vallë, si mund të shkruhet historia dhe si mund të njihet e të ndriçohet e kaluara jonë pa këto dokumente! Historia e një populli nuk mund të shkruhet duke i kapërcyer 600 vjet. Ata shekuj nuk mund të abortohen, ata nuk mund të zhbëhen, sado që dikujt mund të mos i pëlqejë.

**Mos të harrohet trashëgimia 600 vjeçare**

Po kush qenë shkaktarët që të humbte kjo pasuri e madhe? Sikurse u tha, luftërat e ndryshme dhe rrethanat nëpër të cilat kaloi populli ynë, por, mbi të gjitha, neglizhenca dhe moskujdesi ynë ndaj së kaluarës. Ishin intelektualët tanë dhe ishim ne që për pesë

dekada i kemi rënë mohu trashëgimisë sonë mbi 600-vjeçare, sa kohë që kjo trashëgimi ishte shkruar tek ne, për ne dhe nga të parët tanë. Një mendësi e tillë dhe një qëndrim pothuaj armiqësor ndaj së kaluarës dhe trashëgimisë sonë islame shqiptare, në disa dhjetëvjetësha të shkuar mbretëroi tek pjesa dërrmuese e intelektualëve dhe e institucioneve tona. Fatkeqësisht, një mendësi e tillë përbuzëse e nënçmuese ndaj kulturës e trashëgimisë sonë islame shqiptare, mbase jo si dikur, por gjithsesi ekziston edhe sot e kësaj dite. Shqiptarët, si të thuash, nuk po mund të shkurorëzohen assesi nga ato bindje të këqija, johumane dhe joshkencore që ua la ish-sistemi. Për të qenë objektiv e korrekt, duhet pranuar fakti se edhe institucionet islame shqiptare dhe ulemaja shqiptare nuk treguan ndonjë kujdes të mjaftueshëm për ruajtjen dhe tubimin e dorëshkrimeve dhe dokumenteve të kësaj provenienciеje, e aq më pak të publikimit të vlerave që ruajnë ato dokumente e dorëshkrime. Fatkeqësisht, edhe në mesin e institucioneve islame shqiptare ka pasur, mbase mund të ketë aty-këtu edhe sot – një qëndrim mospërfillës ndaj këtyre vlerave të paçmueshme, të cilat ndonjë popull tjetër, madje nga ata jomyslimanë, shumë moti do t'i kishte publikuar dhe do t'i kishte ruajtur me fanatizëm të paparë, sikur t'i kishte.

Të theksojmë faktin se në shumë qendra të dijes në Perëndim (Vjenë, Berlin, Londër, Uashington, Paris, Bratisllavë etj.), - atje ku më së paku janë hartuar dhe shkruar dokumente e dorëshkrime orientale-islame, - para shumë dhjetëvjetëshash, nga institucionet më me renome dhe nga dijetarët më të shquar të fushave përkatëse, janë botuar katalogë përfaqësues shumëvëllimësh të dokumenteve e dorëshkrimeve orientale-islame. Kurse vetëm në Arkivin e Stambollit ruhen mbi 150.000.000 dokumente që kanë të bëjnë me Shqipërinë dhe shqiptarët, e që presin dorën e hulumtuesve dhe studiuesve, në radhë të parë shqiptarë. Prandaj, është koha që të merren masa për ruajtjen, tubimin, regjistrimin, katalogimin dhe botimin eventual të dorëshkrimeve dhe dokumenteve të mbetura, sepse, në të kundërtën, ato do të zhduken dhe, së bashku me to, do të zhduket edhe një pjesë e çmueshme e trashëgimisë sonë kulturore, të cilën me shumë mund e sakrificë e krijuan të parët tanë. Në rast se do të mblidheshin dhe të botoheshin këto dokumente që ruhen edhe sot, qoftë në institucionet tona, qoftë në bibliotekat dhe arkivat privatë, sado të pakta që janë, jemi të bindur thellë, se do të bëheshim zotërues të një potenciali të pasur arkivor, kurse mosshfrytëzimi dhe moskonsultimi i tyre do t'i bënte dëm dhe t'i shkaktonte golle e mungesë historisë sonë.

Me gjithë dëmtimet e mëdha që pësuan kohët e fundit dokumentet osmane, përsëri ka disa arkiva privatë që disponojnë dokumente të tilla.




Përsëri ka disa individë, pasardhës të ulemave të vjetër, që ruajnë dokumente e dorëshkrime të paraardhësve të tyre. Edhe sot aty - këtu, ndër shtëpitë shqiptare myslimane, falë kujdesit të individëve me kulturë dhe vetëdije historike për vlerat fetare islame dhe tradicionale, mund të gjenden dokumente dhe dorëshkrime islame.

Do të ishte mirë që, qoftë me anë të një grishjeje, qoftë kundrejt një shpërblimi, institucionet tona shkencore të përdorin autoritetin e tyre dhe t'i mbledhin këto fonde, në mënyrë që të depozitohen në institucionet përkatëse, ku mundësitë e ruajtjes, të mirëmbajtjes dhe të popullarizimit janë më të mëdha. Edhe një dokument në gjuhën osmane, në shikim të parë i parëndësishëm, mund të na ofrojë një të dhënë shumë të çmueshme dhe të sqarojë e të verifikojë një vit a një emër të një personaliteti me rëndësi. Pikërisht për këtë arsye, me të drejtë, në shkencën e arkivistikës është i njohur parimi se në asnjë mënyrë nuk bën të asgjësohet asnjë dokument prandaj as ato në gjuhën osmane, pavarësisht nga tematika, përmbajtja dhe forma e tij.

Dokumentet dhe dorëshkrimet osmane, kujtojmë, janë me interes dhe mund të shërbejnë si një bazë e mirë për të ndriçuar probleme të ndryshme të kohës.

Le të shërbejë ky shkrim si nëj ftesë për të gjithë ata që kanë ndonjë dokument a libër/dorëshkrim në gjuhët orientale, ose ndonjë material tjetër që ka të bëjë me të kaluarën tonë, që, mundësisht, t'ua ofrojnë njerëzve kompetentë për t'i regjistruar, për të shënuar përmbajtjen e tyre, ose, të paktën, për t'i fotografuar a kseroksuar.

Humbjen e dokumenteve dhe dorëshkrimeve islame-orientale e kanë qarë edhe shumë paraardhës tanë, mbase për shkak të vlerës që ua dinin.

Po përmend apelin dhe dëshpërimin njëkohësisht të eruditit Hafëz Ali Korça, që tingëllon shumë aktual (sikur të jetë thënë sot) e që do të ishte përfundimi më i mirë i tërë sa u tha më sipër:

*"Asnjeri nuk çan kokën*
*Dokumentet për t'i mbledhur*
*Sikush nga një rrashtë rrokën*
*Në xhepa ar për të mbledhur".*

# A u përhap me të vërtetë Islami me shpatë?

**Idris Tavfiç**

**Ndoshta një nga keqkuptimet më të mëdha për Islamin është se Islami u përhap me shpatë. Kjo ide është përhapur aq gjerësisht nga shtiekeqijtë, saqë disa njerëz e pranojnë këtë si fakt.**

Për interesat e vetvetes, edhe djalli mund ta citojë tekstin e shenjtë. Me fjalë të tjera, kushdo mund të nxjerrë një verset nga Bibla apo Kur'ani, duke e përdorur jashtë kontekstit, me qellim që ta përfaqësojë ideologjinë e tij si më bindëse. Për shembull, Psalmi 137 thotë: "Lum ai që merr foshnjat dhe i përplas shkëmbinjve". Asnjë njeri racional nuk do të sugjeronte se ky është mesazhi i Judaizmit a i Krishterimit. Në të njëjtën mënyrë, citimi i pasaktë nga Kur'ani është shtrembërim i mesazhit të Islamit. Indonezia ka numrin më të madh të popullsisë myslimane në botë. Në fakt, numri i myslimanëve në Indonezi është më i madh se popullsia e të gjitha vendeve arabe së bashku. Arabët përbëjnë vetëm rreth tetëmbëdhjetë për qind të të gjithë myslimanëve. Deri tani përqendrimi më i madh i 1.3 miliard myslimanëve të botës jetojnë në Azinë Juglindore. Islami, shekuj me radhë, është rrënjosur thellë në këto vende.

Ata që i bien daulles se Islami është përhapur me shpatë, lënë pa përmendur Azinë Juglindore, sepse kjo nuk u përshtatet qëllimeve të tyre. Asnjë ushtri myslimane nuk kishte shkuar ndonjëherë atje. Në fakt, arritja e Islamit në ato vende është jashtëzakonisht e mrekullueshme dhe domethënëse, prandaj vlen të përmendet.

Islamin në Azinë Juglindore e sollën tregtarët, dhe jo ushtarët. Ndershmëria dhe integriteti i tregtarëve të parë, emrat e të cilëve janë dukshëm të theksuar në historinë e Indonezisë, i impresionuan njerëzit aq shumë, saqë edhe ata dëshiruan të bëheshin myslimanë. Duke i mbyllur bizneset e tyre çdo ditë në kohë të namazit dhe duke i trajtuar klientët me drejtësi, ata tregtarë myslimanë tërhoqën shumë njerëz në Islam. Mesazhi dhe fama e tyre u përhap me shpejtësi dhe miliona njerëz përqafuan fenë e tyre. Është e njohur se menjëherë pas vdekjes së Profetit Muhamed (paqja qoftë për të) dhe vdekjes së Ebu Bekrit, kalifit të parë, udhëheqës i besimtarëve myslimanë ishte zgjedhur kalifi Omer, një nga shokët e Profetit. Kur Omeri hyri në Jerusalem në krye të ushtrisë myslimane, në vitin 638, vetëm gjashtë vjet pas vdekjes së Profetit, ai në qytet hyri në këmbë, si një gjest përulësie ndaj këtij qyteti të shenjtë për myslimanët, të krishterët dhe hebrenjtë. Nuk pati gjakderdhje, masakra dhe as konvertime të dhunshme. Përkundrazi, ata që dëshiruan të largoheshin, u lejuan të largoheshin me tërë pasurinë e tyre, kurse ata që dëshiruan të qëndronin, morën mbrojtje për jetën e tyre, pronën e tyre dhe për vendet e tyre të adhurimit. Omeri refuzoi ta falte namazin në Kishën e Varrit të Shenjtë, në mënyrë që myslimanët të mos përpiqeshin më vonë, në kujtim të tij, për ta kthyer atë në xhami. Në vend të kësaj, Omeri pastroi të ashtuquajturin Tempulli i Shenjtë (i njohur nga myslimanët si Harem Esh-Sharif) dhe ndërtoi një xhami, aty ku Kupola e Shkëmbit (e njohur si Kubetu Sakhra) qëndron sot.

E gjithë kjo ishte e kundërt nga ajo që do të ndodhte më vonë, kur ushtritë e kryqëzatave pushtuan Jerusalemin: Shtatëdhjetë mijë burra, gra dhe fëmijë u masakruan. Çdo mysliman dhe çifut i mbetur, u dëbua. Kur Salahudini rimori qytetin, angazhoi ushtrinë myslimane që t'i shoqëronte banorët e krishterë për të siguruar

mbrojtjen e tyre. Megjithëkëtë, ata që kanë qëllime të caktuara, dëshirojnë që ne të besojmë se Islami është mizor.

Kur Profeti Muhamed a.s., hyri në Mekë në krye të ushtrisë myslimane në vitin e 8 Hixhri, ai e bëri këtë pë shkak se mekasit e kishin shkelur traktatin e paqes me myslimanët, dhe jo për t'i detyruar ata që të konvertoheshin. Profeti hyri në qytet me përulësi të madhe, duke urdhëruar që nuk duhej të kishte luftë ose gjakderdhje. Në vend të kësaj, ai i fali të gjithë ata që kishin kundërshtuar atë dhe përhapjen e Islamit për aq shumë vjet. Ata që dëshiruan të largoheshin, u lejuan për ta bërë këtë. E tërë popullsia, jashtëzakonisht e impresionuar nga burrat kundër të cilëve kishin luftuar për një kohë të gjatë, përqafoi Islamin.

**Respektimi i të drejtave të jomuslimanëve**

Një shembull tjetër madhështor, është fakti që injorohet qëllimisht prania e myslimanëve në jug të Spanjës për gati tetë shekuj. Ishte një kohë kur qytetërimi islam lulëzonte dhe, për këtë arsye është e njohur si Epoka e Artë e Islamit. Spanja ishte shekuj përpara Evropës Veriore në aspektin arsimor dhe të infrastrukturës, ngaqë aty zhvillimi i shkencës dhe artit ishte përkrahur maksimalisht, kurse qytetet kishin përparuar në një mënyrë të paparë për shtetet si Gjermania, Franca ose Anglia në të njëjtën kohë.

Gjatë Epokës së Artë, të drejtat e të krishterëve dhe hebrenjve respektoheshin dhe nderoheshin dhe shumë prej tyre kishin zënë poste të larta në gjykata. Kur e rimorën Spanjën Jugore monarkët katolikë, Ferdinandi dhe Izabela, banorët u detyruan të zgjidhnin midis konvertimit dhe vdekjes. Xhamitë dhe sinagogat u përdhosën e u shkatërruan. Filloi inkuizicioni i Spanjës. Në anën tjetër, disa vite më parë, komuniteti hebraik festoi përvjetorin e pesëqindtë të pranisë së tyre në Turqi. Këta hebrenj, nga frika për jetën e tyre, kur u dëbuan nga Spanja katolike, kërkuan strehim tek Perandoria Osmane.

U themi: "A mendoni se Islami arriti në Amerikë, Danimarkë, Irlandë ose në Poloni përmes shpatës?! Jo!" Ata përsëri insistojnë: "E në Afrikën e Veriut? Si e shpjegoni rastin e ushtrisë myslimane që përfshiu të gjithë Afrikën e Veriut, duke i detyruar të gjithë që u dolën para, të bëheshin myslimanë ose të vdisnin?" Përgjigjemi: "Jo, kjo nuk është e vërtetë. Ushtria myslimane e gjeneralit Amr ibn el-As hyri në Egjipt në vitin 642. Ai ndërtoi në Kajro xhaminë e parë në tërë Afrikën. Ai gjithashtu urdhëroi që myslimanët të respektonin të drejtat e të krishterëve që jetonin në Egjipt".

Populli i Egjiptit nuk ishte detyruar të bëhej mysliman. Ata përqafuan Islamin dy shekuj më vonë. Sot ka miliona të krishterë që jetojnë në Egjipt. Për katërmbëdhjetë shekuj ata jetuan në paqe me fqinjët e tyre myslimanë, një model për harmoninë ndërfetare kudo në botë. Është



për keqardhje prania e disa zërave që përhapin gënjeshtra, të cilat nuk do t'i thoshin kurrë në Egjipt, dhe mbjellin ligësi e shkaktojnë konfuzion në lidhje me realitetin.

Sot në disa vende shohim dhunë në shkallë masive. Shohim tragjedi në Afganistan dhe Irak, ku njerëzit i përgjigjen pushtimit të vendeve të tyre nga ushtritë e huaja. Po ashtu, shohim dhunën në Palestinë, ku populli palestinez i përgjigjet shtypjes dhe padrejtësisë në atdheun e tyre. Këto çështje politike janë përgjigje ndaj pushtimit.

Dihet që Islami nuk e toleron dhunën kundër njerëzve të pafajshëm. Islami po keqkuptohet për shkak të disave që përdorin dhunën. Nëse disa myslimanë paraqesin një imazh të shtrembëruar të Islamit, nuk duhet të etiketohen si të dhunshëm të gjithë myslimanët e botës. Kur dhuna e IRA-s arriti kulmin e saj në Irlandën Veriore dhe në Britani në vitet 1970 e 1980, askush nuk fliste për terroristë të krishterë.



Fushata e bombardimeve të ETA-s në pjesën veriore të Spanjës nuk është emërtuar si katolike.

Profeti Muhamed (paqja qoftë për të) kurrë nuk ka dhënë urdhër për të përhapur Islamin me shpatë. Profeti (paqja qoftë për të) la pas trashëgiminë që bazohet në adhurimin e një Zoti dhe respektimin e të gjithë njerëzve të vullnetit të mirë, edhe pse kritikuesit e tij përpiqen vazhdimisht të shtrembërojnë faktet dhe t'i paraqesin ngjarjet në një formë të ndryshuar.

Ka forca të fuqishme që përfitojnë nga imazhi i dhunshëm i Islamit dhe myslimanëve. Ata arrijnë ta mashtrojnë botën duke e portretizuar veten si viktimë nën kërcënim të terroristëve, madje duke pretenduar se ata nuk kanë partner për paqe. Atëherë, ndoshta zërat e egjiptianëve, mund të ndihmojnë për t'ia treguar pamjen e vërtetë botës, e cila është detyruar të besojë të pavërtetën. Duke dhënë kontributin e tij / saj, sado i vogël që është, çdo egjiptian/e mund t'i tregojë botës Islamin e vërtetë.



**KUSH ËSHTË IDRIS TAVFIÇ?**

Idris Tavfiç është një shkrimtar dhe ligjërues britanik mysliman. Ka studiuar gjuhën dhe letërsinë angleze në Universitetin e Mançesterit dhe Teologjinë e shenjtë në Universitetin Papnor të Shën Toma Akuinit në Romë. Për shumë vite ishte drejtor i studimeve fetare në shkolla të ndryshme në Angli e në Uells, dhe ka përvojë të madhe në mësimdhënie, si në Britaninë e Madhe ashtu edhe në Egjipt. Para se të përqafonte Islamin, Idrisi ishte prift katolik.

Për shkak të prejardhjes së tij, Idris Tavfiç është i angazhuar thellë në punën e dialogut ndërfetar. Në udhëtimet e tij, Idrisi ka takuar shumë liderë fetarë dhe qytetarë, duke shtrirë dorën e miqësisë në emër të të gjithë myslimanëve.

Idris Tavfiç është një ligjërues jashtëzakonisht i kërkuar. Ai thekson se nuk është dijetar, por ka aftësi për të shpjeguar çështjet e Islamit në një mënyrë të thjeshtë. Duke udhëtuar përreth botës, Idrisi u flet për Islamin grupeve myslimane dhe jo-myslimane. Ai është shumë i famshëm tek të rinjtë myslimane dhe ka ligjëruar në mbi dyzet universitete në mbarë botën. Idrisi është gjithashtu i angazhuar si prezantues në televizione dhe radio të ndryshme; deri tash ka realizuar më shumë se njëqind programe televizive.

Si shkrimtar, Idris Tavfiç shkruan për gazeta dhe revista në Mbretërinë e Bashkuar, si në Sawt Al-Azhar - gazeta e Universitetit Al-Azhar, Egyptian Mail dhe Egyptian Gazette. Ai është autor i librave në vijim: Hyrje në Islam, Thirrja në Islam, Biseda për fetë e tjera, Biseda për Ramazanin, Biseda me myslimanët e rinj, Biseda me myslimanët e Perëndimit, Biseda me rininë dhe Kërkimi i Paqes në Tokën e Profetëve.

Pas një kohë që kaloi në Damask, si drejtor i Qendrës Kërkimore post-diplomike në institutin islamik Al-Fatih, Idris Tavfiç tash jeton në Egjipt. Ai është profesor në Fakultetin e Gjuhëve dhe Përkthimeve në Universitetin e Azharit.

Botuar nga Gazeta Egjiptiane "The Egyptian Gazette" më 13 Janar, 2012. Përktheu nga gj. Angleze: Nora Huseinoviç



# Bej Selem shitje/blerje sipas kontratës selem

**Dr. Islam Hasani**

**'Bej Selem' (selem) gjithashtu është i njohur edhe si 'Bej Selef' apo 'Bej Mafalisa', që është një shitje në të cilën shitësi merr përsipër të furnizojë blerësin me disa produkte për një çmim, i cili paguhet i tëri në çastin e lidhjes së marrëveshjes. Nuk janë një zbulim a risi e shekullit njëzet, po janë nxjerrë nga Kur'ani i shenjtë dhe Hadithi i Pejgamberit a.s..**

Në aspektin ligjor, sipas Sheriatit, shitja e produktit që nuk është në posedim të shitësit, nuk lejohet, sepse Pejgamberi a.s. kishte vendosur rregullën e përgjithshme me thënien e tij: "Mos e shit atë që nuk e ke në posedim". Prandaj, praktikimi i selem-it është lejuar si një përjashtim nga rregulla e përgjithshme dhe për të ka rregulla të veçanta, po nuk mund të përdoret si një analogji për kontrata të tjera. 'Selem' është shumë e dobishme dhe ka favoret e saj për të dy palët. Është e mirëseardhur për shitësin, sepse ai mund të marrë paratë para kohës, po dhe për blerësin, sepse çmimi në kushte të tilla zakonisht është më i favorshëm sesa i një blerjeje të zakonshme. Nuk është e domosdoshme të përdoret vetëm për produkte të agrikulturës, sepse tash është bërë një instrument financiar për punë dhe kapital tregtar, i aplikueshëm për tregti dhe biznes duke kontribuar ne zhvillimin e sistemit ekonomik islam.[1]

### Përkufizimi i 'Selem'-it

'Selem' është përkufizuar si shitje ose blerje e një produkti të mëvonshëm për një çmim të menjëhershëm. Në kontraten selem, çmimi paguhet para kohe, kurse produkti vonohet për një datë në të ardhmen, për se pajtohen shitësi dhe blerësi. Si p.sh. blerja e një produkti ushqimor, i cili do t'i dorëzohet blerësit pas një viti, kurse çmimi i tërë paguhet menjëherë, me përfundimin e marrëveshjes. Veçoritë e kontratës 'selem' mund të kuptohen edhe më mirë nga përshkrimet e dijetarëve të njohur dhe qëndrimet e shkollave juridike.

Shafiinjtë: e përshkruajnë kontratën në selem si "shitje e një produkti të përcaktuar mirë, i cili dorëzohet nga shitësi në të ardhmen".

Hanbelinjtë: selem e përkufizojnë si "Një shitje në të cilën shitësi merr përsipër të furnizojë me produkte specifike blerësin në një datë të caktuar në të ardhmen, në këmbim të një çmimi të caktuar të paguar në momentin e marrëveshjes".

Malikinjtë: "Një shitje në të cilën shuma e çmimit paguhet para kohe, e objekti i shitjes vonohet deri në kohën e caktuar".

Të gjitha mendimet janë të ngjashme, vetëm përshkrimi dhe renditja e fjalëve dallon. Edhe mendimi i hanefinjve është i ngjashëm me mendimet e përmendura më lart. Shikuar nga rregullat strikte të Sheriatit mbi kontratat, ky lloj i shitjes duhet të jetë i ndaluar, sepse shitësi shet një artikull që nuk e posedon në kohën kur bëhen kontrata e shitjes dhe pagesa. Mirëpo, kjo kontratë bazohet në traditën e Pejgamberit a.s. dhe ka konsensus (ixhma), sepse është konform me nevoja të shoqërisë. Kjo kontratë është lejuar duke përmbushur kushtet që u përmendën. Qëllimi bazë i kësaj kontrate ishte t'i përmbushte nevojat e fermerëve për të financuar kapitalin e punës dhe shpenzimet e tjera të ndërlidhura me financimin, gjithashtu mbulesë për shpenzime të tjera të jetës. Ky lloj kontraktimi është përdorur edhe për financim të udhëtimeve jashtë vendit, për import dhe eksport. Tregtarët kishin nevojë për të importuar produktet e veta, prandaj atyre u duheshin para të gatshme për udhëtim dhe, në të njëjtën kohë, ata duhej të shisnin diçka që nuk e posedonin ende, për të financuar udhëtimin.[2]

**Legjitimiteti i 'Selem'-it**

Kjo kontratë është përdorur edhe para ardhjes së Muhamedit a.s. dhe në kohën para hixhretit (shpernguljes prej Mekës në Medinë). Pas hixhretit, shokët e Pejgamberit a.s. kërkuan udhëzimin e tij rreth lejueshmërisë dhe kushteve të kësaj kontrate. Pejgamberi a.s. e quajti 'Selef' ose 'Selem' dhe e lejoi me disa kushte. Kur i pa se banorët e Medinës e përdornin këtë kontratë për fruta për një, dy dhe tre vjet, ai iu tha: "Kush kontrakton me kontratën 'selem', duhet ta specifikojë me një sasi ose peshë të ditur, dhe kohën sa do të jetë vonesa". Legjitimiteti i kësaj kontrate është themeluar në evidencë nga Kur'ani dhe Syneti dhe nga konsensusi ('ixhma) i dijetarëve myslimanë. Kontrata e 'selem'-t mendohet se përshkruhet në Kur'an në aspektin përgjithshëm, si një kontratë prej së cilës dalin obligime (borxhe) për të ardhmen: "O ju që keni besuar! Kur të bëni ndonjë transaksion ndërmjet jush, nga i cili dalin obligime për të ardhmen për një kohë të caktuar, shkruani ato...". (El Bekare, 282) Fraza 'transaksione që përfshijnë obligime për të ardhmen' në kontekstin e ajetit të përmendur përfshijnë edhe kontratën 'selem', në të cilën dorëzimi i lëndës së kontratës bëhet në të ardhmen. Edhe Ibn Abasi, komentuesi më i njohur i Kur'anit, i është referuar këtij ajeti për të mbështetur kontratën selem.

**Përfundimi i kësaj kontrate**

Si çdo kontratë tjetër edhe kjo përmbyllet me 'ixhab' dhe 'kabul' (ofertë dhe pranim). Oferta bëhet duke ofruar kohën e pagesës së bashku me kushtet e pagesës. Nëse shitësi i pranon kushtet me njohuri të plota rreth natyrës së kontratës, atëherë kjo kontratë është e kompletuar. Mendimi i shumicës së dijetarëve është që kjo kontratë duhet të përmbajë të gjitha kushtet si një kontratë e shitjes (mosha, mençuria, pëlqimi dhe mundësia e marrjes së vendimeve) duke i shtuar edhe disa të tjera, të cilat janë vetëm për 'Selem':

-Nuk është e domosdoshme që shitësi ta posedojë mallin në kohën e shitjes. Çdo person që është prodhues a kultivues potencial, mund të kualifikohet për financim sipas kushteve të 'selem'-it, me pagesë të parakohshme.

-Nuk është e domosdoshme që shitësi të kultivojë a prodhojë mallin që e kontrakton. Ai mund ta blejë atë nga një person tjetër dhe t'ia dorëzojë blerësit në kohën për të cilën ata kanë rënë dakord në kontratë.

**Kushtet e kësaj kontrate**

Në 'Selem' mund të kontraktohen vetëm mallrat, të cilat mund të specifikohen shumë qartë me: peshë, masë ose numër dhe nuk kanë vlerë monetare.'Selem' nuk lejohet për diçka që specifikohet në këtë mënyrë: "prodhimin e tokës apo fermës së caktuar" apo "frutat e kësaj peme", sepse ka mundësi që pema, për të cilën është bërë kontrata, të mos prodhojë fare ose, para kohës së vjeljes, të dëmtohen të gjitha frutat për shkak të ndonjë ndryshimi të mundshëm të temperaturës a të reshurave dhe kjo kontratë, qysh në fillim, hyn në kategorinë e kontratave që në vete përmbajnë paqartësi. Por, kjo është e mundur vetëm nëse kontrata e shitjes së një produkti, që është specifikuar mirë me peshë ose me njësi matëse mund të furnizohet edhe nga prodhuesit tjerë.[3] Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush merr pjesë me një kontratë për të ardhmen, ai duhet të blejë një masë të ditur apo një peshë të ditur për një kohë të caktuar e të ditur". Shumica e fukahave e kushtëzojnë me kohën e ardhme për validitet të kësaj kontrate, sepse hadithi e specifikon "... kontratë për të ardhmen...".

**Furnizimi i mallit në 'Selem'**

Është kusht të caktohet koha e dorëzimit të mallit të kontraktuar në kontratë, dhe me atë kohë të pajtohen të dy palët. Malli/produkti i kontraktuar duhet të dorëzohet në kohën për të cilën kanë rënë dakord qysh në fillim, por, nëse shitësi dëshiron ta dorëzojë mallin më herët ose më vonë sesa është caktuar në kontratë, këtë mund ta bëjë vetëm nëse edhe blerësi pajtohet me këtë veprim. Kjo është për arsye se edhe blerësi ka mundur të hyjë me ndonjë kontratë me tjetër blerës për blerjen e produktit në fjalë dhe, nëse i dorëzohet më herët, mund të shkaktojë probleme për shkak të depozitimit dhe implikimeve të tjera.[4] Nëse cilësia nuk është e njëjtë, siç është përshkruar në kontratë, nuk mund të kërkohet një çmim i ri, ndryshe nga ai i kontratës, ose duhet të pranohet malli, ose refuzohet deri me sigurimin e mallit me cilësitë e njëjta. Një aspekt tjetër, nëse shitësi nuk mund ta furnizojë blerësin me produktin e përshkruar, për shkak se nuk gjendet në treg në kohën kur vjen koha e furnizimit, - blerësi ka këto opsione:- Pritje derisa të ketë mall të njëjtë në treg;- Ndërprerje të kontratës dhe kthim i pagesës së bërë ose-zëvendësim i produktit të kontraktuar me një produkt tjetër në pajtim me shitësin, mirëpo kjo nuk duhet të jetë pjesë e kontratës në fillim – që, nëse ky lloj produkti nuk gjendet, atëherë të zëvendësohet më këtë lloj produkti.

**Kohëzgjatja e kontratës**

Në kontratën 'Selem' duhet të ketë kohë minimale. Duhet të jetë kështu për arsye se kjo kontratë është e mirëseardhur për të dy palët për shkak të pagesës me para të gatshme dhe çmimit të favorshëm.

- Koha minimale prej lidhjes së kontratës deri në furnizim të mallit, sipas hanefinjve dhe hambelinjve, është një muaj.

- Nëse është më e shkurtër se kjo kohë, nuk arsyetohet çmimi dhe koha më e shkurtër nuk ndikon në çmime.



-Imam Maliku përkrah mendimin se duhet të ketë kohë minimale dhe, sipas tij, ajo është 15 ditë.

-Imam Shafiu e kundërshton këtë kusht duke u bazuar në Hadithin e Pejgamberit a.s.,. se kusht është vetëm përshkrimi i mallit.

-Ky mendim është marrë si bazë prej juristëve bashkëkohorë, si më i përshtatshmi për kohën e caktuar duke pasur parasysh nevojën e shitësve.

**Konsekuencat ligjore të 'Selem'-it**

-Palëve nuk u lejohet ta ndërrojnë mallin e kontraktuar në 'Selem' me një lloj tjetër para se të vijë koha për dorëzimin e produktit të kontraktuar.

-Specifikimi i kohës së furnizimit të mallit/produktit dhe pagesa e menjëhershme në momentin e marrëveshjes, janë kusht i kësaj kontrate, e cila është në kontrast me shitjen normale, kur koha e pagesës dhe e furnizimit mund të ndërrojnë me marrëveshje të dy palëve.

**'Selem' si një model financimi**

Ashtu si u përmend më lart, fillimisht 'selem' ishte përdorur për fermerë dhe tregtarë, për t'u ofruar financime në një shkallë të vogël për nevojat e tyre. Kur të kihet parasysh dallimi në mes blerësit të atëhershëm (individ) dhe tash bankës (institucion), ka një dallim të madh në formën e organizimit dhe të pagesës. Forma dhe mënyra e financimit nga banka, krahasuar me blerësin e atëhershëm, dallon shumë. Kjo kërkon interpretimin e rregullave bazë, kur ka të bëjë me pagesën e parave shitësit e gjithashtu edhe me dorëzimin e produktit të financuar nga banka. Në kohën tonë nga kjo kontratë, përveçse bëhet fjalë për financimin e klientit drejtpërdrejt, ekzistojnë edhe produkte të tjera, të cilat kanë të bëjnë me tregun e kapitalit, me blerjen dhe shitjen e bondeve më qëllim të ngritjes së kapitalit për financimin e projekteve kolosale. Ky produkt bankar përdoret për financim me para të gatshme; klienti siguron para të gatshme për investime dhe financime të ndryshme, e detyrim i tij mbetet dorëzimi i një lloj malli/pasurie në një kohë të caktuar, pa pasur mundësi ndryshimi të çmimit apo sasisë së dakorduar në fillim kur edhe është bërë pagesa e produktit në fjalë.

[1]. Saiful Azhar Rosly, 'Iwad as a Requirement of Lawful Sale: A Critical Analysis, IIUM Journal of Economics and Management 9, No. 2. 2001, f. 10. [2]. Razali Hj. Navavi, (1999), Islamic Law on Commercial Transactions, (Kuala Lumpur: CT Publications, 1999), f. 35. [3]. Abdullah 'Alwi Haji Hassan, Sales and Contract in Early Islamic Commercial Law, (New Delhi. Kitabbhawan, 1991) f. 123. [4]. Saiful Azhar Rosly, Critical Issues on Islamic Banking and Financial Markets, (Kuala Lumpur: Dinamas, 2005). f. 93.

# Zekati i të vjelave dhe të korrave

**Mr. Ejup Haziri**

**Ne i lëshojmë erërat mbarësuese, e nga qielli (retë) lëshojmë shi dhe atë jua japim ta pini, e ju nuk mund ta ruani atë". (Hixhr, 19-22)**

Në numrin e kaluar kemi trajtuar një nga pesë pasuritë prej të cilave nxirret zekati, që ishte malli i tregtisë, kurse në këtë numër do të trajtojmë pikën tjetër të radhës, që ka të bëjë me të vjelat dhe të korrat ose, siç njihet edhe si: zekati i frutave dhe i të mbjellave.

I Madhërishmi, për të mirën e njeriut e shtroi tokën dhe e bëri atë të përshtatshme për të mbjella dhe gjëra të tjera, duke e bërë kështu si burim kryesor për jetesën e njeriut. E kjo pa dyshim është një dhunti e madhe nga ana e Allahut të Madhërishëm për krijesën njeri, ndonëse ky i fundit është shumë pak falënderues: "Ne ju vendosëm në Tokë dhe ju mundësuam jetesën (mjetet për të jetuar), e pak prej jush po falënderoni". (El Araf, 10).

Por, përveç kësaj dhuntie, i Madhërishmi, për ngjalljen e kësaj toke, zbriti edhe faktorët esencialë për ushqimin e saj dhe për kultivimin e të mirave të saj, e një prej faktorëve esencialë të saj është, pa dyshim, uji, pa të cilin toka do të ishte e vdekur e krijesat e tokës nuk do të mund ta zhvillonin jetën pa elementin e rëndësishëm ujë.

"E tokën e kemi shtruar dhe në të kemi vënë kodra dhe kemi bërë që në të të mbijnë bimë të caktuara të të gjitha llojeve. Dhe Ne ju krijuam juve në të jetesën (mjetet për jetë) e edhe atyre për të cilët ju nuk jeni furnizues. E nuk ka asnjë send që të mos e ketë burimin tek Ne, po Ne nuk e japim atë ndryshe vetëm sipas një mase të caktuar (të nevojshme).

Ne i lëshojmë erërat mbarësuese, e nga qielli (retë) lëshojmë shi dhe atë jua japim ta pini, e ju nuk mund ta ruani atë". (Hixhr, 19-22)

Nga të mirat që prodhon toka, qofshin ato fryte, fruta apo gjëra të tjera, por që kërkojnë angazhimin e njeriut dhe mundin e tij, i Madhërishmi kërkoi që ne ta falënderojmë Atë për ato të mira, e falënderimi ndaj Tij nënkupton nxjerrjen e zekatit të tyre, që në fjalorin aktual njihet me emërtimin taksë mbi prodhimin.[1]

**Obligueshmëria e këtij lloji të zekatit**

Për sa i përket zekatit të të korrave dhe të vjelave, i Madhërishmi thotë: "O ju që besuat, jepni nga më e mira e asaj që fituat, dhe nga ajo që ju dhamë prej tokës, e mos nxitoni të jepni atë më të pavlefshmen nga ajo, të cilën ju nuk do ta pranonit për vete vetëm symbyllas. E, dijeni se Allahu s'ka nevojë për ju, është i madhëruar". (El Bekare, 267) Urdhri për dhënien e të mirave nga toka, sipas juristëve myslimanë, është obligim i domosdoshëm (vaxhib). Po ashtu i Madhërishmi, në lidhje me zekatin e tillë, thotë: "Ai (Allahu) është që krijoi kopshte (bimët e të cilave) të ngritura lart (në shtylla) dhe të rrafshta (të shtrira në tokë), edhe hurmat e drithërat me fryte (shije) të ndryshme; (krijoi) ullinjtë dhe shegët e ngjashme (nga forma) e jo të ngjashme (nga shija). Hani frutat e tyre kur të piqen, dhe ditën e korrjes (të vjeljes) së fryteve jepuni atë pjesë që është obligim (të varfërve e nevojtarëve) dhe (hani-jepni) e mos teproni, sepse Ai nuk i do shkapërderdhësit". (El En'am, 141). Këtu është e qartë se ky ajet ka të bëjë me këtë lloj të zekatit, për të cilin jemi duke diskutuar, madje shumë prej dijetarëve janë të këtij mendimi.

Ka shumë hadithe që flasin për këtë lloj zekati, e ne do të mjaftohemi të përmendim vetëm dy

prej tyre. I Dërguari i Allahut ka thënë: "Për atë që e ka ujit uji i qiellit, burimet, ose që e ka thithur lagështinë nga kënetat, duhet të jepet zekat një e dhjeta, kurse për atë që është ujitur me spërkatje (ujitje artificiale), gjysma e një të dhjetës". (Buhariu, nr. 1388). Kurse në një hadith tjetër thuhet: "Për atë që e kanë ujitur lumenjtë dhe burimet (jo me përdorimin e punës së njeriut), jepet zekat një e dhjeta, kurse për atë që është ujitur nga përdorimi dhe mundi i njeriut, jepet gjysma e një të dhjetës". (Muslimi, nr. 1630).

Juristët myslimanë janë të një mendimi se zekati për prodhimet e të korrurave dhe të vjelave është një obligim i domosdoshëm.[2]

**Nga cilat prodhime bujqësore nxirret ky zekat?**

Për sa u përket pasurive (prodhimeve) që merren prej tokës, për të cilat ka zekat, qoftë një e dhjeta ose gjysma e saj, juristët myslimanë kanë mendime të ndryshme - nëse jepet zekati prej të gjitha llojeve apo vetëm prej disave.

Ibni Omeri dhe një grup i juristëve të gjeneratave të para, janë të mendimit se nuk obligohet dhënia e zekatit përveç për grurë, elb, hurma dhe rrush. Këtë mendim e përkrahin edhe Ahmedi, Hasen el-Basriu, Ibni Sirini, Ibni Mubareku dhe disa të tjerë.[3] Ata bazohen në hadithin ku thuhet: "I Dërguari i Allahut e bëri praktikë dhënien e zekatit për grurë, elb, hurma dhe rrush". (Darekutni, nr. 1928).

Mendimi i dytë që është më i zgjeruar se i pari, që përfaqëson shafiinjt dhe malikinjtë, ka të bëjë me disa nga ato prodhimet bujqësore që mund të depozitohen, si misri, gruri, rrushi, orizi e të ngjashme me to, gjegjësisht prodhimet prej të cilave jetojnë njerëzit..., ndërsa nuk parashohin zekat për arra, bajame, lajthi, mollë, pjeshkë, shegë e të ngjashme me to. Disa prej tyre numërojnë njëzet lloje prej të cilave duhet dhënë zekati.

Mendimi i tretë ka të bëjë me gjërat që mund të peshohen e të magazinohen, si elbi, gruri e rrushi, por edhe me disa gjëra tjera që nuk mund të peshohen.[4] Ky njëherazi është njëri nga mendimet e Ahmedit.[5]

Mendimi i katërt është mendim i zgjeruar që përfshin zekatin për çdo gjë që merret prej tokës, e disa të tjerë prej këtij mendimi parashohin që prej atij prodhimi bujqësor të ketë dobi dhe ai të përdoret për ushqim. Këtë mendim e përfaqësojnë Ebu Hanife dhe disa nga juristët e shkollës së tij, po ashtu Davud Dhahiriu, Nehaiu, Omer ibn AbdulAzizi, Muxhahidi dhe disa të tjerë. Mirëpo nuk janë të këtij mendimi dy nxënësit e njohur të Ebu Hanifes, të cilët e kundërshtojnë në shumë pika. Sipas Ebu Hanifes, në këtë lloj bëjnë pjesë edhe zarzavatet, për të cilat duhet dhënë zekat, por jo sipas dy nxënësve të tij (Ebu Jusufi dhe Muhamedi e kushtëzojnë që gjërat për të cilat nxirret zekati, të kenë afatin e qëndrueshmërisë një vit, për këtë



arsye nuk parashohin zekat për zarzavate). Ebu Hanife bazohet në fjalët e përgjithshme të ajetit (El Bekare, 267 dhe El En'am, 141), sikurse edhe në hadithet e përgjithshme që flasin në lidhje me këtë çështje.

Duke u bazuar në këtë mendim, që konsiderohet si mendimi më i qëlluar nga shumë juristë, në mesin e tyre edhe nga Kardavi[6], obligohet nxjerrja e zekatit nga të gjitha prodhimet e tokës, pa marrë parasysh nëse ujiten nga qielli apo nga vetë pronari, dhe, në dallim nga të tjerët, parasheh nxjerrjen e zekatit edhe për patëllxhan, shalqi, banane, portokall e të ngjashme.

**Kushtet e zekatit për të mbjella dhe fruta**

Hanefitë për dhënien e zekatit për fruta dhe të mbjella parashohin disa kushte, përveç kushteve

të përgjithshme si të jetë mysliman, i aftë nga ana e tij mendore, i moshërritur etj, si në vijim:

-Që toka të mos jetë tokë tatimore, ngase sipas tyre, nëse i paguhet tatimi, atëherë nuk duhet dhënë zekat për të, sepse nuk mund të bashkohet edhe tatimi edhe zekati.

-Që të ketë rendimente, ngase nëse nuk vjelët asgjë nga ajo tokë, atëherë nuk ka zekat, për arsye se pronari obligohet të jap zekat nga prodhimi i tij, e nëse mungon prodhimi, atëherë nuk ka zekat.

-Toka të mbillet për qëllim shfrytëzimi, prodhimi dhe investimi, ndërsa për gjërat që mbijnë vetvetiu, nuk parashihet zekat për to, si bari e drunjtë.[7]

**Nisabi i zekatit të frutave dhe të mbjellave**

Për sa i përket kuotës (nisabit) të caktuar për fruta dhe të mbjella, shumica e juristëve (shafi, hanbeli, maliki dhe dy nxënësit e Ebu Hanifes) janë të mendimit se ai paraprakisht duhet të arrijë kuotën e caktuar, për të nxjerrë më pastaj zekatin. Kuota e caktuar, sipas tyre, është pesë evsukë, duke u bazuar në hadithin ku thuhet: "Nuk jepet sadaka (zekat) nën pesë evsukë." (Muslimi, nr. 673). Pesë evsukë janë barabar me 653 kg. Për dallim nga këta, Ebu Hanife është i mendimit se kuota nuk është kusht për nxjerrjen e zekatit, por duhet dhënë një e dhjeta qoftë për sasi të mëdha a të vogla, bazuar në dy ajetet e përmendura (El Bekare, 267 dhe El En'am, 141) dhe në hadithet që flasin për këtë çështje.

I Dërguari i Allahut kishte praktikuar që për palma dhe rrush, nisabin e kishte caktuar, pa peshë e matje, veçse me hamendje, duke i lënë këtë kompetencë një njeriu ekspert për këto çështje dhe të besueshëm, e kjo bëhej kur shiheshin frutat se ishin pjekur. Ndërkaq, në kohën aktuale kjo gjë është shumë e lehtë, në dallim nga e kaluara dhe vështirësitë me të cilat ballafaqoheshin asokohe. Shumica e juristëve e pranojnë këtë veprim, ndonëse Ebu Hanife kundërshton një veprim të tillë duke e quajtur si paramendim ndaj gajbit (të fshehtës). Por një veprim të tillë nuk e pranojnë jashtë palmave dhe rrushit.

**Koha e nxjerrjes së zekatit**

Sipas Ebu Hanifes, nxjerrja e zekatit bëhet në kohën kur të korren të mbjellat dhe të vilen frutat, ndërsa pjesa dërrmuese e juristëve janë të mendimit se koha e nxjerrjes së zekatit parashihet kur të shihen se frutat dhe bimët tashmë janë pjekur.[8] Nuk është kusht që prodhimet bujqësore, të ndryshme, të tokës, të mbushin një vit për të nxjerrë zekatin e tyre, ngase ato arrijnë pjekjen para se të mbushet një vit, prandaj edhe zekati jepet kur të piqen dhe të vilen ato. Allahu i Madhëruar, në lidhje me këtë, thotë: "...Hani frutat e tyre kur të piqen dhe ditën e korrjes (të vjeljes) së frutave jepuni atë pjesë që është obligim (të varfërve e nevojtarëve)...". (El En'am, 141).

**Zekati i tokës së dhënë me qira**

Për sa i përket kësaj çështjeje, juristët myslimanë kanë shfaqur mendime të ndara. Ebu Hanife është i mendimit se zekati për tokën e dhënë i takon qiradhënësit, gjegjësisht pronarit të tokës, ngase ai merr vërtet një shumë për tokën e dhënë me qira, kurse dy nxënësit e tij parashohin që zekatin duhet ta japë qiramarrësi, ngase një e dhjeta (kuota) kërkohet prej rendimenteve dhe të vjelave të tokës, e kjo është në dorën e qiramarrësit, mirëpo në shkollën hanefite praktikohet mendimi i Ebu Hanifes. Juristët e shkollave të tjera janë të mendimit se ai që mbjell, edhe nxjerr zekatin.

**Zekati i mjaltit**

Për sa i përket zekatit të mjaltit, juristët e shkollës hanefite janë të mendimit se për të duhet të jepet zekat patjetër, me kusht që bletët të mos jenë në tokën që tatohet (për të cilën paguhet tatim), ngase, sipas hanefinjve, tatimi e mënjanon zekatin për faktin se dy të drejta nuk mblidhen mbi një pasuri të vetme. Mendim të njëjtë me shkollën hanefite, ka edhe imam Ahmedi, që e sheh të obligueshme dhënien e zekatit për mjaltë. Ndërkaq, në anën tjetër, Maliku, Shafiu, Hasen El-Basriu, ibn Ebi Lejla dhe ibn Mundhiri janë të mendimit se për mjaltë nuk ka zekat. Dijetari bashkëkohor Jusuf Kardavi preferon mendimin e parë për obligueshmërinë e nxjerrjes së zekatit për mjaltë, ngase mjalti konsiderohet pasuri që sjell shumë të mira.

**Nisabi i zekatit të mjaltit**

Për sa i përket nisabit të zekatit për mjaltë, nuk ka ndonjë tekst dhe as ether që përcakton një masë të caktuar mjalti. Ebu Hanife është i mendimit se duhet dhënë 10% pa marrë parasysh sasinë, e vogël a e madhe qoftë. Ebu Jusufi parasheh që nisabi i mjaltit është pesë evsukë, që nënkupton 653 kg.

Ky ishte lloji i parafundit të pasurive prej të cilave nxirret zekati, ndonëse është një lloj i gjerë dhe në një shkrim të këtillë, është e pamundur paraqitja e materialit dhe lëndës së gjerë që ka të bëjë me to, prandaj jam përpjekur që të paraqes këtu esencën dhe gjërat kryesore, pa u thelluar në polemika dhe në sjelljen e argumenteve.

(1) Kardavi, Jusuf, Fikhu'z Zekah, vëll. 1, f. 342.(2) Kasani, El-Bedai', vëll. 2, f. 54.(3)Ibn Kudame, El-Mugni, vëll.3, f. 696.(4) Ibn Kudame, El-Mugni, vëll. 3, f. 692.(5) Pasi që Ahmedi në lidhje me këtë çështje ka disa mendime, por duke u mbështetur në librin bazë të këtij medhhebi "El-Mugni", zgjodhëm këtë, pasi që edhe autori i atij libri kishte përzgjedhur këtë mendim.(6) Shih më tepër favorizimin e Ebu Hanifes për këtë çështje nga Kardavi: Kardavi, Jusuf, Fikhu'z Zekah, vëll. 1, f. 342.(7) Kasani, El-Bedai', vëll. 2, f. 63.(8) Kasani, El-Bedai', vëll. 2, f. 63; Sherbini, Mugni el-Muhtaxh, vëll. 1, f. 386.




**Të dhëna statistikore**[1]**:**

• Emri ndërkombëtar në anglisht: Lebanon.
• Emri zyrtar: Republika e Libanit.
• Sistemi i qeverisjes: Republikan.
• Sipërfaqja: 10,452 km².
• Numri i banorëve: 4.224.000 (2009).
• Dendësia: 404 (banorë në 1 km²).
• Feja: Myslimanë 70% (afërsisht gjysma e tyre sunitë dhe gjysma tjetër shiitë ) dhe të krishterë 30%.
• Kryeqyteti: Bejruti (llogaritet qyteti më i madh i vendit).
• Qytete të tjera: Tripoli, Sajda, Balebek, El Buka'a, Sur, Xhebel Lubnan, Zahle dhe En-nebtije.
• Grupet etnike: arabë 95%, ermenas 4% dhe të tjerë 1%.
• Gjuhët kryesore: arabe (zyrtare), frënge, angleze dhe ermenase.
• Njësia monetare: Lira (paundi) libaneze, (1.00 LBP = 0.00050 EUR).
• Data e pavarësisë: 22 nëntor 1943 (nga Franca).
• Festë kombëtare: 22 nëntori 1943 (data e pavarësisë).

# LIBANI

**Mr. Samir B. Ahmeti**

**Pozita Gjeografike**

Libani është një nga shtetet arabe të Lindjes së Mesme, që bie në jugperëndim të kontinentit të Azisë. Libani si shtet i pavarur llogaritet shteti më i vogël arab nga sipërfaqja tokësore, ka rreth 10,452 km2. Shteti i Libanit karakterizohet si një vend malor, që shtrihet përgjatë bregdetit malor të detit Mesdhe, me një gjatësi prej 216 km dhe me një gjerësi që aty-këtu lëviz në mes 32 dhe 56 km. Më shumë se një e pesta e vendit ka lartësinë 3000 metra mbi nivelin e detit. Terreni i Libanit, për nga veçoritë fizike, ndahet në tri seksione të ndryshme fiziografike, që janë: territori i fushave bregdetare, territori i rajoneve malore dhe territori mesatarisht i ulët i luginave. Vendi ka disa lumenj, të cilët rrjedhin në territorin libanez. Nga sipërfaqja e tërë, 10.230 km2 i takojnë zonës tokësore dhe 170 km² i takojnë zonës ujore. Gjatësia e përgjithshme e kufijve tokësorë të vendit arrin deri në 454 km. Shteti i Libanit kufizohet me dy shtete fqinje, nga veriu e lindja kufizohet me Sirinë, në një gjatësi 375 km dhe nga jugu me Palestinën e okupuar, përkatësisht Izraelin, në një gjatësi 79 km. Republika e Libanit, nga ana perëndimore, ka shtrirje në detin Mesdhe dhe vija bregdetare arrin gjatësinë deri në 255 km. Pika më e ulët në shtetin e Libanit është në nivelin e detit, pikërisht në brigjet bregdetare të Mesdheut, kurse ajo më e larta në majat e malit El Karnetu S-sevda, që arrin lartësinë deri në 3088 metra mbi nivelin e detit[2].

Bazuar në të dhënat e vitit 2010, Libani ka gjithsej 7 aeroporte, prej tyre 5 të asfaltuara dhe 2 të paasfaltuara. Ka dhe një numër të konsiderueshëm të porteve detare, prej tyre më kryesoret: Bejrut, Tripoli dhe Sajda.[3] Libani ka një numër të konsiderueshëm institucionesh të larta arsimore. Prej universiteteve më të njohura në vend janë: universiteti El Imam El Evzai, universiteti El Menar, universiteti El Xhinan, Universiteti Islamik i Bejrutit, Universiteti Arab i Bejrutit, Universiteti Islamik në Liban, Universiteti Ndërkombëtar Libanez etj[4]..

**Bejruti:** Ky qytet ndodhet në bregun lindor të detit Mesdhe dhe, sipas statistikave të vitit 2007, popullsia e tij është mbi 2 milionë banorë. Bejruti si qytet është i vjetër dhe antik, përmendet në letrat e lashta "Amarna", që datojnë që nga shekulli XV para erës sonë, si dhe, sipas të dhënave historike, qyteti ishte i banuar që nga kjo kohë. Bejruti, për shkak të pozitës së volitshme gjeografike dhe veçorive të tjera që ka poseduar përgjatë të gjitha kohëve historike, ka qenë në shënjestër të të tjerëve. Edhe në kohën tonë bashkëkohore, shumica e objekteve vitale të industrisë, tregtisë dhe të shërbimeve të përgjithshme të vendit, janë të përqendruara pikërisht në kryeqytet. Përparimi i këtij qyteti gjatë kohëve të ndryshme ishte rezultat i kërkesave sociale, ekonomike dhe demografike të vendit. Bejruti deri në vitin 1746 ka qenë një qytet i thjeshtë, që sundohej nga njëri prej oficerëve turq në kuadër të Perandorisë Osmane. Pastaj, shumë shpejt filloi të përparonte në zhvillimin ekonomik, si rezultat i sigurisë që ishte karakteristikë e këtij qyteti, i angazhimeve të tregtarëve vendas për të avancuar qytetin, si dhe i specifikës së portit detar të qytetit, që



ofronte gjithnjë siguri për të gjitha anijet, ngado që të vinin ato. Bejruti gëzon një klimë të butë, që ka karakteristikat e klimës mesdhetare. Temperaturat në këtë qytet, gjatë dimrit, konkretisht në janar, nuk zbresin më shumë se 13 gradë celsius, ashtu sikur nuk ngrihen më lart se 27 gradë celsius gjatë verës së nxehtë, që është në korrik[5].

**Historia e Libanit**

Libani, në saje të gjurmëve të vjetra arkeologjike, të zbuluara në rajonet e tij, njihet si një vend antik. Libani ka kaluar nëpër periudha të ndryshme historike, i okupuar nga disa popuj të periudhës para erës sonë, siç ishin: asirianët, babilonasit, ermenasit, persianët, grekët, arabët, osmanlinjtë dhe francezët. Asirianët gjatë viteve 875 – 608 para erës sonë kishin okupuar bregun lindor të Mesdheut dhe mbizotëruan përparimin e fenikasve – popullit autokton të Libanit. Mandej, në fund të shekullit VIII para erës sonë, asirianët u dobësuan, dhe kjo u dha mundësinë babilonasve që të sundonin asirianët si dhe të themelonin një shtet të fortë në Mesopotami. Më pastaj, persianët i dhanë fund sundimit të babilonasve, kur ndërhyrja persiane i bëri fenikasit (banorët e vendit) t'u nënshtroheshin atyre. Mandej, fitoret e mbretit grek Aleksandër, të vitit 333 para erës sonë ndaj persianëve, u përshëndetën nga vendasit fenikas, kështu që fenikasit u ndikuan shumë nga kultura greke, e cila u dha atyre një karakter që i dallonte nga pjesa tjetër e popujve të rajonit. Më vonë, që nga viti 64 p.e.s. romakët ia bashkangjitën perandorisë së tyre dhe i futën nën kontrollin e tyre qytetet fenikase. Këto qytete gëzuan një zhvillim ekonomik e kulturor, dhe banorëve të qyteteve Sajda, Sur dhe Biblus romakët dhanë shtetësinë romake. Ndërkaq, që nga viti 395 i erës sonë (kur u bë edhe ndarja e kishës), rajonet e Libanit të sotëm iu nënshtruan romako-bizantinëve. Në shekullin VI të erës sonë, për shkak të tërmeteve, haraçit mizor dhe për shkak të kundërshtimeve fetare, në rajonin e Libanit të sotëm ishte shkaktuar një kaos, dhe kjo kishte dobësuar Perandorinë Bizantine e u kishte hapur rrugën myslimanëve, të cilët vinin nga Gadishulli Arabik. Ebu Bekri r.a. kishte dërguar forcat e tij për të çliruar vendet e Shamit. Në vitin 636 m, komandanti mysliman Halid ibn Velid r.a. kishte mposhtur forcat bizantine në betejën e Jermukut (që konsiderohet prej betejave vendimtare në historinë islame) dhe me atë fitore ishte hapur rruga për myslimanët edhe për çlirimin e vendeve të tjera të Shamit, përfshirë edhe Libanin e sotëm. Pastaj, në kohën e halifit Umer ibn Hatab r.a., Muavije ibn Ebi Sufjani r.a. qe emëruar mëkëmbës i Shamit, i cili përfshinte edhe Libanin. Mëkëmbësi Muavije – i cili vazhdoi të ishte mëkëmbës aty për afro 20 vjet, i cili, në fund, kishte arritur të themelonte Dinastinë Emevite dhe të bëhej halifi i parë i kësaj dinastie –, kishte kërkuar nga banorët e Libanit ndërtimin e anijeve luftarake, në mënyrë që ato anije të përballeshin me anijet luftarake detare të bizantinëve. Më pastaj abasitët, në vitin 750 m, nën kontrollin e tyre kishin marrë Shamin, përfshirë edhe Libanin e sotëm. Në vitin 1516 osmanlinjtë, përmes sulltanit të tyre -Selimit I, morën kontrollin e rajoneve të Libanit dhe të

rajoneve malore të Sirisë dhe Palestinës. Më në fund, nga fundi i Luftës I Botërore kontrollin mbi Libanin sdo ta merrte Franca. Ndërkaq, më 22 nëntor 1943 Libani do të shpallte pavarësinë nga Franca, për t'u zyrtarizuar njohja e pavarësisë më 1 janar 1944. Trupat franceze do të tërhiqeshin nga Libani përfundimisht në vitin 1946.

**Historia e përhapjes së Islamit në Liban**

Libani përfaqëson atdheun e lashtë të fenikasve, mirëpo, që nga kohët e lashta Libani ka qenë pjesë e shteteve të Shamit (Siria, Jordania, Libani dhe Palestina). E dihet që shtetet e Shamit para erës sonë kanë qenë nën sundimin e romakëve, dhe, para se të arrinte Islami, që nga viti 395 m kanë qenë nën sundimin e romako-bizantinëve. Pas çlirimit të Damaskut më 15 të muajit rexhep 14 h / 3 shtator 635 m, në kohën e Umer ibn Hat-tabit r.a. kryekomandanti ushtarak i myslimanëve Ebu Ubejde ibn Xher-rah r.a. ishte nisur në drejtim të Humusit (qytet në Sirinë e sotme), dhe gjatë rrugës ,më 25 rebiul ev-vel 15 h / 6 maj 636 m, kishte çliruar Balebekun (qytet në Libanin e sotëm).

Më vonë zotërimet e myslimanëve u shtrinë edhe në pjesë të tjera të Shamit. Mëkëmbësi i Shamit, Muavije ibn Ebi Sufjani r.a., kishte ndërtuar flotën e parë detare islame në brigjet e detit Mesdhe në Liban dhe në vitin 28 h kishte arritur në ujdhesën e Qipros dhe e kishte çliruar atë. Pastaj flota islame u forcua në krahasim me flotën bizantine dhe myslimanët, në vitin 31 h / 651 m, arritën të korrnin fitoren më të madhe detare ndaj romako-bizantinëve në betejën Dhatu S-savari, e cila kishte ndodhur në kohën e sundimit të halifit Uthman ibn Af-fanit r.a., kështu që brigjet e Libanit u bënë pikënisje për të sulmuar Kostantinopojën[7]. Sipas vlerësimit të historianit të njohur bashkëkohor - Prof Dr. Abdur-rahman Esh-shuxha'ë, pas fitores së myslimanëve në Jermuk, shtetet e Shamit kishin nevojë për një administratë të mirëfilltë ushtarake, financiare dhe të organizuar, sikurse ishte evidente nevoja e kompletimit të çlirimeve në vendet e tjera të Shamit, qofshin në brigjet e detit Mesdhe ose dhe brenda Shamit, të cilat nuk ishin çliruar ende. Në këto rrethana, në duart e myslimanëve binin njëri pas tjetrit qytetet e Shamit, nga të cilat ishin edhe qytetet e Libanit të sotëm, si Bejruti, Sajda etj[8].. Pra, që nga ajo kohë feja Islame kishte depërtuar në zonat e Shamit dhe po përhapej gradualisht, derisa, me kalimin e kohës, në periudhat historike të mëvonshme i tërë Shami të konsiderohej vend mysliman dhe me shumicë myslimane.

**Klima**

Libani në përgjithësi gëzon një klimë mesdhetare: stina e verës është e gjatë dhe me diell, kurse stina e dimrit është e shkurtër dhe me temperaturë jo të ulëta. Përveç kësaj, majat më të larta të Libanit janë të mbuluara nga bora gjatë katër muajve të vitit, dhe kjo ofron kushte për zhvillimin e sportit dimëror në gjashtë fusha skijimi. Madje, në stinën e pranverës janë të mundshme njëkohësisht skijimi në disa zona malore të Libanit dhe noti në detin Mesdhe. Temperaturat dimërore gjatë janarit arrijnë afërsisht deri në 13 gradë celsius, kurse ato të stinës së verës nuk janë më të larta se 29 gradë celsius[9].

**Gjendja ekonomike**

Libani në fushën ekonomike varet nga iniciativa individuale dhe nga pozita e tij gjeografike, për të kompensuar mungesën e burimeve natyrore. Importet dhe transferet e miliona parave që u dërgojnë familjarëve libanezët që jetojnë jashtë vendit, llogaritet si një shumë e konsiderueshme e të ardhurave kombëtare të vendit. Në saje të mbështetjes së ekonomisë libaneze në shërbimet e përgjithshme, në tregtinë dhe në dy sektorët - bankar dhe financiar, krahas tregut të lirë të monedhës, Libani llogaritet një qendër e njohur tregtare dhe turistike në rajonin e shteteve arabe. Bujqësia zë afërsisht 38% të ekonomisë së vendit, dhe është e orientuar kryesisht në kultivimin e perimeve, grurit, frutave e ullinjve si dhe në blegtori. Ndërsa industria është e përqendruar në disa degë, siç janë prodhimi i çimentos, i kabllove elektrike, i tekstilit dhe i mallrave të konservuara e i metaleve të lehta. Një kohë turizmi ka qenë nga sektorët më të rëndësishëm ekonomikë të vendit, por në një periudhë të caktuar turizmi ka ngecur për shkak të rrethanave politike dhe sociale. Megjithëkëtë, tash Libani është në fazën e aktivizimit të turizmit dhe veprimtarive të tij. Për të forcuar ekonominë libaneze, shteti ka dhënë kontribut të madhe duke ulur taksat mbi të ardhurat dhe mbi shumë prej mallrave të importuara, në mënyrë që të nxiteshin investime të reja në vend. Gjithashtu ka ulur taksat e blerjeve (TVSh-në), duke bërë inkurajimin e lëvizjes tregtare në vend, sidomos gjatë stinës së verës[10].

*Përqindja e përkatësisë fetare në Liban, që përfshin atë sunite dhe shi-ite nuk është e deklaruar zyrtarisht nga qeveria e vendit, prandaj mund të dallojë nga një burim në tjetrin. (1) Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 489. Mektebetul Adab, 2007 Kajro.Amir B. Ahmeti; Atlas i botws islame f.91. Logos-a, 2009, Shkup. Vladimir Zoto, Enciklopedi gjeografike e botës, f. 136, 137. Dasara, 2007, Tiranë. (2)www.moqatel.com(3) Muhammed Atris, Ibid f. 489. (4) http://universities.roro44.com(5) www.al7ot.com(6) www.marefa.org (7) Ahmed Mamur El Usejri; Muxhizu T-tarihil Islami, f. 451. Mektebetul Melik Fehd El Vetanijeti, 1996, bot.1. Ed-demam – Arabi Saudite. (Libër i huazuar nga interneti). Dr. Muhamed Suhej Tak-kush; Et-tarihul islami (elvexhiz), f. 86. Daru N-nefais, 2008 , bot.4, Bejrut, Liban.(8) Prof. Dr. Abdurrahman Abdul Vahid Esh-shuxha'ë; Dirasatun fi ahdi n-nbuv-veti vel hilafeti r-rashide, f. 465, 466, Mektebetul Ihsan, Botimi i 6, 2009 , San'a – Jemen. Dr. Ali Muhammed Muhammed Es-sal-labi; Umer ibn Hat-tabi r.a., f. 576. bot.1 Darul Fexhr lit-turath, 2003 , Kajro(9) www.emigrants.gov.(10) www.emigrants.gov.

# Myslimanët në Kolumbi

Vedat Shabani

**Gjithashtu një problem tjetër, i cili është për keqardhje, është çështja e asimilimit dhe zhdukjes që kërcënojnë komunitetin mysliman në Kolumbi për shkak të martesave të myslimanëve me jomyslimane dhe për shkak të armiqësisë nga disa konfesione fanatike fetare.**

Numri i banorëve: numri i përgjithshëm i banorëve në Kolumbi është afërsisht 44 milionë, kurse numri i përgjithshëm i myslimanëve në këtë shtet është afërsisht 80.000. Krishterimi është feja zyrtare e këtij shteti, ata përbëjnë 90% të popullatës dhe janë nga romakët katolikë. Fetë tjera përbëjnë 10% të popullatës, përqindja e myslimanëve në këtë 10% është 0.1%. Gjuha spanjolle është gjuhë zyrtare e shtetit.

**Grupet etnike:**

58% të popullatës janë spanjollë dhe portugezë, 20% janë të bardhë, 14% janë mjulato (racë aziatike), 4% zezakë, 3% të përzier (në mes zezakëve dhe indianëve amerikanë).

Qendra e parë islame në këtë shtet u themelua në vitin 1993; e themeloi dr. Hulian Eberturuza Ebata, i cili është drejtor i qendrës. Qendrën e themeloi tre vjet pasi pati pranuar fenë Islame.

**Xhamitë dhe institucionet ilame:**

Në Kolumbi ka një numër të madh institucionesh bamirëse, organizatash islame dhe xhamish, si p.sh. Xhamia e Bilalit, Xhamia e shoqatës humanitare islame në Prankia, Xhamia dhin-nurejn Uthman ibn Afan, Shoqata humanitare në Beidybar dhe Xhamia Miyako.

**Shkollat Islame:**

Shkolla darul-erkam, shkolla arabo-kolumbiane dhe shkolla Miyako.

Vlen të përmendet fakti se myslimanët në ato shtete janë të pranishëm për një periudhë të gjatë dhe prania e tyre kishte nisur që nga udhëtimet e myslimanëve të Kordovës përmes (oqeanit Atlantik), nga të cilat (udhëtime) kishte përfituar edhe Kristofor Kolombo. Më pastaj këto i kishte përmendur dijetari el-Mesudij në librin e tij (Muruxhudh-Dheheb) në vitin 956 h (1546) dhe aty kishte theksuar se feja islame kishte arritur në Amerikën Latine, ku bënë pjesë edhe Kolumbia, që nga koha e zbulimit të saj, në shek. XV. Kishte arritur së bashku me skllevërit që ishin sjellë nga Veriu dhe Lindja e Afrikës dhe prej tyre më së shumti ishin vendosur në Brazil, për t'u shpërndarë më pastaj në shtetet e tjera të Amerikës Veriore dhe Jugore.

Shumica e atyre skllevërve ishin myslimanë të cilët më vonë ishin detyruar të braktisnin fenë e tyre për shkak të kërcënimit dhe torturave. Një pjesë e madhe e tyre ishin asimiluar në këtë kontinent dhe disa të tjerë ishin bërë të krishterë nën trysninë fizike, psikologjike dhe morale, prandaj feja islame në këtë kontinent kishte ngecur të përhapej.

Gjatë shekullit të gjashtëmbëdhjetë atje ishte bërë një përpjekje e dytë për shpërngulje pas çlirimit të skllevërve dhe rikthimit të shumicës së tyre në këto troje, përveç shpërnguljeve të shumta që ndodhën në vitet pesëdhjetë të shekullit të kaluar nga India, Pakistani, Libani dhe Siria në përgjithësi. Shumica e emigrantëve që vinin nga viset e Shamit ishin myslimanë e të krishterë dhe nuk e dinin gjuhën spanjolle (gjuhën e Kolumbisë), dhe kjo përbënte shumë pengesa për dialog dhe bashkëveprim në mes tyre dhe popullit të Kolumbisë. Shumica e këtyre emigrantëve u vendosën në Brazil,

Argjentinë, Venezuelë e Kolumbi, dhe kështu kishte arritur feja Islame në një botë të re shumë herët, siç edhe kanë treguar shumë historianë të mirëfilltë dhe korrektë.

Shumica e komuniteteve myslimane jetojnë në Bukato, kryeqyteti i vendit dhe në qytetet Brankilja e Kali. Ndërkaq, numri më i madh i komunitetit mysliman të Kolumbisë jetojnë në qytetin Mikau. Me gjithë jetesën e thjeshtë që bëjnë njerëzit në këtë qytet, aty jetojnë më shumë se 5 mijë arabë myslimanë, 80% myslimanë sunitë dhe 20% shiitë, shumica e tyre vijnë nga Siria e Libani, kështu që qyteti duket sikur të jetë një fshat arab.

Kur flasim për vuajtjet dhe problemet e komunitetit mysliman në Kolumbi, nuk mund të anashkalojmë bisedën rreth tregtisë me narkotikë dhe kokainë (të cilat konsiderohen prej burimeve esenciale për shumë të rinj kolumbianë dhe prej problemeve akute me të cilat ballafaqohet qeveria kolumbiane), për të përmendur me çdo keqardhje dhe pikëllim se në këtë lloj tregtie të ndaluar, edhe sipas ligjeve islame dhe vendore, janë futur shumë myslimanë në Kolumbi dhe janë zhytur thellë në të, dhe kjo u ka sjellë mjaft telashe dhe probleme atyre dhe fëmijëve të tyre dhe ka ndikuar negativisht tek shumica e komunitetit mysliman, sidomos kur dihet se kjo tregti sponsorizohet dhe mbështetet nga banda të fuqishme e me ndikim të madh, të cilat kanë organizma politikë e ushtarakë dhe mbështeten nga zyrtarë të lartë të shtetit.

Gjithashtu një problem tjetër, i cili është për keqardhje, është çështja e asimilimit dhe zhdukjes që kërcënojnë komunitetin mysliman në Kolumbi për shkak të martesave të myslimanëve me jomyslimane dhe për shkak të armiqësisë nga disa konfesione fanatike fetare.

Edhe pse në Kolumbi mbizotëron sistemi demokratik dhe, falë tij, shumë myslimanë kanë arritur poste të lakmueshme në qeveri, megjithatë shumica e tyre janë asimiluar në këtë shoqëri dhe shumë prej tyre kanë ndërruar fenë dhe nuk kanë kurrfarë lidhjesh me fenë Islame.

Për mungesë të arsimimit islam, të xhamive, hoxhallarëve dhe literaturës Islame, shumë të rinj nuk kanë njohuri për fenë dhe besimin e tyre, veçanërisht për shkak se shumica e tyre pasojnë traditat e nënave të tyre - shkojnë në kisha dhe manifestime të ndryshme fetare. Kjo është një sfidë e madhe për myslimanët e Kolumbisë dhe, në përgjithësi, për myslimanët e Amerikës Latine.

Për ta ruajtur dhe mbrojtur komunitetin pakicë mysliman në Kolumbi, ekspertët dhe hulumtuesit vlerësojnë se duhet të mbështeten projektet dhe programet e thirrjes-da'ves, të mbulohen nevojat e tyre në atë vend, të fillojnë projekte investuese që do të hapnin vende pune për të rinjtë e komunitetit mysliman.



Gjithashtu ata kanë propozuar edhe themelimin e shkollave dhe instituteve shkencore Islame, qëllimi i të cilave duhet të jetë mësimi i gjuhës arabe, mësimi përmendsh i Kur'anit, njohuri elementare rreth fesë Islame për jomyslimanët dhe përkthimi i librave fetarë e botimi i tyre në gjuhën spanjolle. Ata gjithashtu kanë kërkuar themelimin e një rrjeti elektronik për përhapjen e parimeve dhe mësimeve të fesë Islame përmes internetit, dhe kërkimin e mundësive për hapjen e një kanali televiziv në Amerikën Latine në gjuhën arabe dhe spanjolle, ose hapjen e një dritareje të informimit përmes ndonjë televizioni në Kolumbi për disa orë të caktuara, me qëllim të paraqitjes së fesë Islame dhe parimeve të saj në formën e tyre reale dhe të vërtetë.



# Patosi kulturor

**Hamdi Nuhiju**

**Dr. Ali Sheriati thekson: "Kultura është një mënyrë se si të bëhet", një ves ose një vepër në shoqëri. D.m.th. është rrugë që na mëson se si t'i trajtojmë veçoritë fizike, morale, psikologjike dhe raportet shoqërore midis individëve dhe shoqërive të caktuara.**

Njeriu duhet ta kuptojë mirë se, përveçse është një krijesë historike, shpirtërore, shoqërore, kozmike, po ashtu është edhe një krijesë kulturore, e cila jeton në mes kulturash dhe traditash të ndryshme. Kultura dhe tradita rregullojnë dhe sistemojnë jetën e tij, duke i dhënë formë dhe pamje, ashtu si dëshiron Krijuesi i botëve-Allahu. Do të mohohej vlera e tij, po qe se kultura nuk është pjesë e perceptimit të përditshëm dhe shoqëror. Njësoj sikur i humb vlera, në qoftë se pajiset me antivlerat që denigrojnë sovranitetin dhe integritetin e tij si njeri.Lind nevoja e rishikimit dhe perceptimit të drejtë të kulturës dhe ndikimit të saj në jetën e njeriut në përgjithësi, e në jetën e myslimanit bashkëkohor në veçanti. Dr. Ali Sheriati thekson:" Nafta rezultante nuk është produkti i një sasie të caktuar shtypjeje ose i ndonjë mbështjellësi specifik të tokës. Më tepër, kjo naftë është produkt i tolerancës totale dhe metamorfozës së lëndës në kushte të nëntokës specifike gjatë një periudhe shtypjeje njëqind ose njëmijëvjeçare. Kështu, kultura islame nuk është vetëm në përputhje me kohën tonë, me racën tonë dhe me karakteristikat tona racore, por rrënjët e saj shtrihen thellë në historinë tonë".[1] Në librin në fjalë, Dr. Ali Sheriati thekson: "Kultura është një mënyrë se si të bëhet", një ves ose një vepër në shoqëri. D.m.th. është rrugë që na mëson se si t'i trajtojmë veçoritë fizike, morale, psikologjike dhe raportet shoqërore midis individëve dhe shoqërive të caktuara. Ajo nuk është si mineralet e nëntokës, që nxirren në momente të caktuara historike dhe shërbejnë në formën e përpunuar. Por, më shumë është rafinim i mendjes, cilësive dhe modeleve se si përballet shoqëria në momente të caktuara me dukuri dhe fenomene të caktuara. Stadi i kulturës nuk është më i larti dhe është e vështirë të arrihet deri në majën më të lartë. Duhet të kuptojmë se sjellja dhe morali nuk reflektojnë vetvetiu dritë në shoqërinë njerëzore, pa rrugën se si të bëhen të aplikueshme ato në mes njerëzve dhe shoqërive të caktuara.Fetyllah Gylen thotë: "Në përfundim të kontakteve të shumta a të pakta të kombeve me njëri-tjetrin, kultura, në njëfarë mase, ashtu si dhe qytetërimi, mund të kalojë nga një shoqëri në tjetrën. Ndërkaq, nëse në këtë kalim, distilatorët e shpirtit kombëtar nuk funksionojnë mirë dhe nuk kryhen mirë seleksionimet dhe kompensimet e duhura, si rezultat, amullia dhe depresioni kulturor-qytetërimor bëhet i pashmangshëm".[2] Kultura si stadi më i lartë i një kombi, krijon ura lidhëse edhe me kombet e tjera. Nuk mund të humbet beteja as politike, as shoqërore dhe as ideologjike, po qe se arma e betejës është kultura si mënyrë e nxjerrjes në pah të vlerave të një kombi karshi kombeve të tjera. Shpeshherë ka tendenca asimiluese kulturore të një kombi për të shkrirë kulturën e një kombit tjetër. Aftësia tendencioze e kulturës për të rrafshuar a fashitur patosin ideologjik që mbretëron në secilin skaj të shoqërisë njerëzore, është e dukshme. Duket sikur tradita, doket, stili i jetës, gjuha, arti, religjioni, - të gjitha janë të mbledhura nën ombrellën e kulturës. Metastaza e kësaj rruge përfundimtare është vokacioni i cili gjithmonë kërkon, po asnjëherë nuk jep asgjë.

A mund të qëndronte indiferent njeriu i cilësdo fe qoftë, i cilitdo komb qoftë, karshi vargjeve magjepsëse të Mevlana Xhelaludin Rrumiut:

*"Eja ! Eja! Kushdo që të jesh, prapë eja!*
*Mohues, zjarr adhurues ose idhujtar, po të jesh, eja!*
*Selia jonë nuk është seli e pesimizmit!*
*Njëqind herë në e ke prishur pendimin, prapë eja"!*[3]

Thirrja e tij është mbikulturore dhe universale. Është njësoj sikur vetëdija t'i flasë mendjes me dënesë dhe ta orientojë në këtë rrugë të përsosjes dhe vetëflijimit.

**Rruga e kulturës, ose kultura është rrugë**

Mund ta kuptosh si të duash, dhe për asnjë moment nuk do të gabosh. Nëse shprehim një mendim për patosin kulturor, i cili na drejton dhe orienton diku, patjetër duhet të mbështetemi edhe në alternativën e mendimit. Çdo mendim duhet të jetë masë për matjen e vlerës së njeriut. Thotë Halit Ertuglul: " Gjithashtu, në qoftë se të del përballë një mendim i bukur ose alternativa që synojnë diku, duhet t`i dëgjosh ose t'i lexosh ato. Sepse, në qoftë se na del në pah një gjendje që je i bindur vetëm në një mendim, që quhet fanatizëm, e s`do t`ia dish për të tjerët, atëherë s`mund t`i shpjegosh asgjë njeriut që ke përballë. Kjo d.m.th. të shkatërrosh e të ndalosh rrugët që të çojnë e të drejtojnë tek e vërteta. Kështu logjika hesht dhe flasin ndjenjat e njëanshmëria".[4] .Do të dukej e tepërt të hidhej pak dritë mbi mendimin tek kultura. Si mund të perceptohet kultura pa mendimin, po qe se fshihemi pas nofkës së teprisë? Ose, si mund të jetojmë kulturalisht të pastër, po qe se mendërisht nuk bëjmë një jetë të drejtë dhe mirë? Ushqim i mendjes dhe kulturës janë dija, zemra dhe vullneti. Dija, përmes aftësisë së të perceptuarit dhe të hulumtuarit, nga njeriu kërkon të jetë në lëvizje vazhdimisht. Zemra pranon të mirën ose të dashurën dhe, përmes aftësisë së dashurisë ose urrejtjes ndaj sendeve, përgjithëson dijen e njeriut. Ndërkaq, vullneti, përmes mjetit të saj kryesor, dëshirës dhe padëshirës, niset në aksion ose edhe ndalet nga aksioni për ndryshimin e gjendjes shpirtërore dhe materiale të shoqërisë njerëzore. Njeriu, si pjesë përbërëse dhe unike e sojit njerëzor, e ndien për obligim dhe për detyrë që të ndërmarrë aksione vetjake, po edhe të inkuadrohet në ato kolektive për të mirën e përgjithshme. Ai ndihet shpesh i rrezikuar nga dukuri dhe fenomene të ndryshme. Prandaj, po qe se zhvlerësohet aksioni i përbashkët kundër fenomeneve negative në shoqëri, do të ndihej i vetmuar.

Kultura është masë mbrojtëse e individit, grupeve, dhe shoqërive të ndryshme nga fenomenet e ndryshme devijuese. Është e natyrshme që njeriu nuk mund të ngelë i pavarur dhe ashtu t'i shohë fenomenet e ndryshme përreth tij. Ai, ose do të ndikohet prej tyre, ose do të bëjë që të tjerët të ndikohen prej pjesëmarrjes së tij në shoqërinë njerëzore.

Gëte, në një letër dërguar Uillemer-it më 15 korrik 1987, atij, ndërmjet të tjerash, i thotë: "Herët a vonë, ne do të duhet të pranojmë Islamin. Përderisa ai është shembull i ndryshimit të mendjes".

Platformat politike imperialiste në Evropë ndërtohen edhe mbi masën e përdorimit të kulturës si mjet i nënshtrimit të popujve. Perandoria Romake pati pushtuar Greqinë politikisht, po kultura greke pati pushtuar në tërësi Perandorinë Romake, përmes filozofisë, artit, letërsisë, mjekësisë, dokeve, zakoneve, traditave etj.. Sot Bota Perëndimore, në aspektin kulturor, ka humbur betejën e saj me Islamin. Këtë e thekson Samuel Huntington, në librin 'Përplasja e qytetërimeve'. Duhet të jemi vizionarë dhe të pranojmë të gjitha gjërat e dobishme nga të tjerët. Anashkalimi i të dëmshmeve është prioritet karshi marrjes me të dobishmet. Duket sikur patosi kulturor rindërtohet për së dyti, në analet e historisë së shoqërisë njerëzore, duke ndërhyrë edhe në mënyrën e veshjes - tek individët, grupet, shoqëritë etj.. Gholam Ali Haddad`adel thekson: "Kultura e çdo populli gjen shprehjen e vet në aspekte të ndryshme të ekzistimit të tij dhe në bazë të zhvillimeve intelektuale-morale civilizuese- në industri, ekonomi, udhëheqje, urbanizëm, arkitekturë dhe art. Nëse e shikojmë pak më mirë, do të shohim që në çdonjërin prej këtyre aspekteve, si në pasqyrë, reflektohet fryma që mbizotëron në të, dhe kultura e tij e përgjithshme. Kjo lidhje e veshjes dhe kulturës bie në sy sidomos tek ardhacaku, i cili, sapo të ketë arritur në një mjedis të ri, ai më së miri dhe më së lehti mund të njihet sipas veshjes së tij. Mund të thuhet që njerëzit komunikojnë me veshje dhe secili prezanton veten me gjuhën e rrobave që bart- kush është, prej nga vjen dhe çfarë kulture i përket".[5]

Pasqyrimi i kulturës në veshje dhe imitimi i Perëndimit në këtë aspekt, duke qenë më superior se ato në këtë sferë, është një mbytje e kulturës. Kjo mbytje e kulturës, mund të na duket edhe si kundërkulturë, një term i shpikur nga sociologu amerikan Theodor Roszak, që shënon rebelimin e të rinjve kundër kulturës së të rriturve, formën alternative kundrejt kulturës zyrtare dhe përfshin synimet alternative në art, në mendimin shoqëror, në jetën fetare, në politikë etj..[6] Edhe pse dukuria e imitimit fshihet në përmasat e kundërkulturës, megjithatë nuk mund ta mohojmë tërësisht si një funksion përmes të cilit mund të përfitojmë. Përfitimi vlen vetëm në rast të orientimit të drejtë të individit, të grupeve e të shoqërisë, dhe të kuptimit të drejtë të termit vlerë karshi termit antivlerë, që paraqitet në secilin skaj të shoqërisë njerëzore.

Kultura është sikur dielli me rrezet e tij të gjata. Këto rreze mund të jenë të dëmshme



për shëndetin e dikujt, po për të tjerët janë shërim. Rrezet shënojnë edhe fillimin e diellit, ose simbolizojnë qiririn që mision jetësor ka shkrirjen dhe vetëflijimin e tij për krijimin e dritës. Njerëzit nuk mund të jetojnë në errësirë, edhe pse epshet e tyre tentojnë vazhdimisht të krijojnë fobi në mendjet e tyre. Si mund të kemi një jetë solide, me burim energjie të vazhdueshme, pa mënjanuar fillimisht rolin e perdes, e cila vihet në sytë e zemrave të njerëzve? Kultura i pastron sytë duke u hequr perden dhe prej tyre kërkon të shikojnë drejt dhe saktë. Të shikosh drejt dhe saktë, e të dëshirosh shtrembër dhe pa saktësi, është një gjë e natyrshme në përditshmërinë e njerëzve. Dëshira, me shikimin dhe perceptimin janë dy gjëra jo të njëjta. Nuk arsyetohet dëshira deri në skajshmëri, deri në tentimin për ta shndërruar në vepër. E pafalshme është qasja që arsyeton dëshirën e shtrembër dhe shikimin e pasaktë deri në fazën e shndërrimit. Po qe se dëshira mbetet vetëm në kufijtë e dëshirës, pa rrezikuar aspak qenien njerëzore, vetveten, prej veseve dhe modeleve të mbrapshta, - atëherë kultura qëndron në këmbët e saja dhe vazhdon misionin e saj fisnik.

Sociologu turk Ziya Gokalp kulturën e quan hars dhe thotë se është një tërësi koherente e jetës fetare, morale, juridike, intelektuale, ekonomike dhe shkencore të një populli. Kultura është faktor që përcakton sjelljet e njeriut. Nëse një individ sillet në këtë ose në atë mënyrë, kjo është pasojë e lindjes dhe edukimit të tij nën hijen e një tradite të caktuar kulturore. Kultura e një shoqërie formon individualitetin e anëtarëve të saj. Të gjitha kulturat në sipërfaqe të tokës, pa marrë parasysh dallimet që kanë, bartin tipare fetare.[7] Ky lloj i perceptimit të kulturës është me rëndësi për secilin komb. Disa sociologë tentojnë ta zhveshin kulturën nga feja, duke i dhënë asaj konotacion tërësisht material, pa përfshirë vlerat e vërteta shpirtërore të njeriut. Kultura e tillë, e perceptuar prej sociologëve ateistë, duket sikur është e fshehur në evolucionin darvinist dhe në materializmin dialektik, që sot është bërë mjeti kryesor i politikës imperialiste botërore. Kultura nuk mund të zhvishet nga feja. Ajo bart tiparet kryesore të feve që përfaqësojnë popuj dhe kombe të ndryshme. Midis kulturës dhe fesë ekziston një dallim i ngushtë (i vogël). Nuk mund të themi se janë e njëjta gjë. Disa shkojnë edhe më larg, duke bërë dallime edhe midis fesë dhe religjionit. Sipas tyre, çdo religjion nuk është fe, dhe çdo fe nuk është religjion.

Në shoqërinë tonë, të gjithë janë renditur në luftë kundër kulturës islame, e cila dallohet prej kulturave të tjera. Duke nisur nga akademitë e ndryshme, partitë politike, institucionet shtetërore, mediumet, klubet e ndryshme sportive, klubet e ndryshme artistike, e deri tek ato filmike, letrare, teatrore, të vallëzimit etj., - që të gjithë njëzëri deklarohen kundër kulturës dhe traditave islame.

Shoqëria jonë ka filluar të zhvishet nga vetvetja dhe, duke imituar tërësisht ose pjesërisht ato që nuk duhen imituar, po merr një pamje krejtësisht të panjohur në këto treva. Këto ndikime, mund t`i shohim shumë lehtë nëpër dasma e gazmende të ndryshme. Madje edhe ceremonitë e vdekjes kanë filluar pothuaj të zbehen nga invazioni i serialeve latino-amerikane dhe indiane. Leja e martesës mashkull me mashkull, femër me femër dhe njeri me kafshë, është kulmi i degradimit moral dhe kulturor të shoqërisë sonë. Rruga natyrore e martesës gjykohet prej faktorëve të shumtë të jashtëm, duke u mbyllur në kufizimin e martesës vetëm me një grua, ndërsa prostitucioni me më shumë, lejohet në mënyra individuale dhe kolektive nëpërmjet hapësirave ligjore që krijojnë lehtësi në këto troje.

Enciklopedia Britaneze kulturën, ndërmjet të tjerash, e përkufizon si "Tërësi integrale të njohurisë njerëzore, besim dhe sjellje, që është rezultati dhe nga kapaciteti njerëzor për mësim dhe bartje të së mësuarës drejt gjeneratave të ardhshme".[8] Nëse kultura qenka bartje e njohurisë njerëzore, e sjelljeve dhe e besimit tek gjeneratat e ardhshme, atëherë çfarë njohurish njerëzore do të bartë populli ynë tek gjeneratat e tij të reja? Apo, ndoshta do të ketë një përzierje të pakuptimtë dhe të paqëllimtë?! Në këtë mënyrë, duke krijuar krizë identitare, duke mos ditur për të dalluar vlerat personale të kombit tonë dhe të shoqërisë, që na dallon prej shoqërive të tjera. Duhet të jemi të vetëdijshëm se sjelljen e mirë dhe të keqe në vetëdijen e njeriut e përcakton më së miri turpi.Pejgamberi Muhammed a.s., ka thënë: "Nëse nuk ke turp, bëj çfarë të duash". Me të vërtetë turpi është pjesë e besimit-imanit të besimtarit, po dhe është rrënjë e kulturës së një kombi.

(1) Kultura dhe ideologjia, Tetovë, 1992, f.123. (2) ('Kriteret ose dritat e rrugës', Tiranë, 2003, f.44. (3) Mesnevi, vëllimi 1, Logos-A, Shkup, 2010, f.40. (4) Njeriu që kërkon vetveten, Arbëria, f.65. (5) Kultura e veshjes dhe zhveshja e kulturës, Gjilan,2004, f.11.(6) Fjalori i Sociologjisë, Ali Pajaziti, Shkup, 2009, f.347. (7) Fjalori i Sociologjisë, Ali Pajaziti, Logos-a, Shkup, 2009, f.337. (8) Fjalori Enciklopedik Britanez, vëllimi 5, Shkup, 2005, f.104

# Vendimmarrja dhe orientimi i shoqërisë islame

**Driton Arifi**

**Për obligueshmërinë e konsultimit pajtohen shumica e dijetarëve islamë, edhe pse ka disa që konsultimin e vënë në gradën e veprës së rekomanduar dhe jo të obliguar, po mendimi i tyre nuk posedon fuqi të mjaftueshme argumentimi.**

Pa dyshim që sot një prej problematikave që zë vend në forumet e ndryshme të diskutimit ndërmjet ideologëve dhe juristëve të ndryshëm islamë dhe joislamë është edhe mënyra e zgjedhjes së udhëheqësit në shtetin islam si dhe pjesëmarrja e shtresave popullore në vendimmarrje. Dilemat rreth kësaj çështjeje janë shumëdimensionale dhe imponohen në diskutim nga njerëz me pikëpamje dhe prapavija të ndryshme ideologjike. Një shkrim i kësaj natyre, sigurisht nuk mëton të përmbledhë dhe të përvijojë tërë kornizën e gjerë diskutuese rreth dilemës në fjalë. Ky më tepër synon të trajtojë çështjen e rolit të masave të gjera popullore në zgjedhjen e udhëheqësit dhe kompetencat e mëtutjeshme të këtyre masave në jetën institucionale.

Për sa i përketë rolit të këtyre shtresave të gjera, ose të" njerëzve të thjeshtë" në konstituimin ose, eventualisht, pengimin e koncensusit –ixhmait të dijetarëve islamë rreth problamatikave të ndryshme hulumtuese e shkencore- të ixhtihadit, pothuaj shumica e dijetarëve islamë pajtohen se mendimi i tyre nuk merret fare për bazë, dhe nuk ka kurrfarë efekti juridik. Qëndrimi i këtillë mbështetet në faktin se ata që nuk janë të përgatitur profesionalisht për një çështje, në të vërtetë nuk posedojnë mekanizmin esencial-njohurinë për konceptimin e drejtë të çështjes, dhe mendimi i tyre as nuk fuqizon pajtimin e dijetarëve kompetentë, as nuk zbeh fuqinë e tij në rast mospajtimi. Thënë shkurt, fjala e tyre s'ka efekt fare në ixhtihad.[1]

Duhet vënë në dijeni fillimisht se detajimet e dispozitave juridike islame rëndom nuk bëhen nga Kur'ani fisnik, ngase roli i tij në shumicën e rasteve është përkufizues i disa parimeve a koncepteve të përgjithshme të jurisprudencës islame. Këto koncepte të përgjithshme rreth rolit të dijetarëve dhe efektit të opinionit publik në vendimmarrjen e udhëheqësve të shtetit islam, në ajetet kuranore janë të natyrës sinjalizuese e jo detajizuese. Normat e tilla do të detajizohen nga Suneti-praktika e Muhamedit a.s., eventualisht, në sferën politike, edhe nga praktika e udhëheqësve të drejtë pas tij-Hulefarr-rrashidinëve. Allahu xh.sh. në Kur'anin fisnik vetëm vë disa shenja orientuese të një qeverisjeje të drejtë, duke obliguar konsultimin-shuranë me myslimanët, madje këtë porosi ia drejton vetë Muhamedit a.s.. Ai në citatin vijues na thotë:" ...e konsultohu me ta në të gjitha çështjet, e kur të vendosësh, atëherë mbështetu në All-llahun, se All-llahu i do ata që mbështeten". (Ali Imran, 159).

Ajeti në parim i drejtohet Muhamedit a.s., i cili, edhe pse frymëzohej nga Shpallja prej Allahut të Lartmadhërishëm, megjithatë u urdhërua për kosultime me shokët e tij në lidhje me disa çështje. Këtë porosi ai e kishte dëshmuar praktikisht pothuaj para çdo beteje a hapi me rëndësi që ndërmerrte për fatin e shoqërisë myslimane. Një gjë e tillë ndoshta nuk shprehte nevojën e të Dërguarit të frymëzuar nga Shpallja për opinionet e njerëzve, ngase veprimet e tij verifikoheshin nga Dërguesi i tij –Allahu xh.sh., mirëpo ajeti, përveç të tjerash, synonte t'u rikujtonte të gjithë udhëheqësve që vijnë pas tij, që, përderisa Muhamedi a.s. u urdhërua për konsultime duke qenë i Dërguar, a priori dhe në



mënyrë më strikte për të vepruar një gjë të tillë do të urdhëroheshin udhëheqësit e tjerë pas tij.

Thotë Mindadi- dijetar i shkollës juridike malikite:" Udhëheqësit obligohen për konsultime me këtë ajet kuranor. Ata duhet të këshillohen me dijetarë islamë në çështje fetare që janë të paqarta, të këshillohen me ekspertë ushtarakë në lidhje me luftën dhe artin e saj dhe të këshillohen me elitën ose krerët e shoqërisë dhe këshilltarët e tyre, në lidhje me interesat e tyre dhe ndërtimin e vendit që ata udhëheqin".[2]

Sipas konceptit të këtij ajeti, udhëheqësi obligohet të krijojë një ekip këshillëdhënësish eminentë të profileve të ndryshme, veçanërisht në fushat që kanë rëndësi jetike, në të cilat do t'i jepnin atij këshillat e nevojshme për sigurimin e mirëqenies së komunitetit që ata udhëheqin.

Madje për obligueshmërinë e konsultimit pajtohen shumica e dijetarëve islamë, edhe pse ka disa që konsultimin e vënë në gradën e veprës së rekomanduar dhe jo të obliguar, po mendimi i tyre nuk posedon fuqi të mjaftueshme argumentimi.

**Roli i shtresave të gjera popullore në vendimmarrje**

Por, nga kjo që u theksua këtu, merret vesh se udhëheqësi nuk obligohet të këshillohet me popullin për mënyrën e qeverisjes së vendit islam, ose për çdo hap qeverisës që do të ndërmerrte ai në lidhje me ta. Ndoshta roli më qenësor për "masat popullore" është që populli të përzgjedhë ose të autorizojë përfaqësuesit e vet, për të cilët njerëzit mendojnë se do të jenë të kujdesshëm për interesat e tyre dhe njëherësh do të kenë guximin e mjaftueshëm për korrigjimin e devijimeve të mundshme të udhëheqësve politikë. Kriteri i përzgjedhjes do të duhej të ishte afiniteti profesional dhe përkushtimi fetar i tyre, dhe kurrsesi jo afërsia familjare ose interesi i ngushtë personal. Nga ky rol nuk do të ishte e ndershme të privoheshin masat e gjera popullore, por ato vetëm do të duhej të vetëdijësoheshin që të përzgjedhin përfaqësuesit e merituar të tyre. E më pastaj udhëheqësi obligohet të këshillohet me njerëzit përkatës dhe kompetentë, të cilët përfaqësojnë interesat e popullit. Megjithatë, vendimmarrja në fund mbetet në dorën e tij, mirëpo ajo nuk bën të shkelë interesat e njerëzve dhe as të anashkalojë e të injorojë të gjitha këshillat që ka marrë nga këshillëdhënësit e tij. Parlamentet e sotme bashkëkohore i përafrohen realizimit të kësaj forme të përfaqësimit popullor dhe mundësojnë një dinamizim të rolit të masave në mënyrë indirekte, nëse kjo funksionon në mënyrë të dinjitetshme.

**Përzgjedhja e halifëve të drejtë-hulefaurr-rrashidinëve dhe roli i dijetarëve në vendimmarrje**

Për të shtjelluar edhe më mirë në mënyrë praktike këtë çështje, ia vlen të ndalemi në një periudhë të qeverisjes islame, e cila është përshkruar si periudha e artë dhe më e përafërt me atë të qeverisjes profetike. Është fjala për periudhën e udhëheqjes nga Hulefaurr-rashidinët, të cilët udhëhoqën Ymetin islam për tri dekada me radhë, madje në një fazë mjaf komplekse të formimit dhe rimëkëmbjes së shtetit islam.

Sinjale domethënëse për këtë tematikë, pa dyshim, na ofron fundi i jetës së Ebu Bekrit dhe fillimi i sundimit të Umerit r.a..

Me të vërejtur Ebu Bekri r.a. se i ishte afruar vdekja, sepse i ishte rënduar sëmundja, ai mblodhi rreth vetes të përzgjedhurit e ashabëve dhe kërkoi mendimin e tyre lidhur me caktimin e udhëheqësit të myslimanëve, para vdekjes së tij , në mënyrë që të shmangeshin mosmarrëveshjet a konfliktet që do të mund të ndodhnin pas vdekjes së tij. Ai u këshillua me Abdurrahman Bin Aufin dhe Uthman bin Af-fanin, Seid ibn Zejdin, Talha ibn Ubejdullahin – që të gjithë ata të përgëzuar me Xhenet nga Muhamedi a.s., por edhe me disa ashabë të tjerë, në lidhje me emërimin e Umer Ibn Hatabit r.a. udhëheqës të myslimanëve pas tij. Për zgjedhjen e Umerit r.a. u pajtuan të gjithë përveç Talhasë, i cili pati rezerva, sepse kishte frikë nga natyra e ashpër e Umerit r.a. dhe rigoroziteti i tij, mirëpo, në fund u pajtua dhe ai.[3]

Gjithashtu Umer ibn Hatabi r.a., pas plagëve të rënda që mori nga atentatori i tij, me gjithë gjendjen e tij kritike, u kujdes që përzgjedhja e udhëheqësit të ri të myslimanëve të bëhej në mënyrë të denjë dhe të mos ngjallte fare pakënaqësi tek masa.

Në të vërtetë, ai caktoi një ekip prej gjashtë vetash, të cilët i porositi që të konsultoheshin në mes tyre, në mënyrë që ta caktonin njërin prej tyre udhëheqës. Gjashtë ashabët ishin: Ali ibn Ebi Talibi, Uthman Ibn Af-fani, Abdurrahman bn Aufi, Sa'd ibn Ebi Vek-kasi, Talha Ibn Ubejdullahi dhe Zubejr Bin Auvami. Njëkohësisht ata gjashtë veta i porositi që të këshilloheshin edhe me birin e tij, Abdulah Ibn Umerin r.a., si një njeri i ndershëm e i dijshëm, mirëpo me kusht që ai të mos kishte të drejtë të zgjidhej halif, për të shmangur dilemën e trashëgimit të detyrës së halifit, edhe pse ishte prej të merituarve. Ndërkaq, si mbikëqyrës të procesit zgjedhor ai caktoi Mikdad ibn Esvedin dhe Ebu Talha El-Ensariun r.a. dhe, krahas kësaj, i caktoi disa që do të shëtisnin nëpër rrugët e Medinës dhe të bënin një lloj anketimi të opinionit të njerëzve për emrat e mundshëm të halifit, në mënyrë që, pas përzgjedhjes, ai të kishte edhe legjitimitet tek popullit dhe jo vetëm tek grupi përzgjedhës.[4]

Nga kjo që u theksua, merret vesh se elitat e myslimanëve, respektivisht dijetarët e tyre, ishin ata që kishin rol këshillimi dhe esencial në vendimet e udhëheqësve myslimanë gjatë kohës së Hulefaurr-rrashidinëve. Ndërsa masat e gjera pothuaj vetëm informoheshin paraprakisht për rrjedhat e ngjarjeve që do të vijonin, në mënyrë që të përgatitej terreni që vendimet marra nga grupi elitë - ekzekutues e konsultues - të gjenin miratimin e tyre të mëvonshëm, si dhe njëherësh të shmangeshin pakënaqësitë dhe mospajtimet e mundshme që mund të shpinin në ndonjë konflikt politiko-shoqëror.

Këtu nuk kemi të bëjmë me anashkalim të rolit apo opinionit të njerëzve të thjeshtë në mënyrë absolute, por me një vendimmarrje, e cila legjitimitetin e vet e fiton pas këshillimit me dijetarë, të cilët i njohin thellësisht rrethanat politike, shoqërore e fetare të shoqërisë islame.

E në rast pakënaqësie nga ana e ndonjë shtrese a grupi të njerëzve, atëherë është obligim i udheheqjes që të përcaktojë një grup i cili të merrej me vetëdijësimin e atyre që janë të painformuar dhe, eventualisht, të manipuluar nga grupet që dëshirojnë trazira në mesin e myslimanëve.

Një gjë e tillë kishte ndodhur në kohën e udhëheqjes së Aliut r.a. si halifi i katërt i myslimanëve, kur ai caktoi Abdullah ibn Abasin r.a., meqë një gjë të tillë e kërkoi vetë Ibn Abasi, - që të bënte përpjekje për vetëdijësimin e fraksionit të Havarixhëve- anarkistëve, të cilët ishin të pakënaqur me qeverisjen dhe ishin rebeluar ndaj pushtetit të tij. Abdullah ibn Abasi arriti t'i bindte 2000 nga 6000, sa ishin gjithsej ata, ndërsa të tjerët vazhduan rebelimin e tyre edhe më vonë.

Megjithëkëtë, dispozitat e tilla vlejnë në rrethana kur udhëheqësi sipas pikëpamjes së shumicës së dijetarëve, është i drejtë dhe respekton ligjet e Allahut, madje respekti ndaj tij vjen menjëherë pas respektit ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Thotë Allahu në Kur'an:" O ju që besuat, bindjuni Allahut, respektoni të dërguarin dhe përgjegjësit nga ju. Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, atëherë parashtrojeni atë tek All-llahu (te libri i Tij) dhe tek i dërguari, po qe se i besoni All-llahut dhe Ditës së fundit. Kjo është më e dobishmja dhe përfundimi më i mirë". (En-Nisa, 59). Nga ky ajet nënkuptohet se respekti absolut i takon vetëm Allahut dhe të dërguarit të Tij a.s., ndërsa respekti ndaj udhëheqësit, madje as ndaj dijetarëve, nuk është absolut, ngase, nëse ndodh që ata të shkelin a të injorojnë dispozitat e pakontestueshme islame, atëherë dijetarët e sinqertë obligohen a priori që ta këshillojnë atë për t'u kthyer në të vërtetën[5], ngase thotë Muhamedi a.s., në një hadith të tij :"Kur njerëzit e shohin zullumqarin-despotin që po bën padrejtësi dhe ata nuk e pengojnë , është dro se shumë shpejt Allahu do t'i përfshijë me ndëshkimin e Tij".[6] Nisur nga koncepti i ajetit kuranor dhe i hadithit të sipërcituar, por edhe nga shumë argumente të tjera, shumë dijetarë të mëhershëm dhe bashkëkohorë vënë në spikamë obligueshmërinë e dijetarëve që të merren me përmirësimin e gjendjes së shoqërive islame, si dhe të bashkëveprojnë me masat e gjera që, në mënyrë të ligjshme dhe me sa më pak dëme të mundshme, të bëhet edhe ndryshimi i strukturës udhëheqëse të larguar nga veprimi me porositë islame, të cilave Allahu u ka garantuar përjetësinë deri në Ditën e Kiametit.Edhe në këso rrethanash, roli i njerëzve të thjeshtë nuk duhet të jetë më shumë se ndihmues dhe përkrahës për elitën e dijetarëve, dhe jo kurrsesi iniciues e orientues të ngjarjeve, ngase, nëse masat e gjera nuk kanë në krye dijetarët e devotshëm e të skalitur, ata kanë mundësi që ngjarjeve t'u japin kahje negative dhe rezultatet më pastaj të jenë të kundërta me pritshmërinë dhe interesin e njerëzve. Allahu ndryshon gjendjen e popujve, kur ata të ndryshojnë gjendjen e tyre. Ai në Kur'an thotë:" ...Allahu nuk ndryshon gjendjen e një populli përderisa ata nuk e ndryshojnë vetveten e tyre...".( Er-Ra'd, 11).

(1) El-Mustesfa, Imam Gazali ( 1\179). Daru Ihjai Turath El-arabij. Bejrut. Bot.1. (Pa vit të botimit) (2) Et-tahrir vet-tenvir , Ibn Ashuur. Daru Sahnun. Tunis.(Pa vit dhe numër të botimit) (3)Siretu Emiril-mu'minin Umer Ibn Hatab r.a. Dr. Alij Salabijj f.76 . Darul Ma'rife. Bejrut.Bot. 2. 2005.(4)Siretu Emiril-Mu'minin Uthman Bin Af-fan r.a. , Dr. Alij Salabij. (59-60) , Darul Ma'rife. Bejrut.Bot. 2 2005.(5) Et-tefsir el-kebir, Imam Rraziu ( 4\ 114), Daru Ihjai turath el-islamij.Bejrut. Bot.4. 2001. (6)Transmeton Ebu Davudi nga Amër Ibn Hushejmi, ( 4\128 , nr: 4338) dhe Tirmidhiu nga Ebu Bekri r.a.

# Segmente të gërshetuara historike

**Mr.sc. Ramadan Asllani**

**Prof. dr. Haki Kasumi "Segmente të gërshetuara historike", Prishtinë, 2011.**

Botimi i veprës më të re të z. Haki Kasumi, "Segmente të gërshetuara historike", Prishtinë, 2011 (faqe183), është një kontribut shkencor i qasjes së tij historike për tema të ndryshme të kohës me peshë kombëtare, duke prekur edhe ato fetare gjatë kohës. Libri është një lëndë e përmbledhur në gjashtë kapituj të ndryshëm, ku secili prej tyre ka trajtimet e veçanta shkencore-historike.

Parathënia është sipari i paralajmërimit të një kapitulli se në këtë libër shtrohen ngjarje e çështje shumë të rëndësishme të historisë së popullit shqiptar dhe jetike për popullin shqiptar në të gjitha hapësirat e tij, pa marrë parasysh ndarjet administrative të kufijve shtetëror, mirëpo që nuk kishin arritur të kurorëzoheshin me bashkimin kombëtar e shtetëror të Republikës së Shqipërisë dhe të simbolit kombëtar të shqiptarëve në përgjithësi.

Kështu, "Flamurit kombëtar", që njëkohësisht përbën kapitullin e parë të këtij libri, autori dr. Kasumi, këtij simboli kombëtar, i bën një vështrim historik, që nga koha antike, kur është edhe zanafilla e tij, duke përmendur emrin e Pirros, të pritur nga epirotët me shqiponjë. Ecja e këtij simboli me shqiponjë të zezë dykrerëshe me "shesh të kuq" ka vazhduar edhe në kohën e Skënderbeut, duke u përdorur personalisht nga ai. Më tej në këtë kapitull shpjegohet edhe domethënia e simbolit në fjalë: dykrerëshja tregon dy dialektet, kurse ngjyra e kuqe robërinë, përkatësisht luftërat e përgjakshme shqiptare për liri. Flamuri kombëtar, sipas autorit të librit, kalon caqet e truallit amë të Shqipërisë, sepse ai shoqëronte shqiptarët gjithandej kishin arritur në rrugëtimet e shqiptarëve, kudo që të kenë shkuar. Këtu do të përmendim rastin e shqiptarit në Turqi, ku, siç dihet, ka një numër të madh shqiptarësh. Sipas të dhënave jozyrtare mendohet se atje janë diku rreth 5 milionë shqiptarë, e sipas shënimeve, hoxhë Voka, alias Sait Najdeni, më 1896, Flamurin kombëtar e kishte qëndisur në burgun e Edrenesë me gajtan të zi e pëlhurë të kuqe.

**Bashkëjetesa e mirë e komuniteteve fetare**

Një kapitull i veçantë dhe shumë me rëndësi i kushtohet trajtimit të jetës së bashkësive fetare të besimeve të ndryshme. Këto janë tema që janë trajtuar rrallë në publicistikën tonë. Në bazë të materialeve, shihet se autori i librit e njeh mirë këtë fushë. Për shtrirjen e autoritetit fetar në ish-sistemet, autori nxjerr orientime kombëtare nga prijës të ndryshëm fetarë gjatë Luftës së Dytë Botërore, disa prej të cilëve i përmend me emra.

Rëndësi më të madhe i ka kushtuar komunitetit islam, sepse edhe vetë popullsia i përket më shumë këtij orientimi fetar, por edhe sepse atakohej më shumë edhe nga sistemet pushtuese me radhë, duke e ndarë edhe në etapa pushtuese 1912-1945, pastaj nga 1945 e deri në ditët tona, me një shtrirje të përgjithshme në ish-Jugosllavinë. Këtë material të shkruar, autori e pasuron edhe me një tabelë të shtrirjes dhe të ekzistimit të qendrave të ndryshme fetare, imamëve dhe shtëpive të besimtarëve në Kosovë, që është një statistikë shumë me rëndësi për këtë institucion edukativo-arsimor e fetar për kohën. Autori, dr. Haki Kasumi, veç e veç ka trajtuar bashkësitë islame në secilën ish-republikë, ku kanë funksionuar ato, duke u nisur nga Kosova, Maqedonia, Mali i Zi, Bosnja e Hercegovina etj.,

rolin e shkollave, përkatësisht të mejtepeve në edukimin islam të të rinjve në këto vende, si dhe funksionimin e bashkësive islame. Po ashtu autori vë në qendër të librit edhe botimet e shtypit islam, gazeta e revista, deri tek "Dituria Islame" e sotme si organ fetar islam i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës. Nga punimet e këtij kapitulli, autori nxjerr një përfundim të mirë të bashkëjetesës së të tri komuniteteve fetare në harmoni të plotë, e cila është një nga vlerat e larta të çmuara edhe fetare, edhe njerëzore, edhe humanitare: pa konflikte, pa përçarje, pa ngatërresa etj., por që bashkëjetojnë e bashkëveprojnë në liri dhe barazi të plotë të ndjenjave të tyre fetare, sipas dëshirës.

Në kapitullin e përpjekjeve të shqiptarëve për liri, i titulluar "Prej së kaluarës kah e tashmja", autori trajton çështje të rëndësishme të periudhave historike të shqiptarëve, si dhe përpjekjet e tyre për çlirim nga armiqtë e ndryshëm shekullorë, që pushtuan këto troje në format dhe mënyrat më të ashpra.

**Lëvizjet ilegale kombëtare në Kosovë**

Qasjet historike, dr. Kasumi i nis që nga periudha e lëvizjes kaçake, me kryekaçakun e Kosovës, luftëtarin e paepur Azem Galicën në krye, dhe bashkëluftëtaren e tij Shote Galica e me bashkëpunimin e tij me Sadik Ramën e Gjurgjevikut të Madh të Llapushës. Pos kësaj, në këtë kapitull është trajtuar edhe periudha e lëvizjes ilegale të Kosovës brenda viteve 1966-1981, si një nga periudhat më të lavdishme shqiptare në ish-Jugosllavinë, që ishin përpjekjet e para më serioze të shqiptarëve për lirinë dhe të drejtat tona. Janë të njohura ngjarjet e viteve 1968 e 1981, që kanë trandur themelet e ish-sistemit komunist jugosllav, dhe u kanë bërë me dije qarqeve evropiane se shqiptarët, atëherë si "pakicë" kombëtare, nuk i kishin të drejtat të barabarta me kombësitë e tjera që jetonin me një shtet komunist. Siç dihet u bënë demonstrata me kërkesën e parullave për vetëvendosje, barazi e liri, ngritja e statusit të shqiptarëve në komb, si dhe ajo më kryesorja, kërkesa për republikë të krahinës së Kosovës në kuadër të Jugosllavisë, përdorimi i flamurit kombëtar shqiptar, hapja e universitetit të Prishtinës etj. Gjatë kësaj kohe ishin të formuara edhe grupe ilegale shqiptare për ta çuar më tej çështjen tonë, po njëkohësisht më vonë është nxjerrë edhe revista "Liria", organ i atyre lëvizjeve. Autori i librit përmend edhe emrat e njerëzve që i kishin formuar organizatat ilegale, por edhe dënimet e tyre nga regjimi komunist jugosllav, por më vonë edhe serb. Këto lëvizje autori nuk i ka ndalë vetëm në vitin 1981, por i ka vazhduar deri më 1990, në krijimin e proceseve demokratike të formimit të lëvizjeve gjithpopullore shqiptare, por edhe shpërthimin e luftës së armatosur. Në këtë libër është edhe një punim, ku trajtohen disa personalitete shqiptare të hapësirave të shpërndara, duke filluar nga Skënderbeu, Sami Frashëri, Ismail Qemali, Hasan Prishtina, Fan S. Noli e deri te Ukshin Hoti, fati i të cilit tani 13 vjet nuk dihet, ashtu si edhe i 1793 të tjerëve. Në këtë kapitull ka edhe disa vështrime historike kritike të Mr. Ukshin Hotit për demonstrata e 1981-shit.




**Dhuna fizike, psikike dhe dëbimi i shqiptarëve me dhunë**

Duke pasur parasysh përpjekjet e shqiptarëve për liri dhe të drejtat e tyre si popull brenda sistemit të ish-Jugosllavisë, e më vonë edhe të atij serb, autori Kasumi ka shkruar edhe për keqtrajtimin e shqiptarëve nga okupuesit në kapitullin e katërt "Torturat dhe ndjekjet serbo-greke", që ishin një shfryrje e mllefit të serbëve dhe grekëve ndaj shqiptarëve, të vështruar në veprën e dr. Muhamet Pirrakut "Për kauzën kombëtare 1997-1999". Është shkruar edhe për robërit e luftës, dhunën dhe gjenocidin ndaj shqiptarëve, djegiet e vendbanimeve dhe plaçkitjet e pronave të tyre.

Kapitulli i parafundit i librit përmbledh "Përkujtime dhe përvjetorë", që u kushtohet personaliteteve të larta politike dhe luftëtarëve liridashës, si: Ukshin Hotit, Skënder Çekut, Gursel e Bajram Sylejmanit, Luftës Çlirimtare të UÇK-së etj..

Në fund kemi kapitullin përmbyllës "Vështrime dhe recensione" të dr. Haki Kasumit, që ka bërë për veprat e ndryshme, duke nisur nga ajo e Dr. Izber Hoti "Lëvizja Nacionalçlirimtare në Prishtinë dhe rrethinë 1941-1945", botuar nga Instituti i Historisë i Kosovës në Prishtinë, më 1986; për të vazhduar me të Prof. Dr. Fehmi Pushkollit "Arrestimi i gjeneral Remit" në Prishtinë; të të njëjtit autor dhe Haxhere Godenit "Ibrahim Banush Hoxha 1909-1946", botuar në Prishtinë më 2002; të Ukshin Hotit "Filozofia politike e çështjes shqiptare", botuar në Prishtinë më 1996; të Arben Putos "Demokracia e rrethuar", botuar në Tiranë, më 1990; të Dr. Fehmi Pushkollit "Zahir Pajaziti – hero i kombit", Prishtinë, 2001; të Prof. Dr. Fehmi Pushkollit "Mehë Uka – madhështor", Prishtinë 2003 dhe të Gani Ratkocerit "Adem Selimi (Gllavica)", Tiranë, 2003.Libri përmbyllet me një përfundim dhe me mendimin e recensentëve.

# Filmi përçan sunitët dhe shiitët

Mr. Qemajl Morina

**Dr. Abdul Hamid El-Atrash, ish-profesor në "El-Az-har" refuzon shfaqjen e një filmi ku personifikohet personaliteti i profetit Muhamed. Ai denoncoi veprimet e Iranit në shfaqjen e filmave ku paraqiten personalitetet e profetëve, siç ishte rasti me filmin e profetit Jusuf, disa vite më parë. Sa i përket injorimit të Iranit, vendimin e Universitetit të "El-Az-harit"për ndalimin e personifikimit të profetëve dhe shokëve të profetit, qoftë në filma apo në pamje tjera. Ai e quajti "sfidim dhe injorim nga ana e Iranit si dhe ofendim ndaj profetit tanë fisnik si dhe besimit islam", të cilin e prezanton i Dërguari ynë, Muhamedi, paqja dhe shpëtimi i Zotit qofshin mbi të.**

Pas krizës që shkaktoi shfaqja e episodit për Imam Hasanin dhe Imam Husejnin në Iran, ku u bë personifikimi i tyre, gjë që shkaktoi reagime të shumta, në të gjitha anët e botës islame. Ky problem po përsëritet me shfaqjen e filmit të prodhimit iranian për jetën e pejgamberit a. s., ku do të bëhet personifikimi i tij. Para se të fillojnë protestat kundër filmit, ekipit që e incizoi si dhe të autoriteteve që qëndrojnë pas tij. Dijetarët e fesë ishin të parët që ngritën zërin kundër tij dhe bënë thirrje që të mos lejohet shfaqja e tij.

Regjisori iranian, Mexhid Mexhidi, këto ditë, përfundoi incizimin e filmit "Jeta e profetit", i cili i dedikohet profetit të Islamit, Muhamedit, paqja dhe shpëtimi i Zotit qofshin mbi të. Ajo që vlen të theksohet me këtë rast, se kjo është hera e parë, që në një film të prodhimit mysliman, bëhet personifikimi i personalitetit të profetit të Islamit në ekranet e filmit. Filmi flet për periudhën e errët, në të cilën jetuan arabët para përhapjes së Islamit në Gadishullin Arabik.

Pritet që shfaqja e këtij filmi, do t'i thellojë edhe më tepër mospajtimet në mes sunitëve, të cilët përfaqësojnë mbi 90% dhe shiitëve, që përfaqësojnë afër 10% të popullatës myslimane, në botë, numri i të cilëve arrin në 1.5 miliardë. Sepse ithtarët drejtimit sunit refuzojnë idenë e personifikimit të profetëve dhe shokëve të profetit Muhamed, duke mbështetur në vendimin e Universitetit të "El-Az-harit" dhe të Institutit për Studime Islame, me seli në Kajro. Ndërkohë që ithtarët e drejtimit shiit nuk shohin asnjë të keqe në këtë aspekt.

Lidhur me këtë çështje të ndjeshme u prononcua mendimtari islam, Dr.Muhamed Abbas për javoren e Kajros "Oktober" (2 prill 2012), i cili ndër të tjera tha: " Kjo është çështje fetare që është zgjidhur me vendimin e "El-Az-harit' dhe të Institutit për Hulumtime Islame. Aty është ndaluar personifikimi e profetëve si dhe një numri të shokëve të profetit Muhamed. Personifikimi i profetëve, në mënyrë të veçantë, hyn në rangun e gjërave të ndaluara në mënyrë të prerë. Ndalimi i shfaqjes së tyre, është për shkaqe të arsyeshme. Nuk mund të personifikohet profeti Muhamed, sepse ai përfaqëson vullnetin e Zotit dhe ai është i pagabueshëm".

Ai pastaj shton, se sado që të jetë shkathtësia dhe talenti i artistit, ai kurrë nuk do të arrijë të jetë në nivelin e atij që e luan rolin e tij. Artisti që sot luan rolin e profetit, nesër mund të luajë rolin dikujt tjetër që nuk ka aspak të përbashkët me profetin. Këto, pra janë disa prej mospajtimeve në mes sunitëve dhe shiitëve. Për ndalimin e gjërave të këtilla kërkohen të ndërmerren masa administrative nga qeveritë përkatëse.

**El-Az-hari refuzon shfaqjen e një filmi ku personifikohet personaliteti i profetit Muhamed a.s.**

Nuk ka dyshim se veprimet e këtilla ndikojnë në thellimin e mospajtimeve në mes sunitëve dhe shiitëve. Kështu shohim se Dr. Abbasi pohon se megjithë mospajtimet ekzistuese midis sunitëve dhe shiitëve, të cilat nga një herë kanë të bëjnë me çështje doktrinare, ata nuk mund konsiderohen jashtë kornizës së Islamit. Ky është mendimi i shumicës së dijetarëve të jurisprudencës islame.




Sipas dijetarit të njohur egjiptian, Ali Ebul Hasen, ish kryetar i Komisionit për fetfa në "El-Az-har", i cili pohon se sipas bazave të fikhut, shiitët dallojnë nga sunitët në dashurinë e shtuar që kanë për familjen e profetit, e cila shumë herë kalon në fanatizëm. Kurse sa i përket aspekteve tjera, vlen të theksohet se shumë gjëra që pohojnë sot disa shiitë, siç është rasti i personifikimit të profetëve, janë larg drejtimit autentik shiit. Ebul Hasen mendon se incizimi i një filmi në këtë formë do t'i shtojë mospajtmet dhe do ta thellojë hendekun e përçarjes në mes ithtarëve të dy drejtimeve.

Dr. Abdul Hamid El-Atrash, ish-profesor në "El-Az-har" refuzon shfaqjen e një filmi ku personifikohet personaliteti i profetit Muhamed. Ai denoncoi veprimet e Iranit në shfaqjen e filmave ku paraqiten personalitetet e profetëve, siç ishte rasti me filmin e profetit Jusuf, disa vite më parë. Sa i përket injorimit të Iranit, vendimin e Universitetit të "El-Az-harit"për ndalimin e personifikimit të profetëve dhe shokëve të profetit, qoftë në filma apo në pamje tjera. Ai e quajti "sfidim dhe injorim nga ana e Iranit si dhe ofendim ndaj profetit tanë fisnik si dhe besimit islam", të cilin e prezanton i Dërguari ynë, Muhamedi, paqja dhe shpëtimi i Zotit qofshin mbi të.

Universiteti i "El-Az-harit" një qëndrim të këtillë ka mbajtur prej më tepër se gjysmë shekulli, atëherë kur regjisori i njohur egjiptian, Jusuf Vehbi deshi të prodhoj një film për jetën e Pejgamberit a. s. Qëndrimi i "El-Az-harit" ishte i qartë, siç është edhe sot, për ndalimin dhe dënimin e personifikimit të personalitetit të pejgamberëve si dhe të sahabeve, qoftë me foto, vizatim, në ekran të vogël, në kinema apo në teatër.

Vlen të theksohet me këtë rast, se Universiteti i "El-Az-harit" ka pasur qëndrim të njëjtë edhe me rastin e shfaqjes së filmave amerikanë, ku shfaqej portreti i Isait (Jezusit), paqja e Zotit qoftë mbi të.

# *Bëmë sexhde bashkë*

***Ali Vezaj***

*"Gjithçka ka në qiej e në Tokë i bën sexhde vetëm Allahut…." (Er-Rra'd, l5)*

*Ti, o Diell, që ke mbështjellë qiellin, sa i dashur më je sot*
*Në xhaminë e Resulullahit e shoh fluturën si derdh lot*
*Ka hapur krahët dhe pranë meje qetësisht ra*
*Mirë e dëgjova zërin e saj duke thënë: Allah, o Allah.*

*Më doli përpara dhe krahët po i lëvizte shumë lehtë*
*Me një shikim të mallëngjyeshëm kokën e mbante përpjetë.*
*Po bëja një monolog të rrallë sa i Madh je o Zot*
*Vetëm Ty Të bëjnë tespihe çfarë ka në qiell e në Tokë.*

*Tash më shikonte mua dhe shumë afër më erdhi*
*Mu në vendin e sexhdes një gurrë lotësh derdhi.*
*Më bëhej se veç për Allahun po bënte shumë dua*
*Salavatet për Pejgamberin po i çonte me krah.*

*Tash po shihja një ndjenjë devotshmërie mu në krah të saj*
*Kënaqu, o zemër, kënaqu dhe shpërthe në vaj.*
*Imami me zërin e bukur po thoshte: Allahu Ekber!*
*Po flutura nuk ndalej, krahët i ngrinte nga dy herë.*

*Po, sa me urti po dëgjonte kur këndohej Kur' an*
*Në mua ngulte sy dhe më afrohej shumë pranë.*
*Unë po bëja sexhde po dhe ajo ulte kokë*
*Këtë krijesë të mençur e bëri veç i Madhi Zot.*

*Ja dhe ky namaz në Medinë me dua do marrë fund*
*Flutura shikoi në të dyja anët krahët duke tund'.*
*Po kush nuk do të kënaqej me të tilla kënaqësi*
*Ajo mbërtheu qiellin, e unë mbeta me lot në sy.*

(Medinë-Mekë, Nëntor 2011)



# Ndikimi i Islamit në zhvillimin njerëzor

**Fejsal Spahiu**

**Historia e zhvillimeve të shumë ngjarjeve të kohëve të kaluara, pasqyron kulturën botërore të çdo kohe, evulucionet e ndryshme të prodhuara në të kaluarën e largët ose të afërt.**

Në bazë të studimit të këtyre rrëfimeve, çdo brez mëson se si filluan dhe si u zhvilluan kulturat dhe arritjet e ndryshme të njerëzimit, që i shtrohen vazhdimisht ligjit të evulucionit. Historia është ajo që mban të pavdekshëm kontributin e një kombi a të një doktrine revulucionare të zhvillimit njerëzor për sa i përket kontributit të dhënë në vijat e ndryshme nga mësimi islam, kryesisht i detyrohet hisotrisë zbulimi i një realiteti, që do të kishte mbetur pothuajse i panjohur, pas çdo brezi, duke u bazuar dhe në gjendjen e muslimanëve të kohës së tij. Në këtë mënyrë gjykimi i brezave të ndryshëm për realitetin islam, sikurse edhe për çdo gjë tjetër, do të ishte relativ. P.sh një njeri që do të kishte vështruar medresetë e Andaluzisë (Spanjë), do të mendonte se zbatuesit e besimit islam qenkan të zhvilluar në çdo pikëpamje, mësimet islame qenkan shumë të larta dhe shumë me vlerë, sa kohë që një tjetër që do të vështronte medresetë e shek. XIX, do të kishte mendim krejtësisht të kundërt . Pra, cili mendim duhet të jetë i drejtë, i pari apo i dyti?

Mësimet islame të shek XIX ishin po ato mësime të shekujve të ndritshëm të Endulusit, pra historia është ajo që na mëson arbitrarisht të vërtetën . Është e vërtetë se një studim i imtësishëm i këtyre mësimeve do t'i jepte sqarim këtij realiteti, por, për të plotësuar këtë sqarim, ka nevojë edhe për një studim historik. Pra, historia, përveç të tjerash, na lehtëson edhe për formimin e gjykimt të drejtë rreth etapave kohore të ndryshme. Sa i përket realitetit islam si dhe ndikimit që kishte ai në zhvillimin e shoqërisë njerëzore, historia na mëson se, me paraqitjen e Islamit, nga një popull i egër të cilin e kishte zhveshur errësira shekullore nga çdo ndjenjë njerëzore, tek ai fillon një periudhë e re, gjatë së cilës, jo vetëm që u krye një transformim i plotë i këtij populli, por e gjithë bota e mbuluar në errësirën e injorancës, për herë të parë filloi të shihte dritën, duke paralajmëruar zhdukjen e afërt të injorancës që kishte skllavëruar për shumë kohë mendjet njerëzore. Pas shumë shekujsh gjatë të cilëve edhe qytetërimi grek dhe romak kishin zënë të zhdukeshin, Muhamedi a.s. dhe pasardhësit e tij, me një shpejtësi të mrekullueshme, prej një populli të egër dhe injorant bën një popull unik, që u nis me hapa të shpejtë drejt një zhvillimi dhe përparimi, efektet e të cilit janë pikënisja e një qytetërimi të ri dhe modern. Me shfaqjen e Islamit, arabët myslimanë, pas një kohe të shkurtër, edhe pse ishin të rrethuar nga kombe me qytetërim të lashtë e që tashmë ishin në një gjendje të mjerueshme, u bënë udhëheqës të mendimit të shkencave të ndyshme. Derisa bota po flinte nën hijen e injorancës, në Botën Islame filloi zhvillimi i mendjes dhe lartësimi i saj. Brenda një kohe të shkurtër, ky zhvillim arriti një përsosmëri në të gjitha poret e jetës, ndërkohë që në botën e Perëndimit mesjetar, gjendja kulturore ishte aq e ulët, saqë mund të themi se ende nuk kishte lindur, derisa në Botën Islame studioheshin filozofët grekë dhe hidheshin themelet e shkencave moderne.

**Spanja nën sundimin arab ishte bërë një lulishte diturie e drite në Europë**

Ky fakt nuk është një trillim mysliman , por është një e vërtetë e dëshmuar nga historianët e

paanshëm jomyslimanë. Një profesor i historisë në Universitetin e Ohajos, në një nga veprat e tij me titull "Man's Great Adventure", duke krahasuar kulturën e Perëndimit me atë Islame, thotë: "Derisa Sharlmanji ishte duke kërkuar në gjithë Europën Perëndimore profesorë për shkollën në oborrin e tij, Harun Rashidi kishte tubuar rreth vetes disa qindra dijetarë, shumica prej të cilëve dinin më shumë sesa kishin ditur grekët e vjetër në shkencën e filozofisë dhe i shtonin kulturës botërore zhvillimin sidomos në matematikë dhe mjekësi. A thua si do të ishte sikur këta dijetarë myslimanë të kishin shkuar në shkollën e Sharlmanjit e t'i kishin provuar mësuesit dhe jo nxënësit"?[1]

Nuk ishte vetëm zhvillimi kulturor që karakterizonte përparimin e myslimanëve, sepse ata përparuan në çdo art. Arti ndër ta mori një zhvillim aq të madh, saqë Spanja nën sundimin arab ishte bërë një lulishte diturie e drite në Europën e atëhershme barbare, ku keshtjella madhështore Al Hamra e shumë vepra të tjera dëshmonin haptazi për stilin e lartë artistik të myslimanëve të parë. Edhe jeta ekonomike mori një zhvillim të admirueshëm.

Historiani Eden Pahlo, në librin e tij "Man's Great Atventure"[2] në kapitullin jeta ekonomike e arabëve të Spanjës thotë : "Jeta qytetare u zhvillua dhe lulëzoi me një hov të madh, Kordova dhe Sevilja u bënë qendra të rëndësishme tregtare dhe industriale, ku thureshin stofra leshi dhe pambuku. Vetëm Kordrova kishte 13000 vegjë (vekna) industriale dhe makina të tjera, ku përgatiteshin letra shkrimi, përpunimi i lëkurëve dhe prodhime të tjera nga qelqi e kristali. Kurse krahina e Toledos u bë e famshme në tërë Europën dhe botën për shpatat e saj. Ndërsa në krahinat e tjera, pasuri të posaçme paraqitnin fermerët dhe kultivuesit e kuajve arabë dhe aplikoheshin metoda të përparuara bujqësore. Ishin sjellë produkte të reja nga Lindja, si orizi kallami i sheqerit etj., kurse nga Spanja eksportoheshin në Egjipt dhe Azi fiq , portokaj etj., kurse aty importoheshin veshmbathje nga Lindja dhe shkrime të dijetarëve të Bagdadit.

Këto të dhëna historike tregojnë për qytetërimin e myslimanëve të parë, për se duhej ta falënderonin këta popuj që nga Kur'ani dhe Muhamedi a.s. morën kulturën dhe edukatën e re.

Historia na mëson se në mesjetë, para lindjes së Muhamedit a.s., bota ishte zhytur në injorancë. Mendja e njerëzve ishte skllavëruar nga besimet e kota dhe, në anën tjetër, feudalizimi dhe skllavëria kishin krijuar një gjendje të padurueshme. Në asnjë pikë të globit tokësor nuk dukej një rreze drite, e cila të jepte shpresë për një jetë më të mirë. Duke e krahasuar këtë gjendje të mjerueshme me përparimin e shpejtë dhe rrënjësor të popullit arab, nuk mbetet përveçse ky transformim aq i madh,



i shpejtë dhe i çuditshëm ndodhi falë frymës përparimtare islame, e cila arriti që, prej një populli aq injorant, të formonte një popull aq të përparuar, prej të cilit do të përhapeshin rrezet e qytetërimit prej Kinës deri në oqeanin Atlantik. Për ta kuptuar këtë më mirë, duhet t'i bëjmë një vështrim të shkurtër esencës së besimit islam, në mënyrë që të kuptohet se ky besim ishte me të vërtetë udhëheqës drejt përparimit. Besimi Islam, i pasqyruar me stil të paarritshëm nga ana njerëzore, në ajete kuranore, përveç të tjerash, kanë qëllim ngritjen e shoqërisë njerëzore, përmbledh edhe tri faza ngjitëse, që ishin dhe janë faktorë për një përparim të shpejtë, që janë: vullneti i fortë, toleranca dhe morali i sinqertë.

Nga bazat e faktorët thelbësorë të Islamit është vullneti i fortë për arritjen e qëllimit të dobishëm për njerëzit. Besimtari porositet që energjinë e vet pozitive të mos e harxhojë për asgjë tjetër përveçse për dobinë personale dhe të përgjithshme. Shumë i gabuar është mendimi i mosnjohsëve të Islamit kinse sipas Islamit mjafton t'i kryesh disa lutje për të fituar lumturinë e përhershme. Kjo është një fyerje e madhe, që, me dashje a pa dashje, i bëhet kësaj feje hyjnore, nga bazat e së cilës është edhe të përpjekurit me këmbgulësi për zhvillimin dhe përparimin e jetës në çdo pikëpamje. Dera e



fitimit është e hapur, thotë Muhamedi a.s. në një hadith të vetin, qysh prej qiellit deri në brendësi të dheut, Zoti pa dyshim shpërblen çdo njeri me aq sa është përpjekur për të fituar. Karakteristikë tjetër islame është edhe këshilla për përpjekje e këmbgulësi të lejueshme dhe të ndershme dhe për heqjen dorë nga çdo gjë që është e dëmshme.

**Islami është morali i fortë dhe i pastër**

Pikërisht këto këshilla i nxitën myslimanët që të përparonin rrufeshëm, sepse porosia e Pejgamberit " dituria është një gjë e humbur e myslimanit, kudo që ta gjejë atë, le ta marrë" , i shtyri myslimanët e parë që t'i studionin të arriturat shkencore dhe kulturore të popujve më të vjetër, si të grekëve, egjiptasve etj., dhe iu qasën studimeve e hulumtimeve të natyrës, kështu që, prej arabëve injorantë të djeshëm dolën dijetarë të njohur e të mëdhenj, si Ibni Ruzhdi (1126-1198), në Evropë i njohur me emrin Averos, dhe Ibni Sinaja (908-1037), në Evropë i njohur me emrin Avicena, i cili shkroi vepra mjekësore, të cilat u përdorën në Evropë deri në shek. XVII.

Karakteristikë tjetër e Islamit është morali i fortë dhe i pastër, që në këtë fe është këshilluar në formën më të përsosur. Myslimanët përparimin e vet e shohin vetëm atëherë kur morali i tyre të jetë i bazuar në një moral të shëndoshë, i cili është shumë i nevojshëm për përparimin e shoqërisë myslimane. Morali islam për më shumë se 14 shekuj ka përmbledhur të gjitha ato nyja që udhëheqin një popull drejt një bashkëpunimi të vëllaznueshëm që siguron mbarëvajtjen dhe përparimin e shoqërisë njerëzore. Morali islam synon zhvillimin e virtyteve që përfaqësojnë njeriun shpirtmadh e të drejtë, vetëmohues, në dobi të kolektivitetit të vet dhe përparimit njerëzor. Shpirtngushtët, të kufizuarit, urrejtësit, jotolerantët, formalistët nuk kontribuojnë fare për shoqërinë njerëzore,, e aq më pak për Islamin. Urrejtja ndërfetare ndërkombëtare, fisnore, individuale - janë të huaja për Islamin.

Pra, me kuptimin e plotë të fjalës, besimtar i vërtetë në Islam është ai që shkrin energjitë e veta për të mirën e përgjithshme, një mendim ky që të shtyn drejt kryerjes së çdo vepre morale a materiale, e cila përfundim sjell lumturinë dhe përparimin e përgjithshëm.

Me lindjen e Pejgamberit të fundit, lindi drita islame, që i vuri bazat qytetërimit të parë modern dhe kjo nuk është një shprehje e thjeshtë, e përvetësuar verbërisht, po është mendimi i çdo historiani të mirëfilltë modern. Të gjithë ata që kanë shfaqur mendime të pakundërshtueshme, duke krahasuar gjendjen e Evropës para kryqëzatave dhe pas tyre, kur kryqtarët ktheheshin me mbresa të thella të Lindjes, që i panë për herë të parë, nuk kanë mundur të mohojnë kontributin e madh që i dhanë myslimanët rilindjes evropiane, madje disa historianë ishin të mendimit se, po të mos ishin kryqëzatat që bënë të mundur njohjen e qytetërimit dhe kulturës islame, Evropa do të ishte në gjendje krejt ndryshe nga kjo e sotmja. Megjithëse sot nuk po pranohet si e drejtë, prapëseprapë ky mospranim nuk i dobëson faktet se, po të mos kishte pasur kryqëzata, Evropa do të trashëgonte qytetërimin islam nëpërmjet Spanjës myslimane me kontaktin kulturor, njerëzor dhe shkencor. Arabët e Spanjës kishin universitete në Kordovë, Grenadë, Toledo dhe Sevilie, para se të ishin themeluar këto insuticione në veri të Evropës. Në shek. X shumë studentë evropianë ishin regjistruar në shkollat myslimane dhe ata ishin pasuar nga të tjerë gjatë shekujve XI e XII. Sido që të jetë, qoftë me anë të kryqëzatës, qoftë në mënyrë paqësore, ajo që na intereson këtu, është pranimi unanim se rrezet e qytetërimit në Evropë u paraqitën kur ajo erdhi në kontakt me Botën Islame. Myslimanët kanë shumë të drejtë të thonë se në atë kohë lindi renesanca evropiane. Nga tërë kjo kuptojmë rolin e madh që ka luajtur besimi islam në zhvillimin njerëzor, në saje të shpirtit revulucionar të këtij besimi.

(1) Eden Pahlo, Man's Great Adventure, f 368. (2) Eden Pahlo, Men's Great Adventure, f 400



## DELEGACIONI I IDB-SË VIZITON KOSOVËN

Një delegacion nga Banka Islame për Zhvillim (IDB)- sektori i bursave, me seli në Xhedë të Arabisë Saudite, i përbërë nga Dr. Malik Shah bin Yusif , drejtor i sektorit, dhe z. Adil Sindi ,zyrtar i lartë, qëndroi për vizitë në Kosovë. Si mysafirë të Myftiut të Republikës së Kosovës, ata qëndruan në vendin tonë nga data 16 deri më 19 mars. Ky delegacion u prit nga Myftiu i Kosovës, z. Naim Tërnava, me bashkëpunëtorët. Myftiu ka falënderuar IDB-në për ndihmën që po i ofron Kosovës në të gjitha fushat dhe në veçanti edhe me programin e bursave për student të fushave të ndryshme dhe, në shenjë respekti, për ta shtroi një darkë. Qëllimi parësor i kësaj vizite ishte takimi me studentët kosovarë, të cilët përfitojnë bursa nga IDB si dhe u interesuan se si po implementohet ky program që udhëhiqet nga Kryesia e BIK-së. Më 17 mars studentët bursistë patën rastin të takoheshin me mysafirët dhe kjo e bëri delegacionin të ndihej mirë dhe të bashkëbisedonte me studentët për programin, për qëllimin, intencën dhe prioritetet që ka kjo bankë për të investuar anekënd botës në fushën e edukimit dhe arsimit, në përgjithësi, dhe në Kosovë, në veçanti.

Dr. Malik Shah, duke folur para studentëve, tha se IDB është themeluar nga OIC (Organizata e Konferencës Islamike), në vitin 1975 e cila përbëhet nga 57 shtete myslimane. Programi i bursave u dedikohet sidomos shteteve joanëtare të OIC. Për këtë program të bursave IDB deri më tash ka shpenzuar 95 milionë $ në më shumë se 49 shtete dhe ka gjithsej 11.000 përfitues.”Ju, të dashur studentë kosovarë, jeni pjesë e këtij programi botëror, pjesë e kësaj familjeje të gjerë prej 11.000 të rinjsh e të rejash që përfitojnë nga ky program”, - ka thënë Dr. Shah.

Ky takim me studentët kosovarë zgjoi interesim të madh dhe ata i falënderuan mysafirët për këtë vizitë dhe ndihmën e vazhdueshme që po ofrohet nga ky institucion për shtetin më të ri të botës. Delegacioni në mbrëmje u shoqërua edhe nga Rektori i Universitetit të Prishtinës, Prof. Dr.Mujë Rugova dhe nga prorektori Dr.Naser Mrasori.

Në ditën e tretë të vizitës delegacioni pati rastin të vizitonte Prevallën dhe miqtë u mahnitën nga bukuritë magjepsëse të maleve të Sharrit dhe bora që qëndronte krenare mbi majën e saj si kurorë mbretërore dhe kërkuan që të bëhet më shumë për thirrjen dhe reklamimin e këtyre vendeve turistike në mesin e arabëve dhe myslimanëve në përgjithësi.Të njëjtën ditë delegacioni u prit edhe nga Ministri i Arsimit, Shkencës dhe Teknologjisë, z.Ramë Buja. “Me kontributin tuaj në përkrahje të studentëve kosovarë, keni zgjedhur të investoni në të ardhmen e këtij shteti të ri, i cili ka nevojë aq shumë për përkrahjen e miqve” - u tha miqësisht Ministri Buja mysafirëve . Delegacioni i lartë i IDB-së mbeti shumë i kënaqur nga kjo vizitë dhe premtoi që do të ketë edhe vizita të tjera në shërbim dhe në ndihmë të studentëve kosovarë dhe popullit të Kosovës në përgjithësi.

Si filloi bashkëpunim mes BIK dhe IDB-së?

Gjithçka filloi nga një vizitë e Myftiut të Kosovës, z.Naim Tërnava me z.Resul Rexhepin - sekretar dhe Ejup Ramadanin, që iu bë Sekretarit të përgjithshëm të OIC (Organizatës së Konferencës Islamike) me seli në Xhedë të Arabisë Saudite, në vitin 2006. Kjo vizitë kishte thjesht karakter lobues, për të afirmua Kosovën tek vendet myslimane dhe arabe. Sekretari i OKI – z.Ekmeludin Ihsanoglu atëherë pati pyetur: “Ku janë politikanët tuaj”? Gjatë qëndrimit tonë në seli të OKI-së, patëm takim edhe me Presidentin e përgjithshëm të IDB-së, z.Ahmed Ali, dhe me përgjegjësin e sektorit të bursave, z.Adil Sindi, i cili ishte shumë praktik e i qartë dhe na tregoi kriteret se si mund të bashkëpunojmë me IDB-në. Ne morëm përsipër të vinim kontakt të drejtpërdrejtë me autoritetet e IDB-së dhe filluam përgatitjet për të dërguar aplikacionet e para. Pas afro 3 muajsh,u njoftuam se nga 18 aplikacione të studentëve kosovar; , komisioni seleksionues i IDB-së kishte zgjedhur 9 studentë për t’u siguruar bursën deri në përfundim të studimeve të tyre. Kjo shënonte hapin e parë të suksesit tonë të madh që ishte vënia e komunikimit me IDB-në, për t’u vazhduar në vitet e ardhshme.

Është një parim shumë human, të cilin IDB e ka ndërtuar në themelin e këtij programi: Bursa e IDB-së është një ndihmë në të holla për studentë kosovarë të cilët një ditë do t’i përfundojnë studimet dhe do të punësohen, në mënyrë që ta kthejnë shumën që kishin marrë gjatë studimeve. Megjithëkëtë, IDB nuk i do këto të holla. Ajo nxit që studentët e diplomuar, të përkrahur nga BIK, të themelojnë një fondacion në të cilin të derdheshin mjetet e refunduara me një qëllim të

vetëm që në të ardhmen të përkrahen studentët kosovarë gjatë studimeve të tyre. Ky është një parim shumë human dhe vështire të mund të kundërshtohet. Sot ne kemi një numër simbolik të studentëve të diplomuar nga ata që ishin përkrahur nga IDB. Pak ditë më parë u ftuam nga Arta Dobra nga Drenasi, që të merrnim pjesë në ceremoninë e diplomimit të saj në Fakultetin e Arkitekturës. Arta ishte në mesin e 9 studentëve të parë që përfituan bursa nga IDB. Prej tyre janë po ashtu edhe Valbona Ramadani , e diplomuar në Farmaci, dhe Fadil Ibrahimi,i diplomuar në Arkitekturë, që kanë nisur refundimin e një shume simbolike për çdo muaj në xhirollogarinë e hapur nergut për këtë qëllim. IDB dërgon çeqe bankare në emër të secilit student për çdo 3 muaj në shumën 70$ si dhe 210 $ për çdo vit, në emër të teksteve dhe rrobave. Çeqet dërgohen në një nga bankat e Kosovës, të cilat janë mjaft "të pamëshirshme" në procedurë, sepse, për të shndërruar në të holla të gatshme, çdo çek merr rreth 5 javë kohë, sa kohë që studenti për secilin çek paguan rreth 15 euro për shpenzime bankare. Me rastin e shpërndarjes së çeqeve, përjetohet festë e vërtetë. Është kënaqësi të shohësh tërë atë numër studentësh që vijnë të gëzuar dhe largohen me çek në dorë. Gjatë shpërndarjes së bursave shpesh ftojmë ndonjë personalitet publik për të bërë shpërndarjen e bursave, si p.sh, një herë ishte rektori i UP-së, një radhë tjetër një nga prodekanët e Fakultetit të Mjëksisë. Në këtë vazhdë Myftiu Tërnava, sa herë që bëhet shpërndarja e çeqeve, shtyn për më vonë çfarëdo aktiviteti, për t'i uruar studentët për suksese në jetë dhe mësime. Ne për çdo vit kemi ardhur duke përsosur shërbimin administrativ. Gjithherë kemi pasur dy parime kryesore: që bursën ta fitojnë studentë me performarcë të lartë dhe të kemi parasysh mbulimin të gjitha zonave të Kosovës. Kjo shihet edhe në tabelën që paraqitet më poshtë. Nëntorin e kaluar kemi publikuar në faqen tonë "mundësinë për aplikim", për se ishin disa kritere. Aplikimi u bë on line dhe ne jemi shumë të lumtur që kësaj radhe ishte nota mesatare ajo që ka përcaktuar fituesit e bursës. Shpresojmë se IDB,sidomos pas vizitës së fundit, do të rrisë kuotën vjetore për Kosovën. Vitin e kaluar ajo ndau vetëm 8 bursa, edhe pse kërkojmë gjithnjë që ky numër të rritet. Ne e falënderojmë IDB-në për përfshirjen e Kosovës në mesin e 49 shteteve që përfitojnë nga ky program dhe për përfshirjen e studentëve kosovarë brenda familjes së 11.000 studentëve anekënd botës. Në vijim paraqesim tabelën e përfitues të bursave sipas viteve, fakulteteve dhe komunave:

Zyrtarët e IDB-së, me t'u kthyer në Xhedë (Xhidde) kanë dërguar një letër falënderimi për mikpritjen vëllazërore nga ana e zyrtarëve të BIK-së si dhe për bujarinë dhe respektin që iu bë gjatë qëndrimit disaditor si mysafirë të BI-së të Kosovës. (Ejup Ramadani)





| **SIPAS VITIT AKADEMIK** | |
|---|---|
| 2006/07 | 9 |
| 2007/08 | 14 |
| 2008/09 | 21 |
| 2009/10 | 10 |
| 2010/11 | 10 |
| 2011/12 | 8 |
| **GJITHSEJ** | **72** |

| **SIPAS FAKULTETEVE** | |
|---|---|
| MJEKËSI E PËRGJITHSHME | 39 |
| FARMACI | 6 |
| STOMATOLOGJI | 3 |
| F. I MJEKËSISË-MAMI | 3 |
| F. I MJEKËSISË-FIZIOTERAPI | 1 |
| FK. TEKNIK | 14 |
| FK. EKONOMIK | 4 |
| EDUKIM | 1 |
| BUJQËSI | 1 |
| **GJITHSEJ** | **72** |

| **SIPAS KOMUNAVE** | |
|---|---|
| PRISHTINË | 15 |
| MITROVICË | 7 |
| PRIZREN | 9 |
| SUHAREKË | 5 |
| MALISHEVË | 5 |
| DRENAS | 3 |
| ISTOG | 2 |
| VUSHTRRI | 2 |
| PODUJEVË | 4 |
| RAHOVEC | 1 |
| KRUSHË | 2 |
| KAMENICË | 2 |
| VITI | 1 |
| FUSHË KOSOVË | 5 |
| SKËNDERAJ | 6 |
| KAÇANIK | 1 |
| LIPJAN | 1 |
| SHTIME | 1 |
| **GJITHSEJ** | **72** |



## MYFTIU TËRNAVA PRITI DIJETARIN E NJOHUR TURK PROF. DR. TAJAR ALTIKULAÇ

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 5 prill priti dijetarin e njohur turk, Prof. Dr. Tajar Altikulaç, i cili shoqërohej edhe nga Mustafa Ozxhan dhe bashkëpunëtorë të tjerë. Pasi i uroi mirëseardhje dhe e falënderoi për vizitën, Myftiu Tërnava tha: "Për ne është nder që ju kemi sot për vizitë këtu" dhe e njohu dijetarin turk edhe me organizmin, rezultatet, arritjet dhe sfidat që ka BIK dhe institucionet e saj.

Myftiu Tërnava e njohu Tajar Altikulaçin edhe me projektet që janë në realizim e sipër nga BIK-ja, siç janë: Katalogu i dorëshkrimeve orientale, Monografia e xhamive, si dhe, së fundi, plani për ndërtimin e Xhamisë në Prishtinë.

Prof dr. Tajar Altikulaç tha se është i entusiazmuar nga projektet që po realizon Bashkësia Islame e Kosovës dhe shprehu përkrahjen e tij në këtë drejtim.

Dijetari turk, pas takimit me Myftiun, mbajti një ligjëratë në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës, ku fillimisht u prit nga Dekani Prof. Dr. Qazim Qazimi.

Në ligjëratën e tij para studentëve të FSI-së, Prof. Dr. Tajar Altikulaç u përqendrua në rëndësinë që ka mësimi dhe studimi për brezat e rinj.

"Ju, të dashur studentë, jeni njerëzit më me fat, ngase keni zgjedhur që të studioni në moshën më të mirë dhe për profesionin më të mirë. Misioni juaj është që të edukoni popullin e, për të edukuar popullin, ju duhet të jeni të përgatitur e, për t'u përgatitur, ju duhet të studioni".Ligjërata e Prof. Dr. Tajar Altikulaçit u ndoq me interesim nga studentët e FSI-së të Prishtinës. (R.Shkodra)



## KMSH, BIK DHE BFI, GRUP PUNE PËR 100- VJETORIN E PAVARËSISË

Përfaqësues të tri Bashkësive fetare Islame në trevat shqiptare - Komuniteti Mysliman i Shqipërisë (KMSH), Bashkësia Islame e Kosovës (BIK) dhe BI e Maqedonisë (BFI), kanë zhvilluar një mbledhje të përbashkët në selinë e Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, në lidhje me aktivitetet që do të organizojnë këto bashkësi gjatë vitit 2012, me rastin e 100-vjetorit të Pavarësisë së Shqipërisë.

Përfaqësuesit e BIK-së, përfaqësuesit e BFI-së, si dhe përfaqësuesit e KMSh-së kanë ngritur gjithashtu një Këshill Organizativ, i cili do të merret me organizimin e punëve, projekteve dhe aktiviteteve që do të zhvillojnë komunitetet fetare në këtë vit jubilar. Këshilli Organizativ përbëhet nga: Ali Zaimi, Kancelar i KMSh-së, Resul Rexhepi, Sekretar i përgjithshëm i BIK-së, Afrim Tahiri, Sekretar i përgjithshëm i BIM-së, si dhe nga dy anëtarë të tjerë nga secila bashkësi. Ky këshill do të drejtohet nga z. Ali Zaimi, i cili u propozua nga BIK dhe u miratua nga i gjithë këshilli. Pika themelore e diskutimit në këtë mbledhje ishte organizimi i një Konference Shkencore Ndërkombëtare, me përfaqësues nga të tri bashkësitë fetare, si dhe akademikë të të gjitha trevave shqiptare, mbi rolin dhe kontributin e Islamit dhe dijetarëve myslimanë në trevat shqiptare gjatë shekullit të fundit, si dhe kontributin e tyre në ruajtjen e identitetit tonë kombëtar.

## MYFTIU TËRNAVA NË PRIZREN DHE DRAGASH

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, më 28 mars ka qëndruar në KBI të Prizrenit dhe në atë të Dragashit, ku ka takuar imamët, me të cilët ka bashkëbiseduar për zhvillimin e jetës fetare në këshillat në fjalë.Takimi i Myftiut Tërnava me imamët është zhvilluar në vazhdën e aktivitetit që Myftiu realizon në terren, me qëllim që nga imamët të njihet me aktivitetin, planet, sfidat dhe problemet që hasin ata në punën e tyre me xhemat. Ky takim pati dhe një të veçantë, ngase u realizua pas zgjedhjeve lokale dhe konstituimit të këshillave. Myftiu Tërnava,

në fjalën e tij drejtuar imamëve në Prizren e Dragash, u shpreh se u gjend në mesin e tyre për t'u njohur personalisht dhe nga afër në prani edhe të udhëheqjes të këshillave me aktivitetet që bëhen në terren dhe për të dëgjuar propozimet e tyre, si dhe për t'u njohur me sfidat me të cilat përballen."Ju e dini, që roli i imamit është vendimtar në zhvillimin e jetës fetare, ngase imami është gjithherë në kontakt me besimtarët, në xhami, në familje, në gëzime, në hidhërime, në aktivitete nga më të ndryshmet. Aty ku imami angazhohet, s'ka dyshim se rezultatet nuk mungojnë"- tha Myftiu Tërnava.Më tutje, Myftiu foli për angazhimin e BIK-së në rindërtimin e infrastrukturës në terren, për se ai deklaroi: "BIK, në vazhdimësi angazhohet që t'u krijojë kushte sa më të mira imamëve, që misionin e tyre ta kryejnë sa më mirë. Në këtë drejtim janë shënuar rezultate të konsiderueshme, siç e dini, pas luftës janë rindërtuar të gjitha xhamitë dhe objektet e tjera që qenë shkatërruar gjatë periudhës së luftës. Përveç kësaj, janë ndërtuar edhe rreth 400 xhami të reja, dhe, krahas tyre, janë ndërtuar edhe selitë në disa këshilla si dhe në disa vende kemi krijuar vakëfe të reja", për të vazhduar:"Angazhimi ynë, në krijimin e vakëfeve të reja për çdo këshill, do të vazhdojë dhe për këtë ne kërkojmë angazhimin e këshillave vendorë dhe tuajit, të shihni mundësinë se ku mund të ndërtohen e të krijohen vakëfe të reja".

Gjithashtu ai theksoi se një nga angazhimet duhet të jetë realizimi i prioritetit të BI-së, që është mësimbesimi dhe uniteti në mes të gjithë nesh: "Imamë të nderuar, duhet që mësimbesimit t'i kushtojmë vëmendje të posaçme, në këtë drejtim ka rezultate të mira, ka imamë që vazhdimisht mbajnë mësimbesim, mirëpo duhet bërë edhe më shumë, të shihet mundësia që punës me të rinj t'i kushtohet kujdesi i merituar. Është e nevojshme që të jemi pranë të rinjve tanë, t'i edukojmë drejt, t'i edukojmë që të respektojnë prindërit, fqinjët, shoqërinë dhe njerëzimin mbarë, e para së gjithash, t'i edukojmë që të besojnë, t'i udhëzojmë në besim, neve na vyen një rini e edukuar". Për sa i përket unitetit në radhët e BIK-së, Myftiu u shpreh:."BIK deri më tash është shquar për organizim të mirë, në të gjitha rrafshet. Falë këtij organizimi, ka përballuar me shumë sukses sfidat dhe ngjarjet e mëdha që nga 1948 e këndej. Me unitet në radhët e BIK-së, siç e dimë, është tejkaluar etapa e komunizmit, sepse atë kohë ulematë, më 1951, rihapën medresenë, e më vonë filluan botimet islame në gjuhën shqipe, që ndikuan në ruajtjen e vlerave fetare islame të këtij populli. Edhe gjatë viteve 89-99, kur Kosova u riokupua nga Serbia, BIK tregoi një përgjegjësi të madhe, ruajti kompaktësinë dhe unitetin, si në radhët e veta ashtu edhe në radhët e xhematit, dhe kështu kontribuoi në bashkimin e popullit dhe ndihmoi në proceset për çlirimin e vendit".

Duke elaboruar më tutje rëndësinë që ka uniteti, Myftiu tha se, edhe pas lufte, në fazën e emergjencës, BIK ruajti koherencën e brendshme dhe arriti që t'i sanojë dëmet që pësoi nga lufta, madje shënoi edhe rezultate të lakmueshme."Vetëm unikë, të bashkuar rreth Fjalës së Zotit, ne kryejmë misionin tonë. Bashkësia Islame e Kosovës, është e konsoliduar, në mesin e imamëve ekziston një unitet dhe një vetëdije e lartë, e merita për këtë pikë së pari u takon imamëve"- theksoi Myftiu.. Më tutje ai foli për tentimin e një grupi të vogël që është paraqitur në opinion me lloj-lloj akuzash ndaj BIK-së, një veprim që dëmton së pari imamët e më pas edhe tërë BIK-në dhe besimtarët tanë të çmuar. Për këtë Myftiu tha: "Siç e dini, kohët e fundit, një grup nga radhët





tona, kanë dalë me akuza nga më të ndryshmet në adresë të BIK-së, ndaj lidershipit të saj po edhe ndaj meje. E mira e gjithë kësaj është se ai grup është i vogël dhe nuk përfaqëson BI-në, po më së paku imamët. Ju ftoj ju, e përmes jush edhe xhematin, që të mos bien pre e këtyre shpifjeve që bëhen për qëllime të ulëta karrieriste dhe dëmtojnë rëndë imazhin e BIK-së, të imamëve dhe të besimtarëve të saj".Në fund, për rëndësinë e unitetit, Myftiu tha: "Edhe një herë ju ftoj që të ruajmë vlerat e kultivuara në shekuj, ju ftoj që të ruajmë unitetin, ju ftoj që të ruajmë harmoninë, si dhe ju ftoj që të angazhohemi në kryerjen e misionit tonë të shenjtë- këto i kemi obligim". Më pas, imamët e Prizrenit dhe të Dragashit, përmes pyetjeve e debatit, shfaqën interesimin e tyre për rregullimin e anëtarësisë në nivel këshillash, rregullimin e trustit pensional, rregullimin e sigurimit shëndetësor etj.(R.Shkodra)



### VIHET GURTHEMELI I XHAMISË SË RE NË KAÇANIK TË VJETËR

Në prani të shumë xhematlinjve të fshatit Kaçanik i Vjetër më 11 prill u vu gurthemeli i xhamisë së fshatit. Në këtë manifestim merrte pjesë kryetari i KBI-së të Kaçanikut, Florim Neziraj, me bashkëpunëtorët si dhe përfaqësues nga Kryesia e BIK-së: Isa Tërshani, anëtar i Kryesisë së BIK-së, Rexhep Luma, zv/ sekretar, Islam Hasani këshilltar i Myftiut, dhe Rexhep Suma, kryeredaktor i revistës "Dituria Islame". Në emër të Myftiut, xhematin e përshëndeti Isa ef. Tërshani, anëtar i Kryesisë së BIK-së, i cili përcolli selamet e Myftiut të Republikës së Kosovës - Mr. Naim ef. Tërnava dhe njëherazi përgëzoi xhematin dhe KBI-në e Kaçanikut për këtë iniciativë të hairit për ngritjen e xhamisë së re në të njëjtin vend ku ishte më përpara xhamia e vjetër. "Vërtet xhamia është burim i hairit. Vend ku takohen besimtarët dhe pushojnë zemrat e tyre e marrin energji pozitive" – theksoi ai në fillim. Më tutje, duke u folur të pranishmëve për rolin e xhamisë, ua kujtoi ajetin kuranor "E drejtë e përkujdesjes së xhamive të Allahut është vetëm e atij që I ka besuar Allahut dhe Ditës së Fundit, që e fal namazin, jep zekatin e nuk i frikësohet askujt përveç Allahut. Të tillët do të jenë të udhëzuarit (në rrugën e drejtë)". (Et-tevbe,18). Ai u lut Zotit që kjo xhami, ndërtimi i së cilës nisi, të përfundojë sa më shpejt dhe aty xhemati të falen në kushte më komode dhe vuri në dukje se xhamia do të jetë në shërbim të popullit dhe për edukimin e brezave të rinj. Edhe kryetari i KBI-së të Kaçanikut, Florim Neziraj, premtoi se përbërja e re e KBI-së të Kaçanikut para vetes ka shumë detyra e obligime karshi xhematit dhe tregoi se kanë energji dhe forcë që do të ndërtojnë edhe shumë xhami në shumë fshatra e gjithashtu do



të fillojë të restaurohet së shpejti edhe xhamia më e vjetër e Kaçanikut "Sinan Pasha" dhe do të bëhet një xhami vërtet për lakmi. Në emër të këshillit iniciues të ngritjes së xhamisë së re, foli Abdullah Krasniqi, i cili shprehu gatishmërinë se do të punojnë pandërprerë që kjo xhami, me emrin e Zotit, të përfundojë sa më shpejt që të jetë e mundur dhe donatorët e parë tashmë kanë filluar të japin për xhami dhe i bëri thirrje xhematit që të ndihmojnë financiarisht dhe në forma të tjera për ngritjen e kësaj shtëpie të Allahut. (R. Suma)

### BEREQETI NDAN EDHE SHPORETË PËR TË VARFËR

Shoqata Humanitare "Bereqeti" që vepron në kuadër të BIK-ut, përveç aktiviteteve të tjera humanitare që sidomos i ka përqendruar në vendet rurale, po vazhdon me përditëshmërinë

e saj në kryeqytet dhe në mbarë territorin e Republikës së Kosovës duke ndihmuar familjet në nevojë. Muajin që kaloi, në fshatin Shtushticë (Drenas) në shkollën fillore "Azem Bejta" me rastin e ditës së mësuesit ndau dhurata për 250 nxënësa dhe stafin e shkollës. Ndërsa javën që shkoi ndihmoi familjen Ramadan Kastrati nga fshati kufitar Karaqev (Kamenicë), gjithashtu ndau edhe katër shporetë të rinjë si donacion prej Haxhi Aqif Kadriu-t , pronari i firmës Niti-Titi Gorenje në Veternik.Edhe përkundër asaj se dimri kaloi, temperaturat vazhdojnë të jenë të ulëta, ndarja e shporetëve u bë për familjet



më me nevojë. Së bashku me shporetët shoqata ka ndarë edhe 42 dyer të hymjes, që kanë ardhë si donacion nga donatori Bujar Krasniqi nga Prishtina dhe mbi 5 tonelata patate nga donatori Haxhi Hamdi Xhaferi nga Dobërllug dhe xhematlinjët e fshatit Pestovë (Vushtrri). Katër familjet që përfituan nga shporetët janë: Shaban Avdyli, Pajatisht (Frizaj) Agim Bunjaku (Ferizaj), Hava Nitaj (Deçan), dhe Zijadin Osmani nga Llabjan ( Novobërdë). Edhe në ditët që vijojnë Bereqeti parashehë të jet prezent vazhdimisht në mesin e familjeve në nevojë. (F.Flugaj)

**JAVA E TUBERKULOZIT**

Më 26 mars Departamenti i Gruas i BIK-së organizoi ligjëratën e radhës me temën "Tuberkulozi -Si të mbrohemi nga kjo sëmundje". Temën e shtjelloi në mënyrë profesionale Dr. Rukije Mehmeti menaxhere i PKT -së në Ministrinë e Shëndetësisë. Ajo, ndër të tjera, veçoi edhe mënyrën e përhapjes së tuberkulozit, që bëhet përmes ajrit nga i sëmuri tek personi i shëndoshë, si dhe foli për simptomat e para të kësaj sëmundje, që janë:



humbje në peshë, dobësim i përgjithshëm, kohë pas kohe temperaturë jo e lartë,deri 38 shkallë, djersitje e shtuar - sidomos natën, pa ndonjë arsye tjetër, kollë e thatë në kohëzgjatje më tepër se 3 javë, ndonjëherë kollë me këlbazë të gjakosur, dhembje në kraharor, ndjenjë e të qenit i sëmurë. Takimi u mbajt në hapësirat e Kryesisë së BIK-së. (H.Kastrati)

**TRIBUNË E MBAJTUR NGA KBI NË DRENAS TË QËNDROJMË LARG DUKURIVE NEGATIVE**

Më 29 mars 2012 në shkollën e mesme "Gjergj Kastrioti -Skënderbeu " të Drenasit, KBI i Drenasit, në bashkëpunim edhe me Stacionin e policisë dhe Qendrën e Mjekësisë familjare të Drenasit, të mbështetur nga Fondacioni "Iniciativa Fisniku", mbajtën tribunë kushtuar përhapjes së dukurive negative në shoqërinë tonë siç janë: droga, prostitucioni, alkooli etj.. Për dukuritë negative, para nxënësve, folën përfaqësuesit e tri institucioneve: Gazmend Mehmeti - nga KBI, Mentor Muja- nga PK dhe dr. Besim Bytyqi- nga QKMF.



Fillimisht, në emër të KBI-së të Drenasit, përshëndeti Nexhmedin Gjoka, i cili përgëzoi organizatorët dhe përshëndeti e falënderoi të pranishmit. Nga këndvështrimi fetar, për dukuritë negative në shoqëri para të pranishmëve foli Gazmend Mehmeti, i cili, ndër të tjera, tha se është më mirë të parandalohen dukuritë negative sesa të merremi me to. Z. Mehmeti u ndal më tepër në shpjegime rreth asaj se sa ka ndikim feja në parandalimin e dukurive negative. Besim Bytyçi- nga QKMF e Drenasit, u ndal tek ndikimi i drejtpërdrejt i dukurive negative në shëndetin e njeriut: Dukuritë negative, fillimisht dëmtojnë personin, por më vonë edhe familjen , shoqërinë dhe shtetin në përgjithësi, - tha ai. Ndërkaq, Mentor Muja nga PK, u ndal në këndvështrimin e rendit dhe ligjit në raport më delikuentët që përfshihen në dukuritë negative. Në fund ligjëruesve iu shtruan pyetje nga të pranishmit, shumica e të cilëve qenë nxënës të shkollës së mesme "Gjergj Kastrioti Skënderbeu". (E. Bajraktari )



## DUA HATMES NË PODUJEVË

Sektori i Femrës pranë KBI në Podujevë, më 14.04.2012, në xhaminë "Met Podjeva" në Podujevë mbajti një program artistik festiv me rastin e bërjes hatme të 13 nxënëseve, bija, nëna dhe femra të vendosura, dhe me shumë përkushtim mbyllën një kapitull të mësimit të fjalës së Allahut. Hapja u bë me leximin e disa ajeteve kuranore, për të vazhduar pastaj me programin artistik të pasuruar me ilahi nga kori i Sektorit. Fjalë rasti e përshëndetëse mbajti koordinatorja e Sektorit të Femrës pranë KBI në Podujevë, prof. Fetie Osmani, dhe njëherazi edhe mësuese e tyre tha se është nder dhe privilegj të punosh në rrugën e Krijuesit, rrugë kjo, e cila na nxori nga errësira në dritë, andaj dhe ky është rrugëtimi i synimit tim, i cili është avancues për të gjitha ne", tha ajo. Sektori i Femrës në këtë eveniment bashkoi femra jo vetëm nga komuna e Podujevës, por edhe nga tërë Kosova të cilat me pjesëmarrjen e tyre e bënë më madhështor programin. Pas duas së hatmes ndjekëseve të kursit iu shpërndanë certifikata dhe dhurata.. (Fetije Osmani)




## "RAPORTI" I STEFAN SHVARCIT - NJË PAMFLET I MBUSHUR ME SHPIFJE

Stefan Shvarc ka publikuar një raport, në të cilin Myftiun e Kosovës, Mr. Naim Tërnava, e ka cilësuar si përkrahës dhe favorizues të Lëvizjes Vehabiste dhe grupeve ekstreme, që gjoja vepruakan në Kosovë.

Megjithëqë S. Shvarci njihet si një studiues i islamistikës, ai shpeshherë, - sidomos në raport me rrjedhat e fesë islame ndër shqiptarët, - ka ditur të jetë i njëanshëm, kontradiktor dhe tendencioz, sikurse ka ndodhur edhe me raportin e fundit të tij me titull: "Kosova vazhdon luftën kundër infiltrimit të Vahabistëve", raport ky që nuk ka të bëjë fare me të vërtetën, po përbëhet prej disa shpifjeve, akuzave dhe etiketimeve, të cilat kanë për qëllim njollosjen e figurës së Myftiut të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe të institucionit që ai udhëheq.Për hir të së vërtetës dhe për hir të opinionit të përgjithshëm, dhe jo për të replikuar a polemizuar me z. Shvarcin, e themi për të satën herë:

BIK si dhe udhëheqësit e saj, prej dekadash kryejnë veprimtarinë sipas shkollës tradicionale në Ballkan -medhhebit Hanefit. Këtë fakt BIK e ka të theksuar shumë qartë dhe në mënyrë të prerë në Kushtetutën dhe Rregulloret e saj. BIK, për më tepër, është e njohur historikisht për kultivimin e vlerave e të harmonisë, të tolerancës ndërfetare e ndëretnike.

Bashkësia Islame e Kosovës është e përkushtuar që të kontribuojë në zhvillimin e jetës fetare, në krijimin e një klime të mirëbesimit në mes besimeve të ndryshme ndër shqiptarët.

Bashkësia Islame e Kosovës dhe udhëheqësit e saj janë të përkushtuar që të ruajnë vlerat

fetare të kësaj shoqërie, që bazohen në parimet e fesë islame që është aplikuar këtu e shekuj më parë. Për këtë dëshmojnë katërçipërisht të gjitha institucionet e saj, jeta fetare e arsimore dhe aktivitetet brenda saj dhe në terren.

Këto parime fetare dhe humane të mbështetura në mësimet kuranore, janë rruga e trasuar nga ulemaja dhe udhëheqësit e Bashkësisë Islame ndër vite. Këtë vlerë, vizion e rrugë, si në aspektin e brendshëm ashtu dhe në atë të jashtëm, e ka vazhduar dhe vazhdon ta kultivojë Myftiu aktual Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorët e tij.

Prandaj, përfundimet e nxjerra nga z. Shvarci e të paraqitura në raportin e tij, qoftë për sa i përket Myftiut Naim Tërnava, qoftë për sa i përket vijës zyrtare të BIK-së, se gjoja kanë prirje vahabiste, janë të paqena, janë shpifje ordinere me karakter tendencioz, që i paraqiten opinionit të gjerë si një studim a hulumtim.

“Raporti” i z. Shvarcit nuk është asgjë tjetër veçse një pamflet i hartuar mbi bazë të shpifjeve, trillimeve e akuzave. E, për t’u shitur këto akuza, shpifje e trillime, mënyrën më të mirë z. Shvarci dhe të tjerët e kanë gjetur që Myftiut të Kosovës t’ia veshin etiketimin “vehabist”. Mirëpo, megjithëkëtë, bota e qytetëruar respekton faktet, argumentet dhe, mbi të gjitha, të vërtetën.Ç’është e drejta, akuza e shpifje si këto të z. Shvarcit, Myftiut të Kosovës dhe institucionit që ai udhëheq, i janë bërë edhe nga disa individë brenda Bashkësisë Islame të Kosovës, që fatmirësisht nuk përfaqësojnë askënd, përveç ambicieve të zgjeruara të tyre dhe qëllimeve të ulëta karrieriste.

Këta individë, për t’i imponuar mendimet e tyre dhe për t’i arritur qëllimet, kanë përdorur këso akuzash, kurse veten e kanë proklamuar sikur gjoja na qenkan ruajtës të vlerave islame ndër shqiptarët (!). Po e vërteta është krejtësisht tjetër. Për këtë flasin shumë fakte dhe argumente, të cilat z. Shvarci do të duhej t’i kishte parasysh.

Nuk dëshirojmë të besojmë që z. Stefan Shvarc të jetë ndikuar dhe të jetë vënë në lajthitje nga këta individë, e aq më pak, - si një studiues që është z. Shvarci, - të jetë vënë në shërbim të tyre dhe të ketë bërë argatin e tyre.

Në fund fare, dëshirojmë t’i themi opinionit se Myftiu Naim Tërnava dhe Bashkësia Islame e Kosovës mirëpresin dhe përkrahin çdo raport, hulumtim, analizë a studim, që bazohet në të dhëna të besueshme, reale dhe objektive; raporte që i shërbejnë së vërtetës dhe jo raporte të njëanshme e subjektive, të bëra me porosi dhe me qëllime të caktuara.BIK është e hapur dhe mirëpret për bashkëpunim çdokënd që është i interesuar për të njohur të vërtetën. Por BIK nuk mund të rrijë duarkryq dhe indiferente ndaj akuzave dhe shpifjeve që bëhen në adresë të saj, qofshin ato edhe nga studiues e miq tanë, sikur është z. Stefan Shvarci.

**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME TË GJILANIT**
**Shpallë**

# KONKURS

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës:**
**Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e Lagjes Dardania.**
**Kandidatët e interesuar duhet t’i plotësojnë këto kushte:**

1.Të kenë kryer Medresenë, FSI-në ose ndonjë fakultet të studimeve islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia);
2.T’i përmbahen Kushtetutës së BIK-së, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit;
3.Të kenë aftësi të mjaftueshme komunikimi;
4.Të jenë të shëndoshë psikikish dhe fizikisht;
5.Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar.

**Dokumentet e nevojshme:**
Kërkesës i duhen bashkëngjitur këto dokumente:
*Diploma e Fakultetit dhe Medresesë,
*Certifikata e lindjes,
*Certifikata shëndetësore (pas pranimit),
*Certifikata se nuk është nën hetime,
*Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë),
*Deklarata me shkrim se do t’i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
*CV-të të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.
(Të gjitha dokumentet të jenë origjinale)

**Vërejtje:**
Përparësi kanë kandidatët me përgatitje më të lartë profesionale
Dokumentet të dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Gjilanit.
Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në Revistën “Dituria Islame”.



## ANGLIA NIKOQIRE E KONFERENCËS NDËRKOMBËTARE "BASHKËJETESA E BESIMTARËVE MYSLIMANË ME JOMYSLIMANËT"

Konferenca ndërkombëtare "Njohja e së kaluarës të përbashkët për të ndërtuar një të ardhme të përbashkët: rishqyrtimi i mendimit të myslimanëve dhe jomyslimanëve" u organizua në Universitetin e Kembrixhit në Angli. Kjo konferencë ndërkombëtare organizohet me kontributin e Këshillit Kulturor të Britanisë së Madhe, Universitetit Kembrixh dhe me pjesëmarrjen e Qendrës për studime islamike "Velid bin Talal", ku do të marrin pjesë studiues nga gjithë bota, të cilët do të diskutojnë tema përkatëse rreth të drejtave qytetare. Qytetari dhe identiteti, pjesëmarrja politike, Islami: njohja dhe risitë, feja dhe atmosfera shoqërore, fuqia e fjalëve dhe pamjeve në bashkëjetesën në mes besimtarëve, - janë prej temave që do të diskutohen në këtë konferencë dyditore. Muhamed Shatu, ekspert për hartimin e programeve në sektorin për administrimin e marrëdhënieve ndërkombëtare të Organizatës Islamike për Arsim, Shkencë dhe Kulturë, do të jetë përfaqësues i ISESCO-së në këtë konferencë. Ai do të lexojë punimin me titullin "Islami, unifikimi i diturisë dhe risive të vazhdueshme".

## LIBANI THEMELON QENDRËN E INTERNETEVE "ARKIVI I REVOLUCIONEVE ARABE"

Qendra e interneteve "Arkivi i Revolucioneve Arabe" është themeluar në Liban me kontributin e Universitetit Amerikan të Bejrutit. Kjo qendër e interneteve është themeluar me adresën http://aub.edu.lb.libguides.com, në të cilin mund të gjenden të gjithë artikujt, librat dhe ueb-laget e informacionet në lidhje me revolucionet arabe. Kjo qendër e interneteve përtëritet vazhdimisht dhe në të publikohen informacione dhe hulumtime në lidhje me revolucionet arabe për profesorë dhe studentë, që janë interesuar për tema të këtilla. Fatima Sherefudin, një përgjegjëse për këtë qendër të interneteve, në lidhje me këtë, ka thënë: Kjo qendër llogaritet si një udhëzues interneti për informacione rreth revolucioneve arabe, e cila shfrytëzon burime të ndryshme perëndimore dhe arabe për t'u dhënë informacione të interesuarve të kësaj fushe dhe pikërisht këto karakteristika janë ato që e bëjnë këtë qendër të dallohet nga të tjerat.

## NË MEKË PËRFUNDUAN GARAT PËR HIFZIN E KUR'ANIT FISNIK, TË VEÇANTA PËR FËMIJËT ME TË META FIZIKE

Sesioni i gjashtëmbëdhjetë i garave për hifzin e Kur'anit fisnik, të veçanta për fëmijët me të meta, kanë përfunduar



në Mekë. Këto gara kanë përfunduar gjatë një ceremonie në praninë e kryetarit të Komisionit për Turizëm si dhe në praninë e kryetarit të Bordit Drejtues të Unionit të Fëmijëve me të Meta Fizike. Në tërësi në këto gara kanë marrë pjesë 78 garues femra e meshkuj me të meta fizike, të cilët kanë garuar në mes tyre. Që nga sesioni i parë i këtyre garave e deri tash, 1680 fëmijë me të meta fizike nga Arabia Saudite dhe shtetet e rajonit të Gjirit Persik, kanë marrë pjesë në këto gara kuranore

## THEMELOHET KËSHILLI ISLAMIK NË BASKI TË SPANJË

Këshilli Islamik i rajonit autonom Bask në Spanjë është themeluar dje pasdite në mënyrë zyrtare. Institucioni i parë zyrtar i myslimanëve të rajonit bask është themeluar në qytetin Ibar të këtij rajoni autonom, në mënyrë që tash e tutje, duke përfaqësuar mbi 70 organizata islame, të ndjekë dhe shqyrtojë çështjet dhe problemet e myslimanëve. Ky këshill i cili tash e tutje do të jetë përgjegjës për çështjet e mbi 70 organizatave të myslimanëve të rajonit bask në Spanjë, është shprehur optimist që qytetarët e tjerë, t'i pranojnë myslimanët të integrohen në shoqëri, me tolerancë dhe pa paragjykime. Gjithashtu arsimi islam nëpër

shkolla, servimi i ushqimit hallall në restorante dhe organizimi i veprimtarisë dhe punës së xhamive, citohet të jenë programet kryesore të këtij Këshilli gjatë viteve të ardhshme. Ky këshill ka ndërmend të bëjë një kërkesë për ndërtimin e një qendre islame për qytetarët e qytetit San-Sebastian.

## MALAJZIA MBAN SAMITIN E 6 GLOBAL PËR INDUSTRI HALLALL

Malajzia, gjatë këtyre ditëve, është nikoqir i tri konferencave ndërkombëtare në lidhje me prodhimet hallall dhe, për këtë arsye, media Kuala-Lumpurin e përmendin si "kryeqytet hallall" në muajin prill të vitit 2012. Sesioni i shtatë i samitit global për industrinë hallall (WHF) është duke u zhvilluar me titullin "Inspirimi, shpikja dhe investimi", ku pjesëmarrësit, pasi do të shqyrtojnë metodat për zgjerimin e bashkëpunimeve tregtare në mes kompanive prodhuese të prodhimeve hallall, do të shkëmbejnë edhe përvojat e tyre. Gjatë këtij samiti global, përveçse do të ekspozohen prodhimet më të reja hallall, së bashku me teknologjitë më të reja të kompanive prodhuese të prodhimeve, në përputhje me dispozitat e Sheriatit islam, përfaqësuesit e shteteve të ndryshme do të marrin pjesë gjithashtu në konferencën "Horizontet përpara konsumatorëve hallall". Gjithashtu, edhe panairi i nëntë ndërkombëtar për prodhime hallall në Malajzi (MIHAS) do të zhvillohet gjatë këtij muaji me kontributin e Ministrisë të Tregtisë së Jashtme dhe Industrisë të Malajzisë si dhe do të organizohet edhe konferenca globale për hulumtime hallall në Kuala-Lumpur të Malajzisë.

## MALAJZIA CAKTON NJË BUXHET PREJ 70 MILIONË $ PËR REALIZIMIN E PROJEKTEVE ISLAME

Nexhib Abdurrezak, Kryeministër i Malajzisë, ka njoftuar për caktimin e një buxheti prej 70 milionë dollarësh për të mbështetur realizimin e programeve dhe projekteve islamike në tri zona federale të këtij vendi në Kuala-Lumpur, Buteraxhapa dhe Labuvan. Kryeministri i Malajzisë, në një tubim të 5 mijë përfaqësuesve të organizatave islamike, ka deklaruar: Ekziston nevoja që ta shndërrojmë Malajzinë në shtetin e parë islamik plotësisht të zhvilluar, duke zgjeruar dhe zhvilluar organizatat dhe institucionet islamike dhe ngritjen e pozitës së Islamit në këtë vend. Ai në këtë ceremoni ka thënë: Shndërrimi i Malajzisë në shtetin e parë islamik plotësisht të zhvilluar, gjithashtu do t'i japë edhe Qeverisë këtë potencial, në mënyrë që vendin ta administrojë më mirë dha ta çojë drejt një zhvillimi stabil. Shndërrimi i Malajzisë në shtetin e parë islamik plotësisht të zhvilluar, do të sjellë edhe përmirësimin e gjendjes ekonomike të vendit duke i dhënë mundësi Qeverisë që të përkrahë dhe mbështesë në nivel të duhur të gjitha institucionet islamike. Ai gjithashtu ka njoftuar për ndarjen e një buxheti prej 70 milionë dollarësh për mbështetjen e realizimit të programeve dhe projekteve islamike në tri provinca federale – Kuala-Lumpur, Butraxhaja dhe Labuvan.

Mr.Rexhep Suma



| | | | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| **AUTOR: AGIM GASHI** | SOLIDARITET | MËNJANIMI | FSHAT NË DRENICË | TRANS-METIMI | MJET NDRIÇIMI | ENAMELINË | TIMES INTERNET LIMITED | INDUKSIONI | EMRI I UDHËHEQËSIT TË SHOQATËS SË BAMI-RËSISË SË BIK-ut (foto) | FRËNGJISHT | SHFAQJET E VËMENDJES | VESHJE POPULLORE MESHKUJSH | PËREMËR PRONOR | VIZATIMI SHUMË I VOGËL |
| SHOQATA E BAMIRËSISË SË BIK-ut | | | | | | | | | MEDRESEJA E MULLA IDRIZ GJILANIT | | | | | |
| NJË METAL | | | | | | | | VENIA E ARNËS / EQINOX DESKTOP ENVIRONMENT | | | | | | |
| XEHEROR | | | | | | | | | | MJET UDHËTIMI / REMZIE OSMANI | | | | |
| KOPJIM | | | | | | | TRA / 500 ROMAK | | | | | | 1 ROMAK / GJYNAHQAR | |
| EMËR I H. MASHKULLI | | | | | | ZBUKURIM | | | | | | MUHAMED ALI / RROPATEM | | |
| E.N. | | | METRI / SHTYLLË E IMANIT | | | | | | | NATË | | | | |
| LLOJ TEPSIE E MADHE | | | | | | | | | | VEND NË GJERMANI | | | | |
| GRIMËCOVA | | | | KËRCELL I BIMËS SË MISRIT | | | | | | FLUTURUESI I PARË MITOLOGJIK | | | | |
| INTERNET MEDIA TYPE / MBIEMRI I UDHËHEQËSIT TË SHOQATËS SË BAMIRËSISË SË BIK-ut (foto) | | | | | | | | | | ILIR ... | | | | |
| FRANCA | | FLORI / GOJËTARI | | | | | | | | ... QAZIMI | | | | NJERËZIA |
| LUAJTA | | | | | | | | | | TEMPI | | RADIUMI / BANORET E NJË SHTETI EVROPIAN | | |
| PËRGËZIM | | | | | | | | | | | GJERMANIA / ENDACAK | | LITRI / PREMTIMI | |
| GANA | | | AUSTRIA / NJERIU I PARË | | VARIANT I EMRIT YMER (shq.) | POPULL (turq.) | FARA E GJELIT NË VEZË | | MORALE | OJNA / K.I. | | | | |
| SULMIMI | | | | | | | | PUNONJËS I EKONOMATIT / AMAM | | | | | | |
| ELEMENT KIMIK | | | | APROVIMET / ELEMENT KIMIK | | | | | | | | | | RRAFSH |
| | KRYENGRITJA / BRITISH ARMY | | | | | | | | | VEND-STREHIM / ASTATI | | | | |
| E BIMËVE | | | | | | | INSTITUCION I LARTË SHKENCOR / INDIA | | | | | | | |
| AMPERI | | NGACMIMET | | | | | | | | | VEND NË AFGANISTAN | | | |

**ZGJIDHJA E FJALËKRYQIT TË KALUAR:**
MUNAFIKUN, AKTI, ANANASI, ADERIM, LIMANI, EMETIMI, I SAKATOSUR, SAT, KIZ, RADISTET, I, IMIM, MAJM, JI, I, ILA, O, BO, RENO, VRAP, ATAK, MALI, T, RA, ITE, EDIT, DITA, TI, A, IF, P, TER, NIKELIMI, ANALE, KALIFATI, ARB, DIRIGJIM, KAMIONI, IMAMI, URANI, RI, VITI, IZA, AKREP.

# Ordinanca Specialistike Stomatologjike

# “DHËMBI”










## OFRON SHËRBIME ME STANDARDE EVROPIANE:

- Ndihma e parë
- Stomatologji preventive
- Shërim të dhëmbëve
- Stomatologji estetike
- Protetikë
- Kirurgji

Dr. Enver Lokaj, Dr. Xheve Lokaj

Telefona kontaktues: 044-179-175; 039/ 432-614.

Rr. “Adem Jashari” Pejë.

Afër stacionit të autobusëve, përballë furrës “Flamuri”

